

# DITURIA ISLAME

NUMER 257 | VITI 25 | DHJETOR 2011 | MUHARREM 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## HIXHRETI
### SHKOLLË MEDITIMI DHE RRUGË PRAKTIKE
NEXHAT IBRAHIMI

### PALESTINA DHE UNESCO
MR. QEMAJL MORINA

### INTERVISTË ME KAREM ARMSTRONG
### NDARJET NË BOTËN TONË NUK JANË REZULTAT I RELIGJIONEVE

www.dituriaislame.net

“Te Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë,
ashtu siç është në librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe tokën.
Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë,dhe
mos e dëmtoni veten tuaj (me mëkate) në ata ...”

Et-Teube, 36

Transmeton Ebu Hurejra r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë:

“Agjërimi më i mirë dhe më me vlerë pas muajit të Ramazanit,
është muaji i Allahut Muharrem, dhe namazi më i mirë dhe më me vlerë
pas namazeve farz është namazi i natës.”

Muslimi

Transmetohet nga Ibën Abbasi, r.a. i cili thotë:

“Nuk kam parë të Dërguarin e All-llahut të mbivlerësoj ndonjë ditë
ndaj ditëve tjera me agjërim përveç kësaj dite, Ditës së Ashuresë dhe
këtij muaji, Muajin e Ramazanit. ”

Buhariu dhe Muslimi

DITURIA
ISLAME





Më 6 nëntor 2011, në të gjitha xhamitë e Kosovës, si në tërë Botën ku jetojnë myslimanët, solemnisht u fal namazi i Kurban – Bajramit. Manifestimi qendror, për Kosovë u mbajt në Xhaminë “Sulltan Mehmet - Fatih” të Prishtinës, mirëpo falja e namazit të Kurban - Bajramit u organizua në të gjitha xhamitë e Kosovës.







Karem Armstrong ishte klerike katolike para se të largohej nga rendi i saj dhe të shkonte në Oksford. Sot është njëra prej teologeve më autoritative, autore e shumë shkrimeve mbi religjionet botërore dhe themeluesit e tyre. Është njëra prej 80 anëtarëve udhëheqës të iniciativës Unioni i civilizimeve (Alliance of Civilizations), të cilën e ka emërua ish- sekretari i KB Kofi Anan, qëllimi i të cilit ishte lufta kundër ekstremizmit dhe forcimi i dialogut në mes të Perëndimit dhe Botës Islame.



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Hoxhallarët vazhdimisht në shërbim të kauzës kombëtare

*Mendësia miope e disa mendjeve të ngurta në qarqe të ndryshme të shoqërisë sonë, assesi të pranojë faktet dhe argumentet shumë bindëse e transparente që faktohen çdo ditë e më tepër. Shekullaristët agresivë dhe ekstremistët janë duke i nxjerrë punë njëri-tjetrit. Ata, së bashku, paraqesin një sfidë të madhe për njerëzit e feve. Kështu ka thënë ish- Kryeministri anglez Tony Bler. Së këndejmi, në rrethanat tona shqiptare, feja Islame vetëm sa i ka nderuar dhe ngritur shqiptarët nëpër periudha të ndryshme historike, nëpër të cilat kaluan shqiptarët duke qenë të kanosur nga eliminimi fizik e shpirtëror nga fqinjët tanë, qofshin veriorë apo jugorë. Xhamitë, medresetë e hoxhallarët ishin vazhdimisht në shërbim të kauzës sonë kombëtare. Hoxhallarët nuk kanë rënë nga qielli, veçse edhe ata e ndiejnë se e kanë obligim parësor e fetar për të ndihmuar vatanin e vet, qoftë në luftë dhe qoftë në paqe. Atdheu është i të gjithëve dhe asnjë fe nuk bën të keqpërdorë rrethanat për të bërë gjenocid identitar mbi dikë tjetër. E klasa jonë intelektuale duhet t'i kuptojë aq më shumë ndryshimet që janë duke ndodhur në shoqërinë tonë dhe t'ia dijë vlerën e të jetë mirënjohëse për kontributin e ylemave dhe hoxhallarëve në përgjithësi në zhvillimin dhe rrugëtimin e kombit. Historianët duhet të thonë të vërtetën, se hoxhallarët e kanë ndihmuar popullin në rrethana shumë më të vështira, po ata nuk e kanë parë të udhës të ekspozohen –si dikush-dikushi, që, edhe nëse ndihmon një familje me një qese ndihmash, të fotografohet me të, të ekspozohet para kamerave e medieve në përgjithësi, për t'ia bërë me dije opinionit - ja kush po jep ndihmë! Shumë hoxhallarë përgjatë shekujve kanë dhënë jetën për fe e atdhe. Nuk kanë bërë asnjëherë asnjë ndarje në mes shtetit dhe fesë. Edhe në luftën e fundit, si institucion, BIK ka dhënë shumë njerëz për këtë liri që ne gëzojmë sot.*

*Gjithmonë duke iu referuar dhe bazuar në të dhënat që Kryesia e BI-së të Republikës së Kosovës ka mbledhur dhe ka publikuar në "Monografinë e xhamive të djegura dhe të shkatërruara në Kosovë (1998-1999)", botuar në Prishtinë në vitin 2000, dhe të plotësuara në monografinë "Imamët Dëshmorë –Shehidë në luftën e fundit në Kosovë 1989-1999", po ashtu botuar nga Kryesia e BI-së të Kosovës, rezulton se agresioni policor e ushtarak terrorizoi, masakroi, dogji e përdhosi çdo gjë që ishte shqiptare islame dhe, në fund, deportoi mbi një milion shqiptarë jashtë Kosovës. Krahas kësaj, vetëm në muajt mars-qershor 1999 serbët dogjën, rrënuan ose granatuan 218 xhami nga gjithsej 500 sa ishin, disa prej të cilave kishin vlerë të jashtëzakonshme historike dhe kulturore, siç janë Xhamia e Hadumit (Gjakovë) dhe Xhamia e Çarshisë (Pejë), në oborrin e së cilës janë të varrosur dy prijës të shquar të Lëvizjes Shqiptare: Haxhi Zeka dhe Ali Pashë Gucia. Duke u bazuar në monografinë "Imamët Dëshmorë –Shehidë në luftën e fundit në Kosovë 1989-1999", këta janë imamët dhe medresantët që ranë gjatë luftës (1989-1999): Abdullah Muqaj (1977-1999), Abidin Myrtezi (1975-1999), Alban Xhemajli (1980-1999), Arben Hyseni (1980-1998), Arif Shala (1922-1999), Asan Hasallari, (1953-1999), Behar Abdylmexhiti (1982-1999), Beqir Krasniqi (1949-1998), Fadil Rashiti (1975-1998), Feti Sofi (1959-1999), Habib Hoxha, (1958-1999), Hajdin Aruçi (1920-1999), Hajrullah Bega (1970-1999), Halim Bajraktari (1976-1999), Hysen Zeka (1960-1999), Isak Mazreku (1929-1999), Ismail Mziu (1918-1999), Ismet Limani (1946-1999), Jonuz Zejnullahu (1975-1999), Muhamet Biçku (1971-1991), Muhamet Ukshini (1976-1998), Muharrem Gashi (1923-1999), Mustafë Veseli (1966-1989), Nisret Ajdari (1968-1999), Nuhi Ismajli (1945-1999), Nysret Musa (1979- 1999), Ramush Shatri (1909-1999), Ridvan Qatani (1965-1998), Salih Selmani (1951-1998), Sami Plakolli ( 1970- 1999), Selim Muqaj (1977-1999), Selim Selimi (1978-1998), Sylë Ahmetaj (1918-1999), Sylejman Ramqaj (1929-1999), Shaban Gashi (1922-1999), Shefqet Zeka (1977-1998), dhe Zenel Hoxha (1919-1999).*

*Pas prezantimit të këtyre fakteve dhe shumë fakteve të tjera që s'ka hapësirë më shumë për t'i paraqitur, s'ka se ç'të thuhet përveçse ato të pranohen si të tilla ose të heshtet para tyre. Kjo do të ishte gjëja më e preferuar. Allahu xh.sh. thotë: "Kurrsesi mos mendo se janë të pathyeshëm në këtë jetë ata që nuk besuan.Vendi i tyre është zjarri, e sa përfundim i keq është ai"! (En-Nur, 57).*

*Lusim Allahun xh.sh. që shehidët t'i gradojë me Xhenet, kurse ne të na bëjë që të ndjekim hapat dhe rrugën e tyre!*

*Mr. Rexhep Suma*

# Komentimi i kaptinës "El-Mutaffifin"

**Sabri Bajgora**

**Kjo kaptinë është emërtuar "El-Mutaffifinë", sipas ajetit hyrës të saj, ku Allahu xh.sh. njerëzit që matin dhe peshojnë shtrembër në dëm të të tjerëve, i përshkruan se hanë hakun e të tjerëve, pa të drejtë.**

Kaptina "El-Mutaffifin", sipas shumicës dërrmuese të dijetarëve, është kaptinë mekase, e zbritur para sures "El-Bekare" dhe pas sures "El-Ankebut". Ka gjithsej 36 ajete, 199 fjalë dhe 780 shkronja.[1] Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 83, kurse në radhitjen e zbritjes është e 86-a.[2]

Megjithatë, rreth vendit të zbritjes së saj, dijetarët nuk janë të gjithë në ujdi, nëse kjo sure është mekase apo medinase, apo nëse ka zbritur një pjesë në Mekë e pjesa tjetër në Medinë...

- Prej dijetarëve të mëhershëm, të cilët këtë sure e konsiderojnë mekase, janë Ibn Mes'udi, Dahhaku, Jahja ibn Selami, e në disa rivajete edhe Ibn Abbasi, kurse nga mufessirët: Ibn Ebi Zemenin,[3] Ibn Atijje[4], Zemahsheriu[5], Eth-Thealebi[6] Fahru Rraziu,[7] etj.. Ndërkaq, nga mufessirët bashkëkohorë, të cilët e përkrahin këtë mendim, janë: Meragiu[8], Mahmud Hixhazi[9], Sejid Kutbi[10], Dr. Vehbe Zuhajli[11] etj..

- Në mesin e dijetarëve që e konsiderojnë medinase këtë sure, janë: Ibn Abbasi, Hasani, Ikrimja, Katadeja dhe Mukatili, ndërkohë që Ibn Abbasi dhe Katadeja kanë thënë se 8 ajetet e fundit të kësaj sureje (ajetet 29-36)[12] janë mekase. Prej mufessirëve të mëdhenj, të cilët e përkrahin këtë mendim, janë Ibn Kethiri[13], Begaviu[14] etj., kurse prej atyre bashkëkohorë, i këtij mendimi është Ebu Bekr el Xhezairi.

- Ndërsa nga dijetarët e mëhershëm që përkrahin mendimin se kjo sure ka zbritur në mes Mekës dhe Medinës, d.m.th. gjatë hixhretit, janë: Xhabir bin Zejd dhe Ibnu-s-Saibi[15], e prej mufessirëve bashkëkohorë këtë mendim e përkrahin: Ibn Ashuri[16], Muhamedinilemin el Arumijj esh-Shafi'ijj[17] etj..

Në vijim do të sjellim nga një mendim të argumentuar të dijetarëve lidhur me vendin dhe kohën e zbritjes së kësaj sureje:

- Ibn Atijje ka thënë: "Një grup tefsirologësh kanë argumentuar se kjo sure është mekase, për faktin se në të janë përmendur fjalët "esatirul evvelin"-"legjenda (mite) të të parëve", të cilat kryesisht janë përdorur në suret mekase, meqë edhe përmbajtja e saj flet rreth mohuesve të ringjalljes dhe ndëshkimit të tyre në Ahiret".[18]

- Imam Sujutiu në veprën e tij "El-Itkan...", duke anuar nga mendimi se kjo sure është medinase, thotë: "Për këtë sure thuhet se është mekase, për shkak se në të janë përmendur fjalët "esatirul evvelin". Po ashtu është thënë se është medinase, sepse banorët e Medinës ishin njerëzit më të këqij në matje e peshim, ndërkohë që ka edhe disa të tjerë që thonë se ka zbritur në mes Mekës dhe Medinës, kurse unë them (se është medinase), duke u mbështetur në transmetimin që përcjellin Nesaiu[19] dhe Ibn Maxhe[20] nga Ibn Abbasi, të ketë thënë: "Kur i dërguari i Allahut u vendos në Medinë, ata ishin njerëzit më të këqij në matje dhe, pasi zbriti surja "El-Mutaffifin", ata i përmirësuan sjelljet e tyre në matje dhe peshim".[21]

- Ndërsa prej mufessirëve bashkëkohorë, Ibn Ashuri, duke u përpjekur për të vënë një baraspeshë logjike në mes këtyre transmetimeve, konsideron se kjo sure ka zbritur në mes Mekës e Medinës dhe thotë: "Sigurisht se ka një urtësi të madhe që kjo sure të ketë zbritur në mes Mekës e Medinës, sepse matja dhe peshimi i



shtrembër ishin të përhapura në të dyja qytetet (Mekë e Medinë). Prandaj mendimi se kjo sure është e fundit që ka zbritur në Mekë, dhe e para që ka zbritur në Medinë, është një mendim në të cilin të fle zemra, sepse ishte dëshira dhe vullneti i Allahut që Medina të pastrohej nga këto vese të urryera e devijante, para se të hynte në të i Dërguari i Allahut[22], sepse në këtë qytet të bekuar të Medinës, që atëherë do të fillonte themelimi i shtetit islam, i bazuar në ligjet e Allahut të Madhërishëm.

Sidoqoftë, të vërtetën rreth zbritjes së kësaj sureje e di më së miri vetëm Allahu xh.sh., për sa kohë që edhe unë anoj nga mendimi se kjo sure është mekase dhe është surja e fundit që ka zbritur në Mekë, pikërisht në vigjilje të Hixhretit. Arsyeja e animit nga mendimi se kjo sure është e fundit që ka zbritur në Mekë, është shumë më e fortë dhe logjikisht më e argumentuar sesa nga mendimi i atyre që zbritjen e kësaj sureje e zhvendosin në Medinë. Po qe se do të kishte zbritur në Medinë kjo sure në ditët e para të shpërnguljes së Resulullahit s.a.v.s. aty, një gjë e tillë sigurisht këta njerëz fisnikë të Medinës, do t'i sillte në një pozitë nënçmuese dhe poshtëruese, meqë ata i qenë përgjigjur me zemër të hapur ftesës për të hyrë në fenë e Allahut. Ata madje kishin vënë në dispozicion të Thirrjes Islame veten dhe tërë pasuritë e tyre. I kishin hapur krah e krah dyert e shtëpive për t'i strehuar vëllezërit e tyre myslimanë, që ishin persekutuar e përndjekur nga vatrat e tyre në Mekë, nga ana e idhujtarëve mekas...

Krejt kjo na jep të kuptojmë se surja "El-Mutaffifin" ka zbritur në Mekë, ndërkohë që jehona dhe mesazhet e kësaj sureje, që të flakeshin veset e këqija, siç ishin keqmatja dhe keqpeshimi, tashmë kishin arritur edhe tek banorët e Medinës, para se i Dërguari i Allahut t'i nderonte ata me ardhjen e tij të bekuar, prandaj ata, me vendosmëri dhe me bindje, i kishin flakur njëherë e përgjithmonë këto vese të shëmtuara, kështu që Medina e ndritshme, tashmë ishte plotësisht e gatshme dhe e pastër që në gjirin e saj të pranonte krijesën më fisnike të kësaj ekzistence-Muhamedin a.s..

**Emërtimi i kësaj kaptine**

Kjo kaptinë është emërtuar "El-Mutaffifinë", sipas ajetit hyrës të saj, ku Allahu xh.sh. njerëzit që matin dhe peshojnë shtrembër në dëm të të tjerëve, i përshkruan se hanë hakun e të tjerëve, pa të drejtë.

Kjo sure njihet edhe me një emërtim tjetër: "Et-Tatfif"[23], ndërsa imam Buhariu[24] dhe Imam Tirmidhiu e kanë klasifikuar nën emërtimin: Sure "Vejlun lil mutaffifin".

**Shkaku i zbritjes së kësaj kaptine**

- Nëse merret për bazë mendimi i atyre që pretendojnë se kjo sure ka zbritur në Medinë, ose të paktën në Medinë është plotësuar zbritja e tërësishme, meqenëse ka zbritur gjatë hixhretit, atëherë kemi transmetimin që e përmendëm edhe në fillim të sures, nga Nesaiu dhe Ibn Maxhe, e këta nga Ibn Abasi, i cili të ketë thënë: "Kur i Dërguari i Allahut u vendos në Medinë, ata ishin njerëzit më të këqij në matje dhe, pasi zbriti surja "El-Mutaffifin", ata i përmirësuan sjelljet e tyre në matje dhe peshim".[25]

- Ebu Hurejre transmeton e thotë: "Në Medinë ishte një njeri që quhej Ebi Xhuhejne, ndërkohë që emri i tij i vërtetë ishte Amër, i cili kishte dy peshoja, me njërën prej tyre blinte, kurse me tjetrën shiste, dhe kjo sure kishte zbritur për shkak të tij".[26]

**Lidhmëria e kësaj kaptine me atë paraprake "El-Infitar"**

Kjo kaptinë ndërlidhet me kaptinën paraprake në disa segmente:

1. Allahu xh.sh. në ajetin e fundit (të 19) të kaptinës "El-Infitar" thotë: "Është dita kur askush nuk do të mund t'i ndihmojë asgjë askujt; atë ditë e tërë çështja I takon vetëm Allahut!", që nënkupton një lloj kërcënimi për mëkatarët dhe, për këtë arsye, tash në këtë sure përmenden këta lloj mëkatarësh që masin shtrembër dhe keq në peshojë, duke i vjedhur njerëzit dhe duke ua cenuar pa të drejtë hakun dhe pasurinë e tyre.

2. Në të dyja kaptinat kemi sqarim dhe përmendje të tmerreve të Ditës së Kiametit…

3. Në suren paraprake (ajetet 10-11), Allahu xh.sh. ka cekur se çdo vepër tonë e shënojnë melaiket që i kemi në të dy krahët: "Kurse ndaj jush janë përcjellësit, janë shkrues të ndershëm (kiramen katibin) të Allahut", ndërsa tash në këtë kaptinë, në ajetin 20, është përmendur Libri ku ruhen këto shënime (kitabun merkum): "Është një libër i qëndisur qartë".

4. Në suren paraprake, Allahu xh.sh. ka cekur se njerëzit janë të ndarë në dy grupe: "El-Ebrar"- të mirë dhe "El-Fuxh-xhar"- mëkatarë, duke përmendur përfundimin dhe vendqëndrimin e të dyja grupeve.

Ebu Hajjani thotë: "Kur Allahu ka përmendur grupin e të humburve dhe fatkeqëve si dhe Ditën e Gjykimit, Ai ka përmendur edhe disa ndëshkime që ka përgatitur për mëkatarët, duke cekur gjërat më të vogla, të cilat shumë njerëz nuk i konsiderojnë si diçka të rëndësishme - "matjen dhe peshimin", por kjo nënkupton faktin se, nëse ndëshkimi i Allahut për këtë mëkat në shikim të parë "të vogël", është kaq i madh, atëherë a thua çfarë ndëshkimesh të tmerrshme do të përjetojnë mëkatarët për gjynahet e tjera më të mëdha se kjo e keqmatjes në peshojë?![27]

5. Surja "El-Mutaffifin" ka një lidhmëri të fortë edhe me tri suret paraprake: "El-Infitar", "Et-Tekvir" dhe "Abese", meqë të katër suret përshkruajnë skena të llahtarshme të Ditës së Kiametit, duke përmendur kronologjikisht se çfarë do të ndodhë në fakt atë Ditë të tmerrshme. Mund të themi se e shumta e asaj që përshkruhet se do të ndodhë në suren "Et-Tekvir", dhe e tëra që është përshkruar në suren "El-Infitar", do të ndodhë në fillim të Kiametit, e pastaj do të ketë një qëndrim të gjatë, para se të merremi në Llogari, kur njerëzit do të përjetojnë vuajtje, ankth dhe pritje të gjatë, kurse fati i secilit do të jetë sipas veprave që kanë bërë në këtë botë, ashtu siç e përshkruan Allahu xh.sh. tash në këtë sure në ajetin 6: "Në një ditë të madhe, në ditën kur njerëzit ngrihen (prej varrezave) për të dalë para Zotit të botëve".

6. Kaptina "El-Mutaffifin", përveçqë ka një lidhmëri harmonike me suren paraprake, po ashtu është në harmoni të plotë edhe për sa i përket fillimit dhe fundit të saj. Në ajetin e parë të kësaj kaptine: "Të mjerët ata që masin e peshojnë (shtrembër)", Allahu xh.sh. i kërcënon haptazi keqmatësit dhe keqpeshuesit me dënim të tmerrshëm, sepse ata nuk kishin llogaritur se do të ringjalleshin e do të dilnin para të Madhërishmit, madje përveç kësaj edhe i nënçmonin haptazi besimtarët, kurse fundi i kësaj sureje: "Vallë a (nuk) u shpërblyen jobesimtarët për atë që punuan? (Po)", vërteton katërçipërisht se jobesimtarët dhe hipokritët në Ditën e Llogarisë së Madhe, do të marrin vërtet ndëshkimin e merituar për paudhësitë e tyre në këtë botë, ndëshkime të rënda në zjarrin e Xhehenemit.

**Përmbajtje e shkurtër e kësaj kaptine**

- Kjo kaptinë, sikurse edhe kaptinat e ngjashme me të, mekase, kujdes të veçantë u kushton besimit-imanit dhe momenteve të Ditës së Llogarisë.

Po ashtu në këtë sure theksohen çështje të moralit shoqëror (mirësjelljes në mes njerëzve), të cilat janë pasqyruar në peshojën e njerëzve, që të mos mashtrojnë njëri-tjetrin as në këso gjëra të imëta.

Kaptina fillon me kërcënimin e frikshëm për ata që masin a peshojnë shtrembër (Shih: ajetet 1-6).

- Ajetet në vazhdim sqarojnë se Libri i mëkatarëve gjendet në "Sixh-xhin", në fund të skëterrave të Xhehenemit, e ky vend i llahtarshëm do të jetë edhe vendqëndrim i përjetshëm i këtyre mëkatarëve pabesimtarë. (Shih: ajetet 7-17)

- Kurse ajetet (18-28), flasin për besimdrejtët, të cilët i besuan e iu nënshtruan me plot respekt Allahut xh.sh., si dhe për atë se vendqëndrim i tyre do të jetë Xheneti me mirësitë dhe begatitë e tij. Ajetet sqarojnë se edhe për të mirët ka një Libër që ka regjistruar çdo vepër të tyre, por, në dallim nga "Sixh-xhini" i mëkatarëve, ky libër gjendet në "Il-lijjin"-një vend i lartë e i respektuar në Xhenet.

- Kaptina përmbyllet me përshkrimin e qëndrimit të kriminelëve ndaj besimtarëve. Këta mëkatarë e mizorë kishin përqeshur e nënçmuar besimtarët për devotshmërinë dhe besimin e tyre në jetën e kësaj bote. Po në Ahiret hapet perdja tjetër, ku protagonistët tash i ndërrojnë rolet, - tash besimtarët do të tallen me kriminelët dhe pabesimtarët, duke i shikuar tek ndëshkohen në zjarrin e Xhehenemi.t (Shih: ajetet 29-36).[28]
(Vijon)

(1) Muhamedinilemin bin Abdullah el Arumijj esh-Shafi'ijj Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani fi revabi ulumi-l-Kur'ani, vëll.31 f. 212, Bejrut, 2001. (2) Ibn Ashur Et-Tahriru ve-t-Tenviru vëll 30 f. 188 (3)Tefsirul Kur'anil Aziz, vëll. 5, f. 105, Kajro, 2002 (4) Ibn Atije el Endelusi El-Muharrerul Vexhiz.vëll 5, f. 449, Bejrut 2001 (5) Zemahsheriu El-Kesh-shaf… vëll. 6, f. 333, Rijad, 1998. (6) El-Xhevahirul Hisan vëll 5, f. 559, Bejrut 1997 (7) Mefatihul Gajbi, vëll. 32, f. 88, Bejrut 1981 (8) Tefsirul Meragij vëll. 30 f.71, Kajro 1946 (9) Tefsirul Vadih, vëll.30, f. 25, , Kajro 1975 (10) Fi Dhilalil Kur'an, vëll. 6, f. 3855, Bejrut 1986 (11) Et-Tefsirul Munir, vëll. 30, f. 480, Damask, 2007 (12) Ebu Tajjib Siddik Han el-Kinnuxhi Fet'hul bejani fi mekasidil Kur'ani, vëll. 15, f.121, Bejrut 1992 (13) Ibn Kethiri, vëll. 4 f. 482 (14) Mealimu-t-Tenzil, vëll. 7, f. 361, Rijad 1412 h. (15) Ibnul Xhevzijj Zadul mesir, vëll.9 f. 51 (16)Et-Tahriru ve-t-Tenviru vëll 30 f. 187. (17) Shih: Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani... vëll. 31, f. 212 (18) El-Muharrerul vexhiz..., vëll 5, f.449 (19)En-Nesaiu në "El-Kubra" (11590 dhe 11654); Shih edhe Tefsirin e Kurtubiut, El-Xhamiu li ahkamil Kur'an vëll. 22. f. 129, Bejrut 2006 (20) Sunen Ibn Maxhe vëll. 2, f. 748, nr: (2223) – Këtë transmetim Albani e konsideron si sahih-të vërtetë. (21) El-Itkan fi Ulumil Kur'an vëll. 1, f. 39. (22) Et-Tahriru ve-t-Tenviru vëll 30 f. 188. (23) Shih: Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani.... vëll. 31, f. 211 (24) Sahihul Buhari (8/888) (25) Imam Sujutiu Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli Bejrut 2002, f. 289; Shih po ashtu Vahidiu Esbabu-n-nuzuli f. 253 (26) El-Xhamiu li ahkamil Kur'an, vëll. 22, f. 129. (27) El-Bahrul Muhit, vëll. 8, f. 439. (28) Et-Tefsirul Munir, vëll. 30, f. 110-111.

# Hixhreti, shkollë meditimi dhe rrugë praktike

**Nexhat Ibrahimi**

**Muhamedi a.s. udhëheqës të rrugës për Medinë zgjodhi një idhujtar nga Meka. Kjo na mëson se profesionaliteti duhet të respektohet në raste të caktuara, kundrejt përcaktimit ideologjik.**

Arritja e hixhretit çdo vit kalendarik zgjon emocionet tona, por edhe përgjegjësinë tonë për të ardhmen, zgjon kujtesën për të kaluarën, po edhe detyrimet tona për të ardhmen. Ato evenimente janë të shumta, por të mësuar nga vetë Kur'ani, nga mënyra e shpalljes së tij, do t'i marrim vetëm disa segmente të rëndësishme, pa pretendimin se i kemi theksuar më të rëndësishmet, sikurse është domethënia e vetë fjalës Hixhret, që nuk e ka kuptimin e thjeshtë të largimit, të shpërnguljes nga një vend në tjetrin, por edhe tërë atë që e implikon kjo fjalë dhe ky veprim – hixhreti. Këtë e thotë bukur Muhamedi a.s.:"Kurse muhaxhir është ai që braktis çdo gjë që ka ndaluar Allahu".

**Feja është vlera më e çmuar**

Me fjalën hixhret kuptojmë, ndër të tjera, braktisjen e çdo gjëje që posedon me qëllim të shpëtimit të fesë dhe të ekzistencës fizike. Për shkak të bindjeve islame apo joislame, shumë njerëz u detyruan të linin edhe më të afërmit. Ata dhanë çdo gjë për fenë, po fenë nuk e dhanë për asnjë çmim. Shembull i mirë është ai i Suhejb Rrumiut, i cili në Mekë fitoi pasuri të madhe dhe, për t'iu bashkuar grupit të bashkëmendimtarëve të tij, ai u detyrua ta linte tërë pasurinë e tij në Mekë, në duar të idhujtarëve, vetëm për ta realizuar synimin e tij. Ashabët deklaruan se Suhejbi humbi, por për këtë reagoi Muhamedi a.s.: "Suhejbi ka fituar".

**Shembulli i prijësit**

Myslimanët filluan të shkonin në Medinë që herët, menjëherë pas takimit në Akabë, po Muhamedi a.s. këtë udhëtim e bëri me të fundit, atëherë kur mori vesh për komplotin që po i organizohej. Këtë vonesë e bëri, sepse priste ta organizonte mirë hixhretin, t'i siguronte myslimanët nga rreziku i vrasjes dhe, më në fund, shkonte edhe vetë.

Jomyslimanët vepruan kështu, në organizimin e komplotit, që t'i shmangeshin përgjegjësisë individuale, kurse vrasjen e tyre eventuale ta shtrinin në të gjitha fiset armiqësore. Sipas tyre, synimi do të arrihej me vrasjen e Muhammedit a.s., kurse hakmarrja nuk do të mund të bëhej, sepse do të ishte e pamundur të vriteshin të gjitha fiset.

**Individët sakrifikohen për shumicën**

Lufta shuhet me luftë, taktika përballohet me taktikë. Kundërshtarët planifikuan komplot, po edhe Muhammedi a.s. planifikoi largimin spektakular, duke e çarë rrethimin pa u vërejtur nga kurejshitët që e rrethonin. Ai e la në shtratin e tij Aliun r.a., për t'i mashtruar kundërshtarët. Në mëngjes kundërshtarët depërtuan në brendi të shtëpisë, por Muhamedi a.s. asokohe ishte larguar mjaft nga vendi i ngjarjes. Ky solidaritet Pejgamber-Ali u shpagua, sepse shpëtoi i paprekur Pejgamberi i myslimanëve – Muhammedi a.s., kurse dështuan planifikimet e errëta armiqësore. Veprimet e mëdha e historike nuk bëhen nga individë të vetmuar. Për këtë arsye Muhammedi a.s. në Mekë e angazhoi Aliun r.a., kurse gjatë rrugës Ebu Bekrin r.a.. Në Medinë ai angazhoi shumë njerëz për të cilët ishte i sigurt se nuk do të tradhtonin atë dhe fenë islame dhe se do të ndanin bashkë të



mirën dhe të keqen. Jeta imponon disa veprime, sikurse është përzgjedhja e shokut të jetës, shokut të luftës, shokut të punës etj.. Po gjithnjë duhet pasur kujdes dhe duhet ndjekur kriteri i shëndoshë dhe synimi i pastër.

**Armiku nuk duhet t'i mësojë qëllimet tona**

Posa mori vesh se armiku planifikonte vrasjen e tij, Muhamedi a.s. ndërmori të gjithë hapat njerëzorë për t'iu shmangur së keqes. Vendosja e Aliut r.a. në shtratin e tij, largimi i tij nga shtëpia pa u vërejtur, zhdukja e gjurmëve gjatë rrugës për në Medinë, që armiku të mos e kuptonte drejtimin e tyre, - qenë veprime të duhura. Myslimanët nuk duhet t'i zbulojnë asnjëherë qëllimet para armiqve, sepse kjo do të krijojë përparësi për mbrojtjen prej tyre.Për arritjen e planeve nuk zgjidhet rruga vetëm nëpërmjet myslimanëve, por edhe me të tjerë. Për shembull, Muhamedi a.s. udhëheqës të rrugës për për Medinë zgjodhi një idhujtar nga Meka. Kjo na mëson se profesionaliteti duhet të respektohet në raste të caktuara, kundrejt përcaktimit ideologjik.

**Edhe imtësitë kanë vendin meritor në mozaikun islam**

Fshirja e gjurmëve të rrugës nëpër shkretëtirë me anë të kopesë së dhenve, rrjeti i merimangës në hyrje të shpellës Thewr dhe veprime të tjera, ishin vetëm disa ndërmarrje që duhej të merreshin për të përballuar armikun. Ato janë veprime të vogla, por kryejnë punë të mëdha. Njeriu duhet të bëjë kujdes për të gjitha veprimet, qofshin edhe të vogla, sepse edhe ato ndihmojnë në të mirën e Islamit, po edhe në të mirën personale. Shembulli i sipërm është shumë i mirë dhe në pajtim me ajetin kuranor: "Por edhe kush bën keq, qoftë sa grima, do ta shohë". (El-Zelzeleh, 8).

**Xhamia, strumbullari i gjithmbarshëm**

Ende pa arritur në Medinë, Muhamedi a.s. u ndal për të pushuar në vendin Kuba. Aty filloi ndërtimin e xhamisë së parë në Islam. Ndërtimi i xhamisë flet mjaft për synimet e Muhamedit a.s.. Xhamia do të bëhej strumbullari i jetës dhe i veprimtarisë së të gjithë myslimanëve. Nga xhamia do të organizoheshin jeta e brendshme dhe e jashtme, paqja dhe lufta, solidariteti dhe mësimi; çdo gjë në interes të myslimanëve. Qyteti i Medinës i vëllazëroi myslimanët. Ata ndanë pasurinë, ata ndanë problemet, ata ndanë fitimet. Çdo gjë bazuar në parimin e vëllazërisë fetare, madje për një kohë të shkurtër edhe trashëgimia bëhej mbi këtë parim. Medina është bërthama e Ymetit mysliman, që sot shtrihet në një çerek të botës në përgjithësi

**Raportet ndërmjet myslimanëve dhe të tjerëve**

Ardhja e myslimanëve në Medinë dhe vendosja e tyre aty, hapi shtigje të reja në pikëpamje të marrëdhënieve ndërfetare dhe ndërnacionale. Aty nuk kishte vetëm myslimanë, kishte edhe idhujtarë, hebrenj dhe të krishterë. Duke analizuar këtë gjendje, shumë shpejt Muhamedi a.s. hartoi Kartën e Medinës (Sahifa), me të cilën rregulloheshin të drejtat dhe detyrimet e të gjithëve, myslimanëve dhe jomyslimanëve. Kjo Kartë është kushtetuta e parë e aplikueshme në botë. Ajo i rregulloi për mrekulli raportet besimore, politike, ekonomike e të tjera në qytetin-shtet të Medinës.

**Përfundim**

Shumica e myslimanëve hixhretin e kanë bërë në Emër të Allahut, pa ngatërruar emocionet dhe interesat botërore me interesin e besimit. Ata sakrifikuan çdo gjë, bile edhe jetën, pa kurrfarë kundërvlere. Por, një numër më i vogël besimtarësh kishin ngatërruar prioritetet e interesave. Disa mendonin se do të fitonin më tepër, disa se do të martoheshin e disa se do të fitonin pozita e kështu me radhë. Por, përgjigjja më e mirë erdhi nga vetë Muhamedi a.s.: ."Veprat vlerësohen sipas qëllimeve dhe çdokujt i takon ajo që ka për qëllim. Prandaj, kush shpërngulet (bën hixhret) për shkak të Allahut dhe të Dërguarit të Tij, shpërngulja e tij është për Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ndërsa kush shpërngulet që të fitojë disa të mira të kësaj bote, ose të martohet me ndonjë femër, shpërngulja e tij vlerësohet për atë që është shpërngulur". (Muttefekun alejh).Këto janë disa shkëndija, të vlefshme, në rrugëtimin tonë botëror drejt Xhenetit.

# Hixhreti më shumë se histori

**Mr.sc. Afrim Jusufi**

**Pëllumbi dhe Merimanga janë simbol që na rrëfejnë se në shërbim të mesazhit ideal dhe formimitë të shoqërisë ideale, ishin dhe do të jenë edhe krijesat e tjera pa intelekt, dhe se armiku, i fuqishëm në sytë e njerëzve, është i dobët përballë qenies së çiltër**

Ngjarjet e rëndësishme shënojnë historinë. Përmes tyre ngriheshin vetëdija, mentaliteti, kultura dhe qytetërimi i një shoqërie. Disa të tilla jetojnë e jetojnë por një ditë i mbulon pluhuri i harresës dhe, me vdekjen e gjeneratave, shuhet edhe kujtimi për to. Fryti i veprimeve njerëzore, sado ideale të çmuara dhe gjigante të jenë bëmat, nëse nuk janë të përziera me një dozë hyjnore, ideale të sinqerta që i shërbejnë qenies njerëzore dhe interesave të përgjithshme, - ato do të përmenden, të lexohen e të këndohen, po, megjithëkëtë, një ditë do të shuhen e të harrohen.

Një hap i madh dhe tejet i rëndësishëm, i cili ka lëkundur qytetërimet e ndërtuara me djersën e padrejtësive , lëkundi dhe paralajmëroi rrënimin e përshpejtuar të tyre. Është fjala për Hixhretin, konceptin i cili la gjurmë të pashlyera në histori jo vetëm të vendit ku ndodhi, por tejkaloi kufijtë dhe përfshiu tërë globin dhe brezat. Kjo, sepse u vështrua me vigjilencë nga Ai dhe krijesat e Tij nga lart. Hixhreti është një nocion i komplikuar, për zbërthimin e të cilit nevojitet një trajtim mjaft i thellë, sepse mesazhet e tij janë shumë të gjera e shumëdimensionale dhe tejkalojnë anën historike të tij , që, kuptohet, është vetëm njëra anë e medaljes, të themi ana e dukshme dhe trajtesa të themi fizike e tij, po urtësitë e tij janë margaritarë, një pjesë e të cilëve janë ende thellë në guaskat e tyre të pazbuluara, prandaj nevojitet angazhim e mund, për të gjurmuar, në mënyrë që t`u japim shkëlqim shkronjave të Hixhretit, për botën mbarë.

**Aty ku qau për herë të parë, nuk mundi të buzëqeshte më**

Nëse i bëjmë një vështrim historisë së profetëve, do të konstatojmë se pothuajse të gjithë profetët e Zotit kanë bërë hixhret dhe kanë lëvizur nga një vend në tjetrin. Hixhreti është një specifikë e të dërguarve. Pothuaj që nga njeriu i parë, Ademi a.s., e pastaj Nuhu a.s., Salihu, Ibrahimi a.s., Luti a.s., Isai a.s. ishin bërë hixhret, dhe kjo na jep të kuptojmë se njerëzit më me ndikim në botë, më të zgjedhurit e Zotit, kanë aktualizuar urtësitë e hixhretit. Nga kjo veçori e pejgamberëve nuk u kursye as kurora e pejgamberëve, Muhamedi a.s., duke u dalluar nga të tjerët ngase misioni tij do të jetë aktual deri në Amshim. Nëse analizojmë strategjinë e Resulullahut, do të konstatojmë një plan të detajuar dhe personazhet e atij plani kanë qenë të rrezikuar me jetët e tyre, madje duke nisur nga vetë ideatori i këtij rrugëtimi, Muhamedi a.s..Vështirësitë, vuajtjet, bojkotet në rrafshe të ndryshme nuk pushonin, ato vetëm intensifikoheshin, kështu që ishte bërë më e pamundur jeta normale. Njeriu kishte humbur rolin e tij në këtë botë, ai shitej si kafshë në treg, diskriminohej vetëm sepse ishte një klase, shkalle tjetër, nënçmohej vetëm sepse kishte ngjyrë tjetër. Aty ku qau për herë të parë, nuk mundi të buzëqeshte më. El-Emini, ky emër i madh, i quajtur kështu prej tyre, dallimet klasore, gjakmarrjet, vëllavrasjet dhe mentalitetin e atdhetarëve të tij dëshironte t'i ndryshonte dhe të rikthente dinjitetin e humbur njerëzor. Shpirti i bardhë, edhe pse përreth ishte i mbështjellë me nuanca të zeza, me ngjarje që

karakterizonin korbin e të ligën, nuk u pajtua me të, dhe, ndonëse shpirtin e kishte të bardhë, për të realizuar gjithë këto, kërkohej plan, strategji.

Këto tradita të tmerrshme duhej të ndërpriteshin, por kush të jenë ata pionierë, ata që do gdhendnin emrat e tyre në histori dhe do të rrëfeheshin gjeneratë pas gjenerate, deri në Amshim.

**Ata besonin në diellin që po lindte pas reve të dendura**

Aliu r.a., i cili sapo kishte mbushur 23 pranvera, rrezikoi më të shtrenjtën – jetën, duke pranuar të shtrihej në shtratin e vdekjes, po sakrifica me qëllim të lartë ofron çaste të papërsëritshme. Ja deklarata e tij:" Ishte gjumi më i qetë që kam fjetur gjatë jetës sime".[1] Edhe gruaja merrte rol tejet të rëndësishëm në planin e Profetit për revolucionin e mentalitetit njerëzor. Esmaja, e bija e Ebu Bekrit, ndonëse me barrë, ishte në nivelin e detyrës së saj duke sakrifikuar dhe rrezikuar jo vetëm jetën e saj, por dhe të atij që nesër do të bëhej udhëheqës i Umes. (Shih:Ali Imran,195) A mund të shkruajmë për këtë ngjarje e të lëmë pa përmendur njeriun, pena e të cilit shkroi vepra madhore! Le të shkoqisim vetëm një fjali të tij nga ky udhëtim-Hixhreti: "Nëse vdes unë, jam vetëm një njeri, kurse nëse vdes ti, vdes një Ummet".[2] Ata u përshkruan edhe në librin e librave, ku do të rrëfehet për ta deri në Amshim (Shih:Et-tevbe, 100)

**Në një moment u verbuan sytë**

Këtë rrugëtim e shoqëruan edhe mrekulli, edhe Toka dhe qielli i thyen ligjet, edhe guri e druri ishin në anën e tyre, ngase gjetën rastin për të përmirësuar gabimin e tyre që nuk e pranuan Emanetin, dhe për t`i rikthyer njeriut epitetin që i takonte. Në një moment u verbuan sytë dhe nuk shikuan …(Shih:Jasin, 9). Edhe Toka sa nuk e përpiu robin e saj - Suraka ibn Malik dhe premtimin që mori byzylykët e arit të mbretit të Persisë, që një ditë do të ngjallin emocion dhe vërtetim të Profetësisë.

Pëllumbi dhe Merimanga janë simbol që na rrëfejnë se në shërbim të mesazhit ideal dhe formimitë të shoqërisë ideale, ishin dhe do të jenë edhe krijesat e tjera pa intelekt, dhe se armiku, i fuqishëm në sytë e njerëzve, është i dobët përballë qenies së çiltër. (Shih:Et-tevbe, 40). E tërë krijatura është në shërbim e përgatitje të krijesës për nënshtrim ndaj Krijuesit.Muhamedi a.s., megjithëse përjetonte rreziqe e vuajtje të nduarduarshme, e parandiente që ai rrugëtim do të ishte i suksesshëm dhe se kthimi nga kishte ardhur - në mëmëdhenë e tij të shtrenjtë, ishte një premtim pa precedent, (Shih: El-Kasas,85)

**Uji i ndenjur nuk pihet**

Nëse analizojmë konceptin el – Hixhrah, me këtë term nënkuptojmë edhe lënien, braktisjen, dhe arratisjen nga e liga, pra ana tjetër e medaljes së Hixhrit është ngritja morale dhe etike, një dimension ky që në kohën kur jetojmë, është më se e nevojshme - të bëjmë hixhret nga amorali drejt moralit, nga padrejtësitë e mëdha që i servohen njeriut bashkëkohor, nga një jetë e shfrenuar, materiale dhe e bazuar tërësisht në interes e pa vlera, - në një jetë me qëllim dhe me koncept të qartë, të baraspeshuar dhe harmonizuar drejt.Sot më shumë se kurrë, duhet të braktisim të ligat, dukuritë devijante, të cilat fatkeqësisht kanë prekur gjeneratën, tek e cila i ka sytë secili popull, tek ata që në rastin tonë përbëjnë gjysmën e popullsisë e të cilëve në bankat shkollore u servohet ky titull vetëm si datë që shërben për fillimin e kalendarit historik dhe asgjë më shumë. E hixhreti ndoshta më së shumti u drejtohen atyre, sepse, nëse dëshirojnë sukses, duhet të kapërcejnë barrierat, pengesat e sprovat me mençuri, me lëvizje aktive grupore, dhe kurrsesi me qendrime pasive, sepse, duke qëndruar në një vend, do të fundosesh.

Njeriu si qenie, kur është në lëvizje, ndihet i gjallë. Po të rrinte Nuhu a.s. duarkryq e të mos ndërtonte anijen, do të fundosej. I Dërguari i madh, Ibrahimi a.s., po të mos lëvizte dhe sikur të kënaqej me Zotin që i servohej si idhuj, Dielli e Hëna, atij nuk do t'i ngjanin mrekulli dhe natyra nuk do t'i thyente ligjet e saj për atë njeri.Universi është përherë në lëvizje; n.q.se nuk do të jetë kështu, ti do të jesh përherë në errësirë.Pra, lëvizja, braktisja e një jete dhe rruga nga një jetë e shfrenuar e e pa kontrolluar me mëkate e pa planprogram, e mbështetur në rastësi që është e barabartë me kotësi, dhe ecja drejt një jete të suksesshme, të planifikuar me suksesin dhe lumturinë e garantuar e të përjetshme dhe jetesën përtej kohës, pa mëkate pa djallëzime... A e quajmë këtë urë lidhëse në mes këtyre dy skajeve ekstreme -Hixhret.

Aroma dhe atmosfera e Hixhretit muajt e fundit ka shpërndarë aromën edhe përreth kufijve, ku për herë të parë ka gjurmuar dhe shpërndarë pluhurin e hapave në shkretëtirë. Thirrjet për liri në sheshet e mbushura, ku brohoritej për demokraci, - a nuk i quajmë Hixhret! Pranvera që përcollëm me revolucionet dhe ndikimet e ndryshimet rrënjësore nga një jetë diktatoriale - në përpjekje për një jetë më të mirë, çfarë mund të jetë tjetër përpos aktualizim i mësimeve hixhretiane. Si duket po, mesazhet dhe urtësitë e Hixhretit dalëngadalë po dalin nga gzhojat dhe po vihen në praktikë edhe në ato vende ku është përfolur më së shumti dhe është artikuluar më së miri për masat e gjera në teori, dhe inshallah po lind dielli për perceptim edhe në praktikë.

(1)Amër Halid, Gjurmëve të të dashurit tonë, Shkup 2006. f. 210 (2) Ibid, f.215

# Mësime nga Hixhreti

**Bahri Curri**

**Hixhret është shpërngulja e Muhamedit a.s. nga Meka në Medinë. Nuk dihet saktë se në cilën ditë ka ndodhur kjo pas 13 vjetësh qëndrimi në Mekë pas Shpalljes, edhe pse ka shënime të ndryshme. Po në Medinë ka hyrë në muajin rebiul evvel, sipas një hadithi tek Buhariu, në ditën e hënë, më 12 rebiul evvel, gjegjësisht më 24 shtator të vitit 622.**

Hixhri e ka kuptimin e vitit kalendarik hënor tek myslimanët, sepse ata për fillim të vitit kalendarik kanë marrë ngjarjen më të rëndësishme të historisë së tyre, pra Hixhretin. Viti hixhri është vit hënor dhe ka 355 ditë (pra dhjetë ditë më pak se viti diellor). Ndahet edhe ai në dymbëdhjetë muaj. Kur'ani nuk ka cekur ndonjë sure të veçantë për Hixhretin, por ngjarjen e tij dhe mësimet që mund të nxirren nga ai, i shpërndau në më shumë se në një sure, për faktin se përfitimet nga kjo ngjarje janë më të mëdha sesa përfshirja në një sure të vetme. Hixhreti është një nga ngjarjet më të mëdha dhe më të rëndësishme në historinë islame në përgjithësi, që bëri ndryshime të thella edhe në historinë botërore dhe në rrjedhën e saj. Ajo ndryshoi rrjedhën e ngjarjeve botërore, duke proklamuar qëllimet fisnike për njerëzimin dhe për të jetuar me programin hyjnor. Bëri kthesë vendimtare në zhvillimin e këtij njerëzimi me vullnetin e Allahut. U bë një dukuri që ndan dhe dallon të vërtetën nga e errëta dhe që i përket tërë botës. Është një fenomen për zbulimin e mjedisit më frytdhënës për zhvillimin e Fjalës së Allahut të Madhërueshëm dhe nuk është ikje prej vështirësive e problemeve, po shpërngulje nga një vend në një tjetër - për krijim të kushteve më të përshtatshme për përhapjen e Fjalës së Allahut. Po ashtu është braktisje e asaj që Allahu ndalon, dhe njëkohësisht përpjekja drejt asaj me se Ai kënaqet. Është sakrifica kulmore, të cilën njeriu mund ta bartë dhe ta ofrojë për idealin e tij. Myslimani, për hir të besimit të tij, shkëputi lidhjet me më të afërmit, braktisi jetën e deriatëhershme dhe afarizmin e deriatëhershëm. Hixhreti është frymëzim i pashtershëm dhe motiv i fuqishëm për besimtarët e sinqertë. Ai bart me vete idenë e aksionit, ndryshimit dhe rimëkëmbjes, idenë e sendërtimit të porosive të Kur'anit dhe Sunetit në çdo çast historik. Është revolucion i madh shpirtëror e material, intelektual e edukativ, social e ekonomik. Është mësim nga e kaluara, meditim dhe veprim në të tanishmen dhe shikim e planifikim drejt së ardhmes. Kjo ngjarje ia bëri me dije njerëzimit se respektimi i dinjitetit njerëzor, pa dallim race, gjuhe, vendi, klase, nacionaliteti e fisi, është ardhmëria e vetme e botës. Hixhreti është dy llojesh: hixhret i sigurisë dhe shpëtimit, dhe hixhret i bindjes dhe besimit. I llojit të parë ishte shpërngulja për në Abisini, ndërsa i të dytit është shpërngulja e zemrave. Kjo çështje nuk është shpërngulje e thjeshtë, po është bindje dhe besatim ndaj Allahut duke iu nënshtruar Atij me gjithçka, me shpirt, me trup dhe me pasuri. Pra është shpërngulje për Allahun tek Allahu i Lartësuar.

**Dimensioni i Hixhretit**

Pikërisht prandaj të pyes dhe ty lexues i nderuar - A je në gjendje që në çdo kohë dhe në çdo vend të bësh hixhret për Allahun? Nuk është hixhret vetëm të dalim nga shtëpitë tona, madje edhe mund të pyesim: A kemi nevojë ne sot të bëjmë këso lloj shpërnguljeje?

Shpërngulje e vërtetë është ta ndryshosh zemrën tënde, ta pastrosh atë dhe ta mbushësh me iman e bindje ndaj Allahut, ta bësh një zemër pa zili, inat e urrejtje. Një zemër që nuk njeh tjetër veçse dashurinë ndaj Allahut dhe



nënshtrimin ndaj Tij, kryerjen e veprave të mira dhe bashkëpunim të mirë me të gjithë. Duhet të bëjmë hixhret duke caktuar prioritetet tona në jetë. Qëllimi final të jetë kënaqja e Allahut. Ta pyesim veten në këtë fundviti hixhri: Ç'kam bërë unë gjatë këtij viti dhe çfarë duhet të bëjë gjatë vitit që po vjen? Të fillosh duke iu përmbajtur së mirës dhe rrugës së drejtë, dhe duke u larguar nga mëkatet dhe punët e këqija. Vepro për ta kënaqur Allahun dhe vazhdo kështu me listën e prioriteteve të tua, në mënyrë që të arrish vlerën e atyre muhaxhirëve që u shpërngulën nga Meka për në Medinë duke kaluar mbi 400 km rrugë të vështirë, që e bënë vetëm për Allahun dhe themeluan shtetin islam. Ky veprim ndryshoi rrjedhën e historisë njerëzore dhe botëkuptimet e njerëzve në tërë botën. Nga Hixhreti nuk mund të përfitojmë nëse e kalojmë vetëm në atmosferë festive e me qasje kulturore. Këtij i duhet dhënë dimension më i madh, dimensioni i shkollës dhe mësimeve. Festimi i Hixhretit nuk nënkupton festimin e ditës, muajit dhe vitit, por nënkupton riaktualizimin e faktorëve që e nxitën gjithë atë kthesë në historinë e Botës Myslimane dhe të botës përgjithësisht, nënkupton freskimin e shpirtit, zemrës dhe mendjes, kthjelltësimin dhe ndriçimin e pikëpamjeve dhe forcimin e radhëve para furtunave dhe rrebesheve të jetës. Pa dyshim që nga ndodhitë e Pejgamberit a.s. ne duhet të marrim mësim, se përndryshe qasja jonë ndaj Pejgamberit dhe historisë së tij është jo e drejtë. Mësimet që mund të nxirren nga Hixhreti, janë të shumta. Ne do të përmendim vetëm disa prej tyre:

1. Feja a besimi, për besimtarin është më e vlefshme se gjithçka tjetër, më e vlefshme se familja, pasuria dhe atdheu. Është më e vlefshme se gjithçka për se do të mburreshin njerëzit. Pejgamberi dhe besimtarët lëshuan Mekën, edhe pse ishte vendi më i dashur te Allahu dhe për ata, por në ato rrethana nuk mund ta mbanin fenë dhe ta ngrinin Islamin. Ata dolën me besimin e tyre, duke kërkuar një bazë të re, një vend tjetër që u mundësonte mbajtjen dhe përhapjen e këtij besimi. Dhe këtë e realizuan përmes Hixhretit.

2. Ndihma e Allahut pa dyshim që nuk mungon.

3. Planifikimi dhe organizimi i Pejgamberit a.s. për tërë procesin e Hixhretit. Strategjia e zgjedhjes së këtij vendi për migrim, të fiseve, shoqëruesit etj. Shquhet edhe gjenialiteti i Pejgamberit a.s. në tërë këtë veprim.

4. Vetëmohimi dhe durimi në rrugën e drejtë dhe këmbëngulja e vendosur në këtë.

5. Kontributi i madhe dhe sakrifica. Ashabët dhanë gjithçka dhe vepruan shumëçka në këtë drejtim, si rasti i Aliut që fjeti në shtratin e Pejgamberit, rasti i Ebu Bekrit, Esmasë, Abdullahut, Aishes, Amirit etj..

6. Përparësia që i jepet dashurisë ndaj Allahut dhe kënaqësisë së Tij, para dashurisë ndaj pasurisë, atdheut dhe familjes.

7. Dashuria për hir të Allahut dhe përkrahja e fesë së Tij duhet të jenë prioritet para çdo dashurie tjetër. Përndryshe e cenon këtë dashuri dhe besim.

8. Tevhidi është ajo bërthama dhe gërshetimi që lidh dhe unifikon shoqërinë myslimane, dhe asnjë qëllim tjetër. Ashabët i tuboi, i lidhi dhe i bashkoi vetëm ky qëllim: Tevhidi.

9. Mbështetja vetëm në Allahun e Lartësuar e në askënd tjetër dhe kapja për litarin e Allahut.

10. Duhen analizuar shkaqet e nevojshme dhe duhen ndërmarrë masat paraprake të domosdoshme që i takojnë njeriut. Kjo nuk është në kundërshtim me tevekulin, po madje është edhe urdhër nga Sheriati. Këtë na e dëftoi praktika e Pejgamberit, i cili planifikoi dhe organizoi çdo gjë në detaje për Hixhretin.

11. Kërkohen strategjia, planifikimi dhe organizimi. Në kuadër të kësaj hyn edhe ndarja e përgjegjësive dhe caktimi i detyrave. Kështu veproi Pejgamberi a.s. duke i dhënë detyrat e caktuara secilit, si Esmasë, Abdullahut, Amirit etj..

12. Shquhet edhe roli i femrës dhe kontributi i saj. Spikatet rëndësia e saj në shoqëri.

13. Konfidenca dhe ruajtja e sekretit janë prej organizimit dhe strukturimit të mirë.

14. Përzgjedhja e duhur dhe e mirë e shoqëruesve në kauzat e mëdha.

15. Vlera e ashabëve, të cilët u ndanë nga fëmijët, pasuritë, familjet dhe atdheu i tyre për hir të Allahut. Veçanërisht këtu shquhet vlera e Ebu Bekrit.

16. Rruga e da'vetit nganjëherë i imponon njeriut që ta ndërrojë vendin dhe ambientin, për të plotësuar rrugëtimin drejt synimeve të larta.

17. Intrigat dhe kurthet e armiqve, sado të mëdha të jenë, nuk arrijnë dot të shuajnë dritën e kësaj feje.

18. Është obligim të punohet shumë, në mënyrë që të arrihet fitorja dhe mbisundimi në tokë. Për të bërë shtetin që vepron e punon me ligjin e Sheriatit. Madje edhe përmes Hixhretit, nëse është e nevojshme.

19. Ky mbisundim dhe kjo fitore nuk mund të arrihen pa sprova e telashe, mundime e vuajtje.

20. Kush bindet sinqerisht në fitoren e fesë së Allahut, Allahu do ta përkrahë në forma të ndryshme.

21. Da'veti merr kohë dhe kalon nëpër disa etapa e situata, derisa të arrijë në cakun final.

22. Përplasja në mes së vërtetës dhe të pavërtetës kalon nëpër disa faza. Së pari bëhet proklamimi i ftesës për të vërtetën, pastaj përhapja, përfitimi i njerëzve dhe përkrahësve. Pastaj ballafaqimi drejtpërdrejt dhe i nxehtë në mes tyre me fakte e argumente, e më pastaj përballja në mes tyre me forcë, e më tutje fitorja për ithtarët e së vërtetës. Para fitores, duhet ballafaquar patjetër me sprova, sfida e telashe të ndryshme.

23. Triumfi i jobesimtarëve në disa faza gjatë përplasjes në mes së vërtetës dhe të pavërtetës është një gjë që ka ndodhur edhe më parë, dhe kjo nuk i dëmton besimtarët dhe as do të thotë se Allahu i ka harruar besimtarët e Tij.

24. E vërteta triumfon me punën e përkrahësve të tij nga njerëzit. Për këtë arsye Pejgamberi a.s. u shpërngul dhe shkoi te përkrahësit e tij, sepse edhe Allahu i ka thënë atij se do ta ndihmonte me përkrahjen e Tij dhe të besimtarëve. Për këtë arsye duhen zgjedhur përkrahësit e sinqertë për këtë mision, po qe nevoja edhe në ndonjë vend tjetër.

25. Atyre që shpërngulen për hir të Allahut, Allahu do t'ua hapë mundësitë në tokë dhe u jep të mira të shumta.

26. Hixhreti në kuptimin e Sheriatit është jo vetëm transfer fizik nga një vend në një vend tjetër, por transferim nga e keqja në të mirë, nga destruktiviteti në konstruktivitet, nga deformimi në formim, nga anarkia totale në sistem, nga kriminaliteti në veprimtari profitabile dhe afatgjatë, nga injoranca në dituri, nga errësira në dritë dhe, thënë thjesht e shkurt, nga shtazëria në njerëzoren. Nga kjo nënkuptohet se Hixhreti është një evolucion i brendshëm shpirtëror dhe sentimental, që ndikon pozitivisht në jetën e njeriut dhe të shoqërisë në përgjithësi.

27. Mrekullitë hyjnore si: Dalja e Pejgamberit nga rrethimi i komplotistëve përmes shpatave të tyre, pa e vërejtur fare, madje edhe u hodhi dhé mbi kokat e tyre. Pastaj thurja e rrjetës nga merimanga në hyrje të shpellës, sharrimi i këmbëve të kalit të Surakas në tokë, delja shterpë e Umm Ma'bedit që e moli e dha qumësht. Të gjitha këto janë mrekulli që tregojnë fuqinë e Allahut dhe se Ai, kur do, i ndihmon besimtarët. I mjafton Atij t'i thotë diçkaje: Bëhu! Dhe ajo bëhet.

28. Dashuria ndaj Pejgamberit të jetë më e madhe sesa dashuria ndaj vetes, prindërve, fëmijëve dhe familjes. Kjo dashuri e bëri Ebu Bekrin të qante nga gëzimi, kur mori vesh se qe zgjedhur shoqërues i Pejgamberit në Hixhret. Po ashtu, po kjo dashuri e bëri atë që të rrezikonte veten në vrimat e shpellës dhe të duronte pickimin e dhembshëm në këmbë. Gjithashtu qe dhe flijimi i tërë pasurisë së Ebu Bekrit për kauzën e madhe dhe Pejgamberin a.s.. Po kjo dashuri i nxirrte banorët e Medinës në vapën më të madhe për të pritur ardhjen e Pejgamberit etj..

29. Sinqeriteti i plotë në tërë këtë dhe në jetën në përgjithësi.

30. Aspekti historik i Hixhretit. Hixhreti i Pejgamberit a.s. është një aspekt i madh historik i myslimanëve, për të cilin ata dallohen si Umet nga popujt e tjerë, dhe është simbol i krenarisë së tyre. Koha kur është marrë vendimi që Hixhreti të caktohet si pikëfillim i vitit kalendarik për myslimanët, kthehet tek Umeri r.a.. Kur vendosi të përpilonte për Umetin Islam një kalendar vjetor, nga i cili do të dalloheshin nga popujt tjerë, ai u konsultua edhe me ashabët se nga se të fillonin llogaritjen vjetore: A të fillonin me ditëlindjen e Pejgamberit a.s.? Të fillonin me kohën e shpalljes së tij pejgamber? Apo me hixhretin e tij? Apo me vdekjen e tij? Përzgjedhja e hixhretit ishte më e kënaqshmja, më e qëlluara e edhe më krenarja. E pra, që nga ajo kohë myslimanët për llogaritje vjetore kalendarike kanë vendosur vitin hixhri.

# Premtimi hyjnor për ngadhënjimin e besimtarëve

**Sedat Islami**

**Umeti islam është duke kaluar një nga periudhat më të vështira të historisë së tij. Niveli i ulët i arsimimit, ekonomia e dobët, qeveritë e dhunshme dhe të korruptuara, përçarjet e brendshme, pushtimet e huaja, - janë vetëm disa nga ato imazhet nga të cilat identifikohet –fatkeqësisht- ai. Gjendja është për çdo keqardhje, po jo dhe për dëshpërim.**

**Të nderuar vëllezër besimtarë!**

Për umetin islam priten ditë të mira, dhe tashmë ka filluar të duket ajo drita në fund të tunelit. Ka qenë metodologji e Pejgamberit Muhamed, a.s., që ditët më të vështira t'i shfrytëzonte për përgëzimet më të mëdha. Buhariu shënon në Sahihun e tij hadithin e Habbab b. Erettit, i cili, bashkë me disa të tjerë, kishte shkuar për t'u ankuar tek Pejgamberi, alejhis selam për gjendjen e rëndë që përjetonin në Mekë, për vuajtjen dhe mjerimin e madh që i kishte kapluar ata. Pejgamberi, a.s., i qetësoi ata duke ua përkujtuar rastet e së kaluarës që kishin përfunduar edhe më keq, madje tragjikisht, në format më barbare të mundshme, dhe i përgëzoi ata për një të ardhme kur "kalorësi (çobani) nga San'aja e deri në Hadramevt nuk do ta këtë frikë askënd përveç Allahut, apo ujkut për delet e tij..."[1] Po kështu, edhe në betejën e Hendekut, derisa ishin duke hapur kanalin, të rrethuar nga të gjitha anët prej armiqve, Pejgamberi, a.s., i paranjoftonte ashabët për fitore, jo ndaj atyre që ndoshta ndanin një distancë dhjetëra metra me ta, por ndaj perandorive të kohës. Kësisoj, bazuar në këtë metodë profetike, në këtë kohë kur as ne në vendin tonë nuk po kalojmë ditë të mira, vendosëm të hapim një seri të re hutbesh[2], në të cilat do të trajtojmë ekskluzivisht premtimet hyjnore për triumfin e besimtarëve. Do të mundohemi që, nëpërmjet teksteve fetare përkatëse, të përshkruajmë rrugën që na çon në fitore. Për këtë çështje gjithsesi do t'u referohemi Kur'anit, Sunetit, historisë, ligjeve kozmologjike dhe aktualitetit. Do të fillojmë nga tema "Islami i sfiduar po i pamposhtur".

**Islami i sfiduar po i pamposhtur**

Islami, qysh nga momentet e para të shfaqjes së tij, nuk u prit njësoj nga njerëzit. Pati të atillë që ardhjen e tij e pritën me kënaqësi, por pati edhe të atillë që jo vetëm nuk e pranuan, por edhe iu kundërvunë. Arsyetimet e tyre për refuzim reflektonin injorancën dhe armiqësinë e tyre. Allahu i Madhëruar ka thënë: Ata përpiqen me gojët e tyre ta shuajnë dritën e Allahut, e Allahu nuk do tjetër, pos ta përsosë dritën e Tij, ndonëse jobesimtarët e urrejnë". (Et-Tevbe, 32)

Pra, me gjithë urrejtjen dhe armiqësinë e madhe që kanë, ata nuk do të arrijnë kurrë ta shuajnë këtë fe, ngase ajo është si Dielli, që nuk fiket dot nga fryma e njeriut, ose si Dielli që nuk perëndon kurrë; nëse perëndon në një vend, në tjetrin vazhdon të bëjë dritë ende apo edhe lind në ndonjë kontinent tjetër. Kësisoj qëndron puna edhe me Islamin: ai mund të dobësohet aq sa njerëzit të mendojnë se ai po shuhet, mirëpo rikthehet fuqishëm. Apo, mbase ky mund të jetë një kërcenim për ithtarët neglizhentë se dielli i tij mund të mos ju ngrohë dhe të ikë fare nga horizonti juaj, nëse nuk ia hapni zemrën atij.

Këtë të vërtetë për Islamin e dëshmon gjithsesi edhe historia, madje në vazhdimësi. Të gjithë e dinë se në kohën kur Umeti Islam humbi Spanjën, ai fitoi (themeloi) një nga perandoritë më të fuqishme të kohës, Perandorinë Osmane. Historia vazhdon ta dëshmojë këtë të vërtetë dhe sot e kësaj dite, kur shohim se përpjekjet e intensifikuara për ta ngulfatur Islamin, në fakt po shkaktojnë ringjalljen e tij. Sa njeriëz që pranuan Islamin vetëm në dekadën e parë të këtij mileniumi të ri!

**Fitorja ka çmim**

Fitorja është ideal për të cilin duhet sakrifikuar. Kjo sakrificë nënkupton që jo doemos, ata që sakrifikojnë, të shijojnë personalisht frytet e saj. Sepse, përndryshe, nuk do të kishte dëshmorë kurrë në këtë botë. Allahu na sjell shembuj nga Kur'ani se si Profetët që u dërguan për t'i ftuar njerëzit në besim, ndonjëherë pësuan tragjikisht – u vranë nga popujt e tyre. Zekerijai dhe Jahjai a.s., që të dy profetë, u vranë nga populli i tyre (çifutët). Pastaj Muhamedi, a.s., Profeti ynë, jo vetëm që u ndoq dhunshëm nga Meka e nderuar, por edhe u luftua dhe mori shumë plagë prej popullit të vet. E rëndësishme këtu është që të arrihet ideali, kurse shpërblimi për të mbase edhe më i mirë dhe shumë më i madh është në botën tjetër. Allahu ka thënë: "Ne patjetër do të ndihmojmë të dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, edhe ata që besuan, e edhe në ditën e prezentimit të dëshmive". (Gafir, 51) Ka thënë Sudijj në koment të këtij ajeti: "Nuk ka ndodhur që dikush ta ketë mbytur ndonjë profet, apo ndonjë prej thirrësve të së vërtetës, e që Allahu të mos ketë dërguar dikë që të hakmerret për ta, e që rrjedhimisht del se ata, edhe pas vdekjes, triumfojnë".3

**Motivimi për realizimin e premtimit**

Kur'ani stimulon dhe nxit shumë për realizimin e këtij premtimi, madje në forma dhe mënyra të ndryshme.

a. Përshkrimi i besimtarëve myslimanë si ithtarët e vetëm të së Vërtetës, është një motiv shtesë që ata të punojnë për realizimin e premtimit hyjnor për ta. Duke folur për Isain, alejhis selam, dhe pasuesit e tij, Allahu thotë: (Kujto, o i dërguar) Kur Allahu tha: "O Isa, Unë po të marr ty, po të ngre tek Unë, po të shpëtoj prej sherrit të atyre që nuk besuan. E ata që të besuan ty, do t'i ngre lart mbi ata që nuk besuan deri në ditën e Kiametit...". (Ali Imran, 55)

Ndoshta në shikim të parë dikush mund të krijojë gabimisht përshtypjen se fjala është për të krishterët, por jo, sepse kushdo që njeh misionin e Isait, alejhis selam, e di se ai bënte thirrje për monoteizëm dhe adhurim të Zotit, e nuk pretendonte hyjni për vete. Kështu, kjo i bie se të krishterët e sotëm nuk janë pasuesit e vërtetë të Isait, a.s.. Pasues të denjë të tij janë vetëm ata që e besojnë ashtu siç është dërguar ai në të vërtetë. E këta, pa dyshim që janë myslimanët. Me këtë logjikë Muhamedi, a.s., agjëroi dhe ditën e Ashurasë.4

**O Zot! Bëj që çelësat e së mirës të jenë në duart tona dhe mos lejo kurrë që ne të jemi dryna të së mirës apo çelësa të së keqes të jenë në duart tona!**

b. Besimtarët e sinqertë janë titullarët e udhëheqjes së njerëzimit. Ata kanë privilegjet dhe nderet më të mëdha, kështu që ajo duhet t'i motivojë ata e jo t'i dëshpërojë. Allahu ka thënë: "E mos u dobësoni (fizikisht) dhe mos u dëshpëroni (shpirtërisht) derisa ju jeni më të lartët, po qe se jeni besimtarë të sinqertë". (Ali Imran, 139)

c. Nëse njerëzit motivohen për faktin se përkrah tyre qëndron ndonjë i fortë, atëherë besimtarët do të duhej të prinin në këtë drejtim, ngase përkrah tyre është gjithmonë Allahu Fuqiplotë. E kush mund të jetë më i fortë se Allahu?! (Shih:El-Maide, 55-56)

d. Ndoshta, po të mos sillte Allahu shembuj praktikë të ndihmës dhe triumfit në gjeneratat paraprake, këto motivime nuk do të merrnin fuqinë e duhur. P.sh. në rastin e Musait, a.s., me Faraonin, Allahu sjell ndoshta njërin nga tregimet më interesante që argumentojnë ndihmën e Tij ndaj besimtarëve të sinqertë. Në kohën kur Musai, a.s., po sfidohej nga magjistarët lakmitarë dhe, derisa po zhvillohej manifestimi gjigant i magjisë, Allahu deshi që e tëra t'i kthehej bumerang Faraonit. Magjistarët që ishin ftuar për ta sfiduar Musain, a.s., gjetën të vërtetën dhe e pasuan atë, me gjithë kërcënimet që morën nga Faraoni, sa kohë që ky i fundit pati një përfundim të keq. (Shih:Junus, 92)

e. Islami është një fe që nxit shumë për dijen. Kjo sepse dija është rruga më e mirë për tek e vërteta, dhe kështu, sa herë që njerëzit bëhen më të ditur, gjithherë janë më afër Allahut. Mu prandaj, ndoshta nuk është çudi pse në Kur'an dija dhe dijetarët janë përmendur shumë, sikurse nuk është për t'u çuditur pse, me gjithë kalimin e shekujve, Islami jo që nuk shtrembërohet, por madje vërtetohet nga zbulimet shkencore, se libri i tij, Kur'ani, nuk është nga dora e njeriut. Allahu ka thënë( Shih:Fussilet, 53).Sa shkencëtarë që pranuan Islamin kur hasën në të vërtetat shkencore të këtij libri të madh!

Islami do të ngadhënjejë gjithsesi, sepse (Shih:Ali Imran, 9) Por cili do të jetë pozicioni dhe roli ynë në këto rrjedha? A do të kemi rol pozitiv në kuptimin që Allahu do të na nderojë me epitetin e bartjes së këtyre përgjegjësive dhe realizimin e këtij premtimi? A do të jemi ne ata që do të ndryshojmë rrjedhën e gjërave për së mbari? Apo do të jemi prej atyre që Allahu do t'i zhdukë për të sjellë të tjerë, të mirë, në vend nesh. Allahu ka thënë(Shih:Muhamed, 38) Prandaj, le të shikojmë mirë qëndrimet tona dhe të vendosim se pas kujt do të rreshtohemi! Le të nxitojmë që të jemi prej të mirëve dhe atyre që Allahu u jep nderin për të ndryshuar rrjedhën e historisë në të mirë të së vërtetës dhe të drejtëve. Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Ka njerëz që janë çelësa të hajrit dhe dryna të sherrit, sikurse ka edhe të atillë që janë çelësa të sherrit dhe dryna të së mirës, po lum për ata që Allahu ua la çelësat e së mirës në duart e tyre, dhe mjerë për ata që Allahu çelësat e së keqes u la në duart e tyre".[5]

(1)Sahihu-l-Buhari, pj. 4, f. 201.(2) Këto hutbe në fakt janë rezyme e librit Mubesh-shiratu-n-Nasri vet-Temkin të Dr. Sejjid Affanit (Kajro: Mektebetu Muadh Ibn Xhebel. 2000).(3)Cituar nga: Kurtubiu, el-Xhamiu li ahkamil Kur'an, pj.15, f.322. (4) Kur migroi në Medinë dhe i pa çifutët tek agjëronin atë ditë, i pyeti për urtësinë. I thanë se në atë ditë e kishte shpëtuar Allahu i Madhëruar Musain, alejhis selam, nga Faraoni, kështu që edhe Muhamedi, alejhis selam, e kishte agjëruar atë ditë me arsyetimin: "Unë kam më shumë të drejtë për Musain se ju (çifutët)". (Buhariu).(5)Hadithin e transmeton Ibni Maxheh, kurse Albani e ka vlerësuar hasen.

# Talha ibnu Ubejdull-llahu (r.a.)

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Kur kishte mbaruar beteja Xhemel, Aliu r.a. e kishte gjetur i pari Talhan të vdekur e të mbuluar në gjak. Ai e kishte marrë në krah dhe e kishte shtrënguar fort duke qarë. Duke ia pastruar gjakun nga fytyra, Aliu thoshte: "Sa të vështirë e kam të të shoh në këtë gjendje, o babai i Muhamedit"..**

Umeti islam është nga umetet që ka nxjerrë personalitete e figura më shumë e më të mëdha se gjithë të tjerët. Është për të ardhur keq që, pavarësisht nga ky fakt, myslimanët shpesh vazhdojnë të konsumojnë shembuj e modele nga të tjerët, duke u bërë kështu vetëm konsumues e jo servues të vlerave madhështore që kanë Islami dhe personalitetet prezentuese të tij. Prej myslimanëve kërkohet që në radhë të parë vlerat e mirëfillta fetare, kulturore, morale, shpirtërore dhe civilizuese t`i kërkojnë në jetëshkrimin e Pejgamberit a.s. dhe në jetëshkrimin e ashabëve të tij. Prandaj myslimanët, dhe sidomos ata që shkruajnë në gazeta e revista të ndryshme, duhet t`i studiojnë, t`i mësojnë jetëshkrimet dhe vlerat e tyre dhe t`i bëjnë të njohura për opinionin, sepse ata ishin dhe mbeten yje dhe modeli më i mirë për të ndjekur rrugën e tyre dhe për t`i pasuar ata për realitetin ku jetojmë sot. Nëse do të bënim një studim të mirëfilltë mbi përqindjen e rritjes së dukurive devijante dhe të kriminalitetit tek fëmijët, do të zbulonim se shkaku kryesor është mungesa e edukatës atërore familjare në shtëpi. Shumica e problemeve që lindin në familje, zanafillën e kanë tek një baba që nuk është model i mirë për fëmijët dhe gruan e tij.[1] Nga ashabët e njohur të Pejgamberit a.s. dhe njëri nga dhjetë të përgëzuarit me Xhennet që mund të merret si shembull i mirë për besimtarët, është edhe Talha ibnu Ubejdullahu. Myslimanët dhe shokët e tij, Talhan ndryshe e njihnin me emrin "Talha i të mirave" ose "Talha i bujarëve". Këtë epitet ia kishin vënë për shkak se ai ishte një pasanik i njohur që solidarizohej gjithherë me të varfrit dhe pasurinë e tij e shpenzonte në rrugën e Zotit.[2] Një nga kontributet e rëndësishme të Talhas është edhe ai që ndërlidhet me rolin dhe qëndrimin heroik të tij në betejën e Uhudit. Gjatë zhvillimit të betejës së Uhudit, në momentin kur beteja kryesore zhvillohej rreth Pejgamberit a.s., Resulallahi (a.s.) i thirri myslimanët që të mblidheshin rreth tij. Fatkeqësisht, zërin e Pejgamberit a.s. e dëgjuan mushrikët dhe e njohën, prandaj u vërsulën në drejtim të tij. Muslimi transmeton nga Enes bin Maliku se atë ditë Pejgamberi a.s. ishte i rrethuar prej shtatë ensarëve dhe dy muhaxhirëve. Kur e sulmuan kurejshitët, tha: "Ai që i dëbon prej nesh, do të jetë i shpërblyer me Xhenet dhe do të jetë shoku im në Xhenet", njëri nga ensarët doli përpara dhe luftoi e luftoi dhe duke vrarë armiq derisa ra shehid. Vazhduan të dilnin përpara njëri psa tjetrit, derisa nuk u vranë të shtatë ensarët. Atëherë Pejgamberi a.s. u tha dy muhaxhirëve: "Nuk vepruam drejt ndaj shokëve tanë ensarë".[3] Pas pësimit të ibni Es-Sekemes, i cili ishte i fundit prej atyre të shtatëve, me Pejgamberin a.s. mbetën vetëm dy myslimanë kurejshit të muhaxhirëve.[4] Te Buhariu dhe Muslimi është transmetuar një hadith nga Ebu Uthmani, ku thuhet: "Në atë çast kritik, i cili ka qenë më i vështiri gjatë jetës së Pejgamberit a.s., mbetën vetëm dy njerëz për ta mbrojtur atë, që ishin Talha bin Ubejdullahu dhe Sa`d bin Ebi Vekasi.[5]

Në betejën e Uhudit kurejshitët politeistë për të parën herë patën rastin e volitshëm për ta mbytur Pejgamberin a.s.. Utbe bin Vekasi e kishte goditur Pejgamberin a.s. me gurë në fytyrë, dhe i kishte prerë nofullën e sipërme, buzën e epërme dhe thyer një dhëmbë të përparmë. Abdullah bin Shihab Ez-Zuhri iu afrua Pejgamberit a.s. dhe e lëndoi në ballë. Edhe Abdullah bin Kuniet, një kalorës trim, e goditi Pejgamberin a.s. me shpatë

**Umeti islam është një nga umetet më të pasura përsa u përket modeleve dhe shembujve të mirë.**

në krah aq fuqishëm, saqë Pejgamberi a.s. vazhdoi të ndiente dhembje nga kjo plagë për më shumë se një muaj, dhe mezi ia zhveshën prazmoren e dyfishtë. Në bazë të të gjitha rrethanave që u përmendën lidhur me luftën e Uhudit, është tërësisht e qartë se mushrikët kurejshë kishin për qëllim ta vrisnin Pejgamberin a.s.. Po ashtu është e qartë se realizimin e këtij qëllimi e kishin penguar dy heronj të mëdhenj - Talha bin Ubejdullahu dhe Sa`d bin Ebi Vekasi, të cilët ishin nga shenjëtarët më të mirë arabë dhe të cilët thyen sulmin e hatashëm të mushrikëve kundër Pejgamberit a.s.. Për Talha bin Ubejdullahun transmeton Nesaiu nga Xhabiri, i cili thotë: "Kur arritën mushrikët tek Muhamedi a.s., ky pyeti: "Cili do t`u dalë përpara"?, Talha u përgjigj: "Unë". Pastaj Xhabiri shpjegon luftën e ensarëve dhe pësimin e tyre të njëpasnjëshëm.[6] Hakimi transmeton se Talhan e kishin plagosur në betejën e Uhudit tridhjetë e nëntë ose tridhjetë e pesë mushrikë, përderisa ai ishte plagosur në dorën pa gishtrinj, të cilët ia kishin prerë më parë.[7] Ndërsa Termidhiu transmeton se Pejgamberi a.s. atë ditë për Talhan kishte thënë: "Kush dëshiron të shohë shehidin që ecën mbi tokë, le ta shikojë Talha bin Ubejdullahun". Kur sulmi për ta vrarë Profetin e Allahut gjatë zhvillimit të luftës së Uhudit u ashpërsua shumë, i Dërguari i Allahut ishte rrëzuar në një gropë, të cilën e kishin hapur jomyslimanët, dhe aty iu thyen dhëmbët dhe ai mori plagë në kokë. Ai që e mbrojti Pejgamberin a.s. në atë rast dhe arriti ta nxirrte prej saj, ishte Talha bin Ubejdullahu. Allahu i Madhërishëm në Kur`an thotë: "Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën dhënë Allahut, e disa prej tyre realizuan premtimin duke dhënë jetën, e ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë) dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi".[8] Edhe Ebu Bekri r.a. për Talhan thoshte: "Beteja e Uhudit i përket e gjitha Talha bin Ubejdullahut". Talha bin Ubejdullahu nuk mori pjesë në betejën e Bedrit, sepse asokohe ndodhej në një udhëtim tregtie. Edhe pse ishte në udhëtim, ai uronte që të merrte pjesë në këtë betejë. Duke ditur për qëllimin e tij, Profeti a.s. ndau një pjesë nga trofeu i luftës dhe ia dha Talhas.[9]

Talha bin Ubejdullahu dhe gruaja e tij, Umu Gulthum (e bija e Ebu Bekrit), kishin kuntribuar shumë në rrugën e Allahut me pasurinë e tyre. Një herë Talha kishte shitur fermën e tij të madhe me të gjitha prodhimet, buzë një mali të lartë. Kur i mori të gjitha të hollat për të, ngeli zgjuar tërë natën duke menduar se çfarë mund të bënte me tërë ato të holla. Në fund vendosi t`i jepte të gjitha në rrugën e Allahut. Ende pa u thirrur ezani i sabahut, ai i kishte shpërndarë të gjitha. Një natë, ndërkohë që ishte ulur dhe po bisedonte me të shoqen, Umu Gulthumin, i erdhën shuma të mëdha të hollash nga Hadrameuti në Jemen. Atje Ebu Talha posedonte shumë prona të patundshme. Shuma e të hollave ishte 700 mijë dinarë, një shumë marramendëse. Kur i mori ato të holla, dukej në fytyrë i mërzitur dhe i shqetësuar. Ndërkohë e shoqja e pyeti pse ishte i shqetësuar, e ai i pati thënë: "Më kanë ardhur 700 mijë dinarë nga Hadrameuti. Për Zotin, nëse do t`i mbaj në shtëpi deri në mëngjes, do të më ikë mendja". Gruaja i tha: "Çfarë mendon sikur të të ndihmoj derisa t`i shpërndash?", dhe shkoi të merrte një tepsi për ta mbushur me të holla. Në mëngjes ishin ulur të dy para të hollave. Siç e dimë, në atë kohë nuk kishte banka. Gruaja i tha: "O Talha! A nuk mbajmë diçka për vete?!" Talha i tha: "Merri një mijë dinarë". Në mëngjes, Talha, së bashku me të shoqen, u shpërndanë të varfërve të gjitha të hollat.[10] Të tillë ishin pothuajse të gjithë shokët e të Dërguarit të Allahut. Në biografinë e tyre nuk duhet parë e studiuar vetëm kontributi i tyre në luftëra, po duhet të studiohen edhe aspektet dhe kontributet në fusha shoqërore, politike, ekonomike, edukative etj..

Talha bin Ubejdullahu kishte marrë pjesë në betejën Xhemel në luftën mes dy kampeve myslimane, ku mbeti i vrarë. Ai u varros pranë lumit Eufrat në pjesën e Basras. 30 vjet pas vdekjes së Talhas, një nga të afërmit e tij e kishte parë ëndërr tek i thoshte: "Më ka lagur uji". Atë vit lumi Eufrat kishte dalë nga shtrati dhe kishte shkaktuar shumë përmbytje, dhe uji kishte përfshirë edhe varrin e Talhas. Ky person ua tregoi ëndrrën të tjerëve dhe u këshillua edhe me Abdullah ibn Abasin. Ibn Abasi u tha që ta hapnin varrin. Kur e hapën varrin, trupin e tij e gjetën të paprekur, si atë ditë kur ishte varrosur, përveç një pjese që i ishte mavijosur për shkak të ujit. Edhe pse kishin kaluar tridhjetë vjet nga dita kur ishte varrosur, trupi i tij nuk ishte tretur dhe nuk kishte ndryshuar. Ata e nxorën dhe e varrosën në një vend tjetër.[11] Kur kishte mbaruar beteja Xhemel, Aliu r.a. e kishte gjetur i pari Talhan të vdekur e të mbuluar në gjak. Ai e kishte marrë në krah dhe e kishte shtrënguar fort duke qarë. Duke ia pastruar gjakun nga fytyra, Aliu thoshte: "Sa të vështirë e kam të të shoh në këtë gjendje, o babai i Muhamedit".[12] Nga kjo duhet të kuptojmë se, çfarëdo që të ndodhë në mes dy vëllezërve të një feje, nuk duhet harruar njeti dhe as qëllimi i mirë. Sado të mëdha qofshin mosmarrëveshjet tona, nuk duhen harruar normat islame, të cilat bëjnë thirrje për falje dhe paqe në mes vëllezërve të besimit. Talha bin Ubejdullahun e gjejmë gjithmonë në shërbim të besimtarëve. Ai forconte lidhjet farefisnore, përkrahjen shoqërore, ngushëllonte të varfrit, ndihmonte ata që ndodheshin në fatkeqësi etj..

(1)Xhasim Mutava, të Përgëzuarit me Xhennet, Shkup, 2010, f. 16-17-20 (përktheu: Elmaz Fida). (2)Po aty, f. 138. (3) Sahihul Muslim, Kaptina mbi Uhudin, II/107.(4)Ibni Hisham, 11/81. (5)Sahihul Buhari, I/527, II/581.(6)Nektari i vulosur i Xhennetit, përktheu nga boshnjakishtja: Muhamed Iljaz Dolaku, Shkup, 1997. (Titulli origjinal: Err-rrahikul Mahtum, autor, Safrjjurrahman El-Mubarekfuri).(7)Fet`hu-l-Bari, VII/361.(8)Po aty.(9)Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhennet, Shkup, 2010, f. 147-148. (10) Po aty, f.140. (11) Po aty, f.144.(12)Po aty, f. 145

# Një ajet një çështje

**Mr. sci. Imer Hadini**

**Ruajini (falini) rregullisht namazet, e gjithashtu edhe namazin e mesëm, dhe qëndroni para Allahut me devotshmëri. (El-Bekare, 238)**

Thotë Allahu xh.sh: "Ruajini (falini) rregullisht namazet" – e ky është Urdhër nga Allahu xh.sh. drejtuar të gjithë besimtarëve për ruajtjen e kohëve të namazit dhe faljen e tyre duke iu përmbajtur të gjitha rregullave të parapara për plotësimin e tij.

Siç transmetohet, Abdullah ibn Mesudu r.a. ka thënë: "E kam pyetur Resulullahin a.s. - Cila vepër është më e mira"? Tha: "Namazi në kohën e vet"; thashë: "Pastaj cila"? Tha: "Përkujdesja ndaj prindërve". Thashë: "Pastaj cila"? Tha: "Lufta në rrugën e Allahut". Pastaj heshta nga pyetjet drejtuar Resulullahit a.s. dhe, sikur të pyesja më tepër do të më përgjigjej (Buhariu 3/1025, nr. 2630; Muslimi 1/89, nr.85) Ndërsa në hadithin Kudsij, që transmetohet nga Ebu Katadete ibn Rub'ij r.a., ai ka thënë: "Ka thënë Resulullahi a.s. së Allahu i Madhëruar ka thënë: "Unë i kam bërë obligim për ymetin tënd pesë kohë të namazit, dhe kam dhënë një premtim nga Unë, se atë që kujdeset dhe i fal namazet në kohën e tyre, do ta vendos në Xhenet në bazë të premtimit Tim, po, nëse nuk është i kujdesshëm ndaj tyre, ai nuk ka tek Unë kurrfarë premtimi". (Sunen,Ibnu Maxheh 1/450, nr. 1403) Falja e namazeve në kohën e tyre llogaritet nga veprat më të mira dhe më të pëlqyera tek Allahu xh.sh.. Transmetohet nga Umu Fervete r.a., e cila ka qenë nga ato që patën dhënë betimin para Resulullahit a.s., thotë se e ka dëgjuar Resulullahin a.s duke i përmendur veprat dhe tha: "Vepra më e mirë tek Allahu xh.sh. është nxitimi i faljes së namazit në fillim të kohës të tij". (Musned, Imam Ahmed 6/375, nr. 27149.) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Talha ibn Ubejdullah r.a. të ketë thënë: "Erdhi tek Resulullahi a.s. një person nga banorët e Nexhdit, me flokë të çrregulluar; dëgjonim zërin e tij dhe nuk e kuptonim se ç'po thoshte derisa u afrua te Resulullahi a.s. dhe e pyeti për Islamin. Resulullahi a.s. tha: "Pesë kohë të namazit brenda ditës dhe natës". Ai tha: "A ngarkohem me (namaze) të tjera"? Resulullahi a.s. tha: "Jo, vetëm vullnetarisht, dhe agjërimi i muajit të Ramazanit"; ai tha: "A obligohem me (agjërim) tjetër"? Tha: "Jo, vetëm vullnetarisht". Dhe kështu Resulullahi e përmendi zekatin e ai pyeti: "A obligohem më tepër"? Tha: "Jo, vetëm vullnetarisht". Ai u largua dhe tha: "Pasha Allahun, nuk do të shtoj as nuk do të mungoj asgjë nga kjo". Pejgamebri a.s. tha: "Ka shpëtuar nëse e thotë të vërtetën". ( Buhariu 1/25, nr. 46; dhe Muslimi 1/40, nr. 11).

Ndërsa në hadithin e transmetuar nga Enesi r.a. thuhet: "Na është ndaluar ta pyesim Resulullahin a.s., për ndonjë gjë, kështu që na pëlqente kur prezantonte ndonjëherë ndonjë beduin i mençur dhe e pyeste, e ne dëgjonim. Kështu erdhi një beduin dhe tha: "O Muhamed, na erdhi i dërguari juaj dhe pretendonte se ju thoni se Allahu të ka dërguar! Tha : "E ka thënë të vërtetën". Tha: "Kush e ka krijuar qiellin? Tha .: "Allahu"! Tha: Kush e ka krijuar Tokën? Tha : "Allahu"! Tha: Kush i ka ngritur kodrat dhe ç'ka në to? Tha : "Allahu"! Tha: "Pash Atë Që ka krijuar qiellin dhe ka krijuar Tokën dhe ka ngritur kodrat, a të ka dërguar ty Allahu? Tha : "Po"! Tha: I dërguari juaj pretendon se ne kemi obligim pesë kohë të namazit gjatë ditës dhe natës sonë? Tha a.s.,: "E ka thënë të

vërtetën"! Tha: Pash Atë Që të ka dërguar, a të ka urdhëruar Allahu për këtë? Tha a.s.,: "Po". Tha: I dërguari juaj pretendon se ne kemi obligim dhënien e zekatit nga pasuria jonë? Tha a.s.: "E ka thënë të vërtetën"! Tha: Pash Atë Që të ka dërguar a të ka urdhëruar Allahu për këtë? Tha a.s.,: "Po". Tha: I dërguari juaj pretendon se ne kemi obligim agjërimin e muajit Ramazan në vitin tonë? Tha a.s.: "E ka thënë të vërtetën"! Tha: Pash Atë Që të ka dërguar a të ka urdhëruar Allahu për këtë? Tha a.s.,: "Po". Tha: I dërguari juaj pretendon se ne kemi obligim vizitën e Qabesë për atë që ka mundësi? Tha a.s.,: "E ka thënë të vërtetën"! Tha: Pasha Atë Që të ka dërguar me të vërtetën, as nuk do të shtoj as nuk do të mungoj asgjë nga kjo. Pejgamberi a.s. tha: "Nëse është i sinqertë në atë që thotë, do të hyjë patjetër në Xhenet". (Muslimi 1/41, nr.12.) Transmetohet nga Ebu Ejubi r.a.: "Erdhi një person tek i Dërguari i Allahut a.s. dhe tha: Më udhëzo për një vepër, e cila, nëse i përmbahem, më afron afër xhenetit dhe më largon nga zjarri! Tha a.s.: "Ta adhurosh Allahun dhe të mos I bësh rival askënd, ta falësh namazin, ta japësh zekatin dhe të ruash lidhjet familjare". Kur u largua, Pejgamberi a.s. tha: "Nëse u përmbahet atyre që u urdhërua, do të hyjë në Xhenet"(Muslimi 1/43, nr:13. Në hadithin tjetër transmetohet nga Ebu Hurejrete r.a.: "Erdhi një beduin tek Resulullahi a.s. ,dhe tha: "O i Dërguar i Allahut, më udhëzo për një vepër, së cilës, nëse i përmbahem - do të hyj në Xhenet? Tha: "Adhuro Allahun dhe mos I bëj Atij rival asgjë, fale namazin e obliguar, jepe zekatin e caktuar dhe agjëro ramazanin". Tha: Pasha Atë në dorë të të Cilit është shpirti im, nuk do të shtoj dhe as do të mungoj asgjë nga kjo. Kur u largua, Pejgamberi a.s. tha: "Ai që është i kënaqur të shohë një njeri nga banorët e Xhenetit, le ta shikojë këtë". ( Buhariu 2/506, nr.1333; Muslimi 1/44, nr. 14) Transmetohet nga Xhabiri r.a. se një njeri e kishte pyetur Resulullahin a.s.: "Nëse i fal namazet e obliguara dhe agjëroj ramazanin, punoj gjëra të lejuara dhe largohem prej të ndaluarave e nuk shtoj asgjë prej këtyre, a do të hyj në Xhenet? Tha a.s: "Po", e ai tha: "Pasha Allahun. nuk do të shtoj asgjë nga kjo". (Muslimi 1/44, nr.15)

**Pesë kohët e namazit**

Fjala e Allahut "namazet", pesë kohët e namazit gjatë ditës dhe natës, - namazi i sabahut, i drekës, i ikindis, i akshamit dhe i jacisë. Të gjitha këto namaze janë përmendur në ajetet kuranore. Thotë Allahu xh.sh.:(Shih:Err-Rrum, 17-18 dhe En-Nur, 357).Pesë kohët e namazit të përmendura në këto dy ajete, e argumentojnë këtë me fjalën e Ibn Abasit r.a., që transmetohet nga Ebu Rezin r.a.: Ka ardhur Nafi ibn El-Ezrek tek Abdullah ibn Abazi r.a. dhe e ka pyetur: "A i gjen pesë kohët e namazit të përmendura në Kur'an? Tha: Po, pastaj i lexoi atij:"Lartësojeni



Allahun kur të vij mbrëmja" (namazi i akshamit) "dhe kur të agojë mëngjesi" (namazi i sabahut), "dhe pasdite" (namazi i ikindisë), "dhe ditën" (namazi i drekës), dhe pastaj lexoi Ibn Abasi ajetin tjetër "dhe pas namazit të jacisë. (Bejhekiu në Muxhem El-Kebir, 10/247, nr. 10596; Ibn El-Mundhir në El-Evsat, 2/321, nr. 932) Ka thënë Allahu xh.sh. Shih: El-Isra,78)

Fjala e Allahut "animi i Diellit që fillon nga zeniti derisa të perëndojë, ndërsa "rënia e territ", kjo është koha pas zhdukjes së dritës nga horizonit, është ky urdhër nga Allahu xh.sh. për faljen e namazeve në mes të këtyre dy kohëve të përmendura në këtë ajet, e këto janë: dreka, ikindia, akshami, jacia, dhe fjala e Allahut: "Kur'ani i agimit", që do të thotë koha e sabahut. Është quajtur kështu për shkak se ky namaz është dalluar me lexim të gjatë të Kur'anit, ka vetëm dy reqate, namaz i shkurtë në reqate, po leximi duhet të jetë më i gjatë se në të gjitha namazet e tjera. Mbetet kështu gjithmonë në këtë formë, pra, as nuk shkurtohet në udhëtim dhe as nuk bashkohet me nameze të tjera në raste kur lejohet bashkimi i dy namazeve. (El-Fetava, 21/435) Ky ajet komentohet nga vetë veprimet e Resulullahit a.s. gjatë jetës së tij, i cili falte pesë kohë të namazit, por edhe nga hadithet e shumta të transmetuara, siç ka ardhur në Sahihun e Muslimit nga Abdullah ibn Amri r.a. se Pejgamberi a.s. i përcaktoi kohët e namazit: "Koha e drekës, kur Dielli të kalojë zenitin dhe derisa hija e njeriut të jetë sa gjatësia e tij, derisa të mos hyjë ikindia; koha e ikindisë është derisa të mos zverdhet Dielli; koha e akshamit derisa të humbë drita nga horizonti; koha e jacisë është deri në gjysmë të natës; koha e namazit të sabahut është nga agimi derisa të lindë dielli, nëse lind dielli, mos fal namaz se ai lind ndërmjet dy brirëve të shejtanit". (Muslimi 1/426, nr. 612). (Vijon)

# Aspekti psikologjik i namazit

**Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi**

**Ti lexo atë që të shpallet nga Libri (Kur'ani), fal namazin; vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat....(El Ankebut, 45)**

Të gjitha lëvizjet e jashtme gjatë faljes së namazit janë jokomplete për besimtarin, në qoftë se vetë forma e namazit nuk kompletohet me qëllimin që besimtari dëshiron të arrijë, e ky është përjetimi shpirtëror i pranisë së Allahut të Madhërishëm. Kjo gjendje e lartësuar e besimtarit përjetohet vetëm në momentin e vetëdijes sonë që dëshirojmë para Krijuesit tonë. Mu kjo fuqi shpirtërore e namazit i ndihmon besimtarit në qetësimin e tundimeve dhe presioneve të jetës. Lënia e namazit e kthen njeriun nga "forma më e bukur" (ah'senut-takvim) në "nivelin më të ulët"(esfelus-safilin). Vetëm përmes namazit shpirtrat përkujtojnë besën e paralashtësisë (kontratës në mes Zotit dhe njeriut), që ia dhanë Krijuesit të vet, para se të krijohej bota. Vetëm përmes namazit njeriu kthehet në natyrën e tij, në gjendjen e lashtësisë (fitretullah, e kjo është gjendje e vetëdijes së Krijuesit të vet).

### Abdesi

Abdesi është kusht themelor i njeriut për takimin me Allahun e Madhërishëm. Fjala arabe vudu', e cila përdoret në kuptimin e abdesit, përmban në vete edhe kuptimin e pastërtisë, bukurisë dhe shkëlqesisë. Pra, vetëm me këtë mënyrë, besimtari mund të hyjë në komunikim të jashtëzakonshëm me Krijuesin e tij. E rezultati i këtij komunikimi nuk është asgjë tjetër përveç bukurisë dhe pastërtisë së shpirtrave tanë. Takimi i besimtarit me Allahun e Madhërishëm është i përafërt. Ai nënkupton pastërtinë e trupit dhe shpirtit. Parakusht për pastërtinë e brendshme që arrijmë në namaz, është pastërtia e jashtme, që besimtari e arrin me abdes. Abdesi është gjendje e përgatitjes së besimtarit, që ta pranojë dhe kuptojë dhuratën e Zotit, të dedikuar vetëm për njeriun. Ja pse besimtari e merr Kur'anin në dorë me abdes. Pejgamberi, a.s., ka thënë që Ymeti i tij do të thirren (gurren muhaxhxhelin), për shkak të gjurmëve të abdesit, prandaj abdesi është armë e besimtarit dhe pjesë e besimit. Ajeti kuranor: (Shih: El Bekare, 138), sipas disa komentuesve ka kuptimin që Allahu i Madhërishëm i ka dhuruar pastrim vetëm njeriut, me se e ka dalluar nga të tjerat krijesa. Fjala "sibgah" në versetin e cituar ka kuptimin 'ngjyrosje', 'pastrim'. Pra, Krijuesi ynë na ka pastruar me një shenjë të veçantë të pastërtisë (sibgatullah), e kjo është pastërtia më e bukur, me të cilën kemi ardhur në këtë botë. Abdesi është mundësi dhe gjendje e shkëlqesisë së besimtarit në këtë botë, për të arritur kuptimin e pastërtisë metahistorike të njeriut. Abdesi ka në vete një simbolikë të thellë. Shumë versete e orientojnë vëmendjen tonë në shiun që zbret si bekim hyjnor, mu sikur ka zbritur Shpallja (për këtë arsye në traditën tonë islame është gabim të thuhet "po bie shiu" sepse bereqeti "zbret" e nuk "bie"). Shpallja dhe shiu janë "tenzil", të zbritura, të dërguara poshtë, edhe uji, edhe Shpallja janë të paraqitura si Mëshirë Hyjnore, që i mundësojnë dhe i ofrojnë njeriut jetë, gjallërim. Uji si mëshirë ka veprim serioz, përveçqë pastron trupin, ndikon edhe në shpirtin e njeriut,. Të gjithë e kemi përjetuar fuqinë trupore e shpirtërore pas larjes, nëse jemi të molisur nga puna. Të mos harrojmë se Ejubit, a.s., i ishte urdhëruar që të pastrohej me ujë që gurgullonte

nën këmbët e tij, për t'u shëruar nga sëmundja e rëndë që e kishte kapluar për vite me radhë.

**Dobitë e namazit në kohën e sotme**

Një prej emrave të Allahut të Madhërishëm është edhe Rabb. Përveç kuptimit Zot, ka edhe kuptimin "Edukues" , dhe nga kjo rrjedh fjala "terbije", që e njohim nëpërmes sintagmës "terbijetun-nefs" - edukim i egos. Allahu si edukues zbaton mënyrën e edukimit të drejtpërdrejtë dhe të tërthortë për ne, duke vënë në dukje një qëllim të edukimit të myslimanëve. Qëllimi i drejtpërdrejtë i komunikimit të Tij janë fjalët e Tij: (Shih: El Ankebut, 45) Mjeti me të cilin Allahu i Madhërishëm dëshiron të na tregojë për të na larguar nga të këqijat dhe e neveritura, është namazi. Duke falur namazin, myslimani orientohet nga jeta, pa vese të këqija dhe të neveritshme. Ky është shembull i komunikimit të drejtpërdrejtë dhe i qëllimit të namazit. Mënyra e tërthortë e komunikimit të qëllimit të namazit është shprehur në ajetin kuranor: (Shih: En Nisaë, 103)

Pra, përveç karakterit edukues të namazit, paraqitet edhe komponenti plotësues si mjet ndihmës me të cilin Allahu i Madhërishëm, u tregon besimtarëve rrugën deri në cak. E kjo është lidhja e namazit me "kohë të caktuar". Pra, namazi është shtyllë e Islamit, e përcaktuar me kohë. Katër prej kushteve të Islamit (përveç shehadetit) janë të lidhura me kohë. Agjërimi është obligim në Ramazan, zekati me nisab, haxhi në muajin dhul-hixhe. Duke ua tërhequr vërejtjen myslimanëve për kohën si edukuese, Allahu i Madhërishëm përdor lidhjen e riteve qendrore islame me kohën dhe me atë lidh varshmërinë dhe vlefshmërinë e këtyre obligimeve. Ai që fal namazin e sabahut në kohën e akshamit, namazin nuk e ka të drejtë. Ose, nëse dikush agjëron muajin muharrem në vend të Ramazanit, ka bërë mëkat, apo nëse dikush shkon në haxhillëk në muajin e Ramazanit, nuk mund të ketë ndonjë dobi. Nëse krahasojmë jetën e një myslimani mesatar dhe marrëdhënien e tij me kohën, do të shohim një dallim të madh. Edhe pse namazi që falim, zekatin që japim, Ramazani që agjërojmë, Qabeja që vizitojmë, do të duhej të ndikonin në kuptimin tonë të kohës, si një komponent me të cilin është përcaktuar jeta jonë, vërehet tejet qartë se myslimanët sot janë më të pasaktë në marrëdhëniet me kohën. Me një fjalë, kohët e ibadetit nuk kanë komponentin e edukimit në jetën tonë, jo vetëm që nuk na largojnë nga "të shëmtuarat" dhe "të irrituarat", por nuk kemi arritur as të kuptojmë marrëdhënien reale ndaj kohës. Shkaku për këtë duhet kërkuar në faktin që ibadetet (namazi në radhë të parë) i kryejmë mekanikisht, pa menduar. Në finesa kemi mësuar mekanikën e namazit, e se çfarë ndikimi duhet të ushtrojë namazi tek ne, këtë



nuk e kemi arritur dhe as që mendojmë shumë për këtë.

Njerëzit dëshirat e tyre i orientojnë nga gjërat që u mungojnë. Vlerën e shëndetit njeriu fillon ta çmojë vetëm kur të sëmuret; vlerën e pasurisë kur të varfërohet; vlerën e syrit kur verbohet etj.. Nuk ka belá (fatkeqësi) më të madhe që do t'i gjejë njerëzit, se pyetja para Allahut të Madhërishëm në Ditën e Gjykimit: (Shih: El Haxhxh, 2).Dhe cila është ajo për se do ta lusë Allahun njeriu në këtë situatë, kur Allahu i Madhërishëm vendos që ndonjëri prej nesh (na ruajttë Allahu nga ky përfundim) të përfundojë në zjarr? Kjo është KOHA! (Shih: Ez Zumer, 58) Me fjalë të tjera, në këtë moment njeriu lutet për kohën - amanet të cilin sot e ka me bollëk. Nuk e di çfarë të ka përcaktuar Allahu i Madhërishëm dhe kur do të mbarojë nafaka, prandaj shfrytëzoje duke bërë atë me se Allahu është i kënaqur. Mos e kalo me gjëra prej të cilave nuk ke dobi.

Në hadithin më të saktë që transmetojnë Buhariu dhe Muslimi, Muhamedi, a.s., thotë që namazi i besimtarit me xhemat është më i mirë se namazi individual, 27 herë. Pra, nëse harxhon dhjetë minuta për falje të namazit me xhemat, kjo është sikur të jesh falur 270 minuta (4,5 orë) vetëm. A nuk është ky një shfrytëzim maksimal i kohës, për të cilën sot flasin arsimtarët në shkolla, shefat në punë etj.? Pejgamberi, a.s., na edukon se si, përmes namazit, ta pasurojmë kohën tonë, kështu që nga një minutë e jetës sonë t'i bëjmë 27 minuta dhe në këtë mënyrë kthehemi te karakteri edukues i namazit.

**Veprat e vogla por të vazhdueshme**

Imam Ibnul-Kajjim, në një vepër të tij, pyetjes se cila vepër është më e vlefshmja, i përgjigjet



se kjo varet nga koha në të cilën gjendet njeriu. Nëse zotëron uria (varfëria), atëherë vepra më e mirë (koha e shpenzuar më së miri) është të ushqejë të urituri.

Jetojmë në kohën për të cilën i Dërguari i Allahut, a.s., ka thënë që do të vijë koha kur “as më të diturit tuaj nuk mund të gjenden”, dhe çdo përgjigje konkrete për pyetjen: “Në se ta depozitojmë kohën sot?”, në rend të parë kërkon analizë të thukët të situatës në të cilën gjenden myslimanët sot.

Mungesa e sistemit në jetën e myslimanëve (të cilët do të pengoheshin sikur ta mësonin leksionin për namazin, që e praktikojmë pesë herë në ditë), sjell kaosin në pjesë të madhe të të cilit e kemi shkaktuar ne. Në këtë proces duhet mbajtur në mend që dekadenca e myslimanëve nuk është një proces që ka filluar dje, po një proces i vjetër disa shekuj. Prandaj është iluzore të besohet që zgjidhja e problemit mund të ndodhë brenda një nate. Megjithëkëtë, mund të bëjmë hapin e parë dhe punën tonë të mos e lidhim domosdo me rezultate të menjëhershme. Për këtë qëllim, secili prej nesh duhet të analizojë veten dhe situatën në të cilën gjendet. Lidhur me kuptimin e realitetit, do të vijmë në përfundime të ndryshme - se për çfarë duhet ta shfrytëzojmë kohën. Por rëndësinë e pasjes së “frymës së gjatë” në këtë rrugë, duhet ta vëmë në plan të parë detyrimisht dhe pandërprerë. Pyetjes drejtuar Aishes dhe Ummu Selemes: “Cila ka qenë vepra më e dashur e Pejgamberit,a.s.,? i janë përgjigjur: “Një vepër e vogël, por e vazhdueshme’”. Njerëzit që humbasin çdo mundim për namaz, si shkas i pasimit të epsheve të tyre, do të përjetojnë dështim të plotë në këtë botë. Në Kur’anin fisnik thuhet (Shih: Merjem, 59)

Duke parë të këqijat e sotme që rrethojnë njeriun në botën e diturive moderne, shohim se jeta shpirtërore e njeriut janë e vetmja shpresë dhe shpëtim në këtë shthurje të përditshmërisë, në mes qëllimeve që ofron kjo kohë dhe mundësive reale të njeriut. E jeta shpirtërore në Islam bazohet në fuqinë shpirtërore në namaz. Dobitë e namazit janë të shumta në vërdallat e kohës së sotme. Profesor Nasr, në veprat e tij ka shënuar një mendim të shkëlqyeshëm. Ai vëren problemet që shkakton njeriu modern duke harruar dimensionin transhendent të jetës. Burgosjen e qenies së tij në kafazin e botës materiale dhe kufizimin e horizontit të tij në aspektin thjesht trupor, mund t’i zgjidhë vetëm me njohjen se njeriu është i pavdekshëm, ndërsa inteligjenca e tij është krijuar për të arritur tek Gjithëkrijuesi Absolut.

Për të kuptuar realisht mendimet e cekura, mund të na ndihmojnë klithmat e zëshme, si dhe pyetjet: Çfarë mund të kënaqë sot shpirtin tonë në këtë botë të formave, dhe çfarë mund të plotësojë boshllëkun? Namazi, pa dyshim, e ndihmon njeriun që të lirohet nga burgu i ekzistencës materiale, duke e kthyer në lashtësinë e tij.

Nëse njeriu dëshiron përsosuri shpirtërore, duhet të hyjë në formën që shpreh gjendjen e tij shpirtërore. Në këtë botë të formave, pa shpirtëroren, njeriu është pa kokë. Mjerisht, sot në botën moderne njeriu me diturinë e tij nuk e pushton natyrën, por e humb veten dhe botën e tij të vetme autentike. Njeriu sot gjithnjë e më shumë ndihet i vetmuar, i humbur, pa shpirt e kuptim, i mbushur me shpresa dhe iluzione të rrejshme. Mund të themi se njeriu sot më së shumti vuan nga mungesa e shpirtërores. Për këtë arsye Profesor Nasr thotë se njeriu duhet të jetë përherë në namaz, sepse në këtë mënyrë vendos harmoninë në mes njeriut dhe tokës. Në të vërtetë, njeriut të sotëm të depersonalizuar, namazi ia kthen integritetin që ia ka shkatërruar kultura moderne. Namazi e përmbledh njeriun në bindje kozmike ndaj Allahut të Madhërishëm. Kështu Kur’ani fisnik thotë: (Shih: El Bekare, 116 dhe En Nur, 41)

**Të jesh namazli në ditët e sotme, do të thotë të jesh me Zotin**

Nëse Dielli, me lindjen dhe perëndimin e tij, i nënshtrohet Krijuesit të vet, edhe secili njeri në nivelin biologjik i nënshtrohet Krijuesit, p.sh. me lindjen dhe vdekjen e tij, në çdo frymëmarrje të tij. Prandaj, është e natyrshme që njeriu t’I nënshtrohet me vetëdije Krijuesit të tij në jetën e vet. Nuk është e natyrshme që të mos i nënshtrohet, sikurse nuk është e natyrshme që njeriu të mbyllë gojën e hundën për të mos marrë frymë.

Namazi e mbron njeriun në këtë botë të dukshme nga të gjitha adhurimet që nuk janë



transhendentale. Allahu xh. sh. ka mbjellë në zemrën e secilës qenie njerëzore mallëngjimin për transhendencë. Prandaj, ai që fal namazin, i bën sexhde vetëm Allahut të dashur.

Natyrisht, njeriu në dynja ndodhet në mes dashurisë ndaj Allahut dhe ndaj kësaj bote. Pra, njeriu ballafaqohet me një luftë të brendshme. Ai ka mundësinë për të zgjedhur në mes lirisë dhe humbjes së vetvetes. Duke liruar shpirtin e tij nga barra e kësaj bote, musal-liu liron vetveten.

Në Kur'anin fisnik përmendet shpirti me frymëzim të dyfishtë, për të keqen dhe ndjenjën e afërsisë me Zotin(Shih: Esh Shems, 7-8)

Dynjaja e thërret shpirtin që të pasojë epshet. Shpirti i namazliut e thërret njeriun në të mirën, prandaj namazi na ndihmon për të hyrë në një botë reale krejt tjetër, e cila përbëhet nga tri nivele:

1. Niveli i përkujtimit (në namaz duke përmendur Allahun, ne përkujtojmë pozitën tonë reale në këtë botë);
2. Niveli i udhëheqjes së kohës (namazi kryhet në kohë të përcaktuar saktë);
3. Aspekti shoqëror dhe ai individual që arrihen me namaz (me namaz arrijmë jo vetëm dobi individuale, sikur u theksua më sipër, por me namazin e përbashkët ne mësohemi me jetën shoqërore).

Për këtë arsye, të jesh namazli në ditët e sotme, do të thotë të jesh me Zotin e dashur, të shfrytëzosh në mënyrë të drejtë kohën që është në dispozicion, të kontrollosh dashurinë ndaj pasurisë, t'i zhvillosh ndjenjat e dashurisë ndaj të tjerëve. Në këtë dritë na zbulohet edhe kuptimi i versetit kuranor: (Shih: El Ankebut, 45)

Përkujtimi në namaz është shprehja më e lartë e bindjes dhe nënshtrimit ndaj Krijuesit tonë.

Namazi ka edhe fshehtësitë e tij, të cilat i arrijnë vetëm besimtarët e sinqertë. Qëndrimi në këmbë (kijam), përulja (ruku') dhe sexhdeja janë pjesë përbërëse të namazit, por edhe ibadete në vete. Këto kanë vazhdimësinë që nga Ademi, a. s., e deri te Muhamedi, a.s.. Shejtani është vazhdimisht në pritë për ta larguar njeriun nga sexhdeja dhe nga namazi, i nxitur nga zilia se namazliu do të bisedojë me Allahun e Madhërishëm. Për këtë arsye njerëzve u tërhiqet vërejtja që të kërkojnë shpëtim në sexhde: (Shih: El Haxhxh, 77 dhe El Hixhr, 98-99)

Siç thotë Pejgamberi, a.s., namazi është miraxh i besimtarit, ngritje unikale shpirtërore e njeriut në këtë botë. Me namaz njeriu anon nga njohja e vetvetes, ndërsa pa namaz bie në greminat e kurtheve të dynjasë. Rrugë tjetër nuk ka - ngritje ose rënie. Është vështirë të paraqiten me dituri e me fjalë fshehtësitë e namazit. Përvoja e secilit namazli është e veçantë dhe vetëm e tij. Mesazhi i Kur'anit fisnik është preciz dhe i saktë për secilin individ (Shih:E'A'ëla, 14-15)

# Zekati, ky obligim i harruar

**Mr. Ejup Haziri**

**Pjesa e Zekatit, të cilën e marrin të varfrit, shton dhe rrit fuqinë e blerjes, e kjo do të reflektonte edhe tek të pasurit, për arsye se rriten kërkesat dhe duhet të shtohet edhe prodhimi i tyre, dhe po të mos ishte e dedikuar ajo pasuri, kërkesat do të ishin më të vogla. Ajo pasuri e dedikuar tek të varfrit, kalon përsëri tek të pasurit, për shkak se ata e kanë fuqinë prodhuese dhe të varfrit harxhojnë shumën e dedikuar për gjëra të domosdoshme.**

**Hyrje**

Çështjes së Zekatit do t'i përkushtohemi me disa tema që do të publikohen njëra pas tjetrës, për shkak se ky obligim, që njëherazi është shtylla e tretë e Islamit, është anashkaluar dhe është harruar nga myslimanët, ndonëse, për nga vlera, nuk është hiç më pak sesa namazi, po praktikimi i tij është shumë larg nga ai i namazit.

Mosnjohja e masës me këtë obligim, mosinformimi i mjaftueshëm nga ana e atyre që janë përgjegjës, apo mosgatishmëria e njerëzve për të nxjerrë zekatin, - mund të jenë disa prej shkaqeve dhe arsyeve për mos-aplikimin e këtij obligimi. Prandaj, një trajtim i detajuar për dhe rreth Zekatit, shpresoj se do të ishte i mirëseardhur dhe i nevojshëm.

**Përkufizimi i Zekatit**

Fjala zekat në kuptimin etimologjik ka disa kuptime: 'shtim', 'pastrim', 'lavdërim' dhe 'begati'.[1] Të gjitha kuptimet e Zekatit në kuptimin etimologjik, i përmban ky ajet: "Merr prej pasurisë së tyre (të atyre që pranuan gabimin) lëmoshë, që t'i pastrosh me të dhe t'u shtosh (të mirat)..." (Et-Tevbe, 103). Zekati e pastron nga mëkatet atë që e jep, dhe ia shton shpërblimin dhe pasurinë atij që e jep.Ndërsa në kuptimin terminologjik, ka këtë kuptim: Pronësia e një pjese të caktuar të pasurisë për atë që e meriton t'i jepet, me kushte të caktuara (të veçanta).[2]

**Obligimi i Zekatit**

Zekati u bë obligim në vitin e dytë të hixhretit, dhe ky obligim vërtetohet me ajete kuranore, me thënie profetike dhe me koncensus të dijetarëve myslimanë. Për sa i përket Kur'anit, për Zekatin thuhet: "Dhe ata që në pasurinë e vet kanë ndarë një pjesë të caktuar. Për lypësin dhe për nevojtarin që nuk lyp". (El-Mearixh, 24-25). I Dërguari i Allahut kishte thënë se Islami është ngritur mbi pesë shtylla, njërën prej tyre e kishte përmendur Zekatin. Në një rast tjetër kishte theksuar: "Jam urdhëruar të luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se unë jam i Dërguari i Allahut, derisa ta falin namazin dhe të japin zekatin, e nëse këtë e bëjnë, atëherë ata kanë të garantuar prej meje gjakun dhe pasurinë e tyre".[3]

Dijetarët janë pajtuar që zekati është njëri nga obligimet e fesë islame, i cili duhet të kryhet domosdo nga ai që i plotëson kushtet.

**Roli i Zekatit në Islam**

Zekati është shtylla e tretë në Islam, pas dëshmisë dhe namazit, që njëherazi është prej pesë themeleve të Islamit, bazuar në hadithin: "Islami është ngritur mbi pesë shtylla; dëshmia se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, shkuarja në haxh dhe agjërimi i ramazanit".[4]

Obligimi i Zekatit është i ngjashëm me obligimet e tjera, si, fjala vjen, namazi, agjërimi apo haxhi, prandaj roli dhe pozita e tij është sikurse e adhurimeve thelbësore të sipërpërmendura.

Shokët e të Dërguarit të Allahut ia kishin dhënë atij betimin se do ta kryenin këtë obligim të rëndësishëm. Ndërsa mohuesve të Zekatit Ebu

Bekri u kishte shpallur luftë të hapur duke thënë: "Për Allahun, do të luftoj kundër atyre që kanë bërë dallim ndërmjet namazit dhe zekatit".

Obligimi i Zekatit është kategorik. Ai që e mohon, është jobesimtar. Ai, pas namazit, është ibadeti më i vlefshëm. Mëkati i atij që nuk jep zekat, është i madh.[5]

**Në 82 vende krahas namazit**

Në Kur'an, Zekati ka ardhur krahas namazit, në një numër të konsiderueshëm të ajeteve, dhe kjo lë të kuptohet se vlera e Zekatit është sikurse ajo e namazit. Zekati, krahas namazit, ka ardhur në Kur'an i përsëritur hiç më pak se 82 herë, saqë nganjëherë lexuesin e bën të mendojë sikur këto dy obligime të rëndësishme të jenë një tërësi. Mjafton të sjellim ndonjë argument që e dëshmon për këtë: "Kryeni faljen (namazin) dhe jepeni zeqatin...". (El-Bekare, 110).

Gjërave që janë me rëndësi, Krijuesi u ka kushtuar vëmendje të posaçme në librin e Tij, e kjo vërehet qartë në përsëritjen e atyre gjërave në vende të shumta në Kur'an. Prej tyre është edhe Zekati, të cilin (këtë obligim) Krijuesi e përsërit shpesh, me qëllim që njerëzit të mos e harrojnë dhe as të mos anashkalojnë këtë obligim madhor e sublim.

**Urtësia e Zekatit**

Dallimet në furnizime, punë e fitime në mes njerëzve janë çështje normale. Këtë e përmend edhe Kur'ani: "Allahu favorizoi disa prej jush mbi disa të tjerë në furnizim". (En-Nahl, 71). Allahu na dalloi ne në furnizime, mirëpo të pasurve ua bëri obligim që t'ua japin të varfërve të drejtën e tyre të përcaktuar, bazuar në fjalët e Krijuesit: "Dhe në pasurinë e tyre kishin përcaktuar të drejtë për lypësin dhe për të ngratin (që ka nevojë por nuk lyp)." (Edh-Dharijat, 19)

Obligimi i zekatit është prej metodave më të mira për eliminimin e favorizimeve të ndryshme dhe për të zhdukur barrierat e ndryshme në mes shtresave të njerëzve. Me zekat arrihet një lloj baraspeshe në mes shtresave të ndryshme në furnizime, kështu që të varfrit dhe skamnorët nuk mbesin në gjendjen e tyre të mjerueshme, po statusi i tyre ndryshon, e kjo kontribuon në luftimin e varfërisë dhe eliminimin e saj.

Zekati është një ndihmë modeste ndaj të varfërve dhe nevojtarëve, që u ndihmon dhe u ofron atyre kushte më të mira jetësore, e kjo do të kontribuonte në ruajtjen e shoqërisë nga sëmundja e varfërisë dhe në ruajtjen e shtetit nga degradimi e dobësia

Zekati është pastrim i shpirtit nga sëmundja e koprracisë, e mëson besimtarin të japë e të shpenzojë kurdo që të jetë e nevojshme, e kjo ndikon në realizimin e një ekuilibri shoqëror në mes të varfërve dhe të pasurve, sikurse që ndikon edhe në realizimin e një dashurie



vëllazërore në mes kolektivit dhe për një afrimi në mes shtresave të njerëzve.[6]

**Synimet e Zekatit**

Zekati është lidhje fetare në mes robit dhe Zotit të tij, nga njëra anë, dhe në mes tij dhe shoqërisë që jeton në të, nga ana tjetër. Zekati paraqet një falënderim të posaçëm ndaj Allahut për dhuntitë dhe të mirat që i janë dhuruar njeriut nga Krijuesi i tij. Përmes nxjerrjes së Zekatit, njeriu e kupton se ai është një pjesë e shoqërisë, gëzohet për gëzimin e shoqërisë dhe hidhërohet për hidhërimin e saj; ai i ngjan një trupi të vetëm, që, nëse një pjesë e tij ankohet, atëherë ankesën e bart i tërë trupi, kështu që nëse ndokush ankohet, ai s'mund të jetë i lumtur, prandaj, përmes Zekatit, shoqëria bëhet si një trup i vetëm, i bashkuar dhe i solidarizuar.

Zekati ka synime të shumta, qofshin ato synime personale apo shoqërore, e ne këtu do të paraqesim disa prej tyre:

**Synimet fetare të Zekatit**

Kur'ani e përshkroi shumë mirë synimin e Zekatit në vetëm dy fjalë, që janë: pastrimi dhe shtimi i të mirave. I Madhërishmi tha: "Merr prej pasurisë së tyre (të atyre që pranuan gabimin) lëmoshë, që t'i pastrosh me të dhe t'u shtosh (të mirat)..." (Et-Tevbe, 103). Zekati është pastrim për mëkatet, shtim për të mirat e atij që e nxjerr atë, dhe pastrim nga koprracia.[7]



Zekati konsiderohet ilaç i çmuar për dëshira dhe sëmundje që janë në vetë njeriun, si koprracia, lakmia e asaj që posedon, dëshira e tij përballë të tjerëve për shtimin e pasurisë. Në këtë kontekst Kur'ani ka theksuar: "...njeriu është dorështrënguar". (Kur'ani, Isra, 100) "... koprracia është e pranishme ndër njerëz..." (En-Nisa, 128)

Dhënësi i Zekatit e largon veten nga koprracia në shpëtim, siç ka thënë i Madhërishmi: "...Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar." (Hashr, 9) "...e kush i ruhet lakmisë së vetvetes, të tillët janë të shpëtuarit". (Et-Tegabun, 16).

Dijetari i njohur Jusuf Kardavi thotë: "Zekati, siç realizon pastrimin e shpirtit, realizon edhe lirinë e vetë njeriut, për faktin se ai e liron nga robërimi, nga lidhja me pasurinë dhe nënshtrimi ndaj saj, e nga prangat e kësaj robërie është lidhja e tij me dinarin dhe dërhemin, e Islami kujdeset me tërë potencialin që myslimani të jetë rob ndaj Allahut të vetëm, e jo rob ndaj diçkaje tjetër".[8]

**Synimet shoqërore**

Njeriu si krijesë shoqërore, është i privilegjuar nga nderimet e Zotit për të. Krijuesi thotë: "Ne vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit), u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata (i lartësuam) ndaj shumicës së krijesave që Ne krijuam". (El-Isra, 79). Nëse njeriu në Islam e ka këtë nder dhe këtë pozitë, atëherë nuk do të ishte e çuditshme që ky legjislacion të kujdeset për nevojat dhe detyrimet e njeriut, duke realizuar kërkesat e tij.

Kur e jep pjesën e tij të pasurisë së kërkuar, i pasuri ndien se ai është pjesë e shoqërisë ku jeton, dhe e kupton rolin e tij të rëndësishëm në lumturinë e të tjerëve; e marrësi i zekatit e kupton se edhe ai është anëtar i shoqërisë dhe gëzohet që nuk është anashkaluar nga shoqëria. Kjo, përveç ndihmës, ndikon edhe në solidarizimin dhe vëllazërimin në mes njerëzve, pa marrë parasysh shtresat e tyre, sikurse që ndikon në shuarjen e urrejtjes dhe zilisë në mes të varfërve nevojtarë dhe të pasurve në bollëk. Islami bën vëllazërimin e tyre, pa shikuar pikëpamjet e tyre shoqërore: "S'ka dyshim se besimtarët janë vëllezër..." (El-Huxhurat, 10). Përmes Zekatit, i varfri dëbon varfërinë, borxhliu lirohet nga borxhi i tij, e ai që s'ka mundësi të punojë, mund të jetojë një jetë të qetë. Kështu, skamnorët, të varfrit dhe nevojtarët mund të ndiejnë se një pjesë e të pasurve (zekati) është pjesë e tyre në kushte nevojës dhe domosdoshmërisë.

**Synimet ekonomike**

Zekati është pastrim i pasurisë së atij që e nxjerr atë, dhe njëkohësisht është shtim. Në këtë kontekst i Dërguari i Allahut thoshte: "Nëse e nxjerr zekatin e pasurisë tënde, tashmë ke larguar dëmin nga vetja jote". Pasuria duhet të pastrohet, e zekati i nxjerr dhe e pastron atë, e pasuria e dedikuar për Zekat, nëse nuk nxirret, ajo është peng.

Pjesa e Zekatit, të cilën e marrin të varfrit, shton dhe rrit fuqinë e blerjes, e kjo do të reflektonte edhe tek të pasurit, për arsye se rriten kërkesat dhe duhet të shtohet edhe prodhimi i tyre, dhe po të mos ishte e dedikuar ajo pasuri, kërkesat do të ishin më të vogla. Ajo pasuri e dedikuar tek të varfrit, kalon përsëri tek të pasurit, për shkak se ata e kanë fuqinë prodhuese dhe të varfrit harxhojnë shumën e dedikuar për gjëra të domosdoshme. Kjo, në aspektin ekonomik, do t'i afronte shtresat e shoqërisë dhe do t'i zhdukte barrierat e mëdha në mes shtresës së pasur dhe asaj të varfër.

(1)Zuhejli, Vehebeh, El-Fikh'ul Islamij ve edil-letuhu, bot. IV-të, Dar'ul Fikr, Damask-Siri,vëll. III, f. 152.(2)Xhezairi, Abdurrahman, El-Fikh'u ale'l Medhahibi'l Erbeati, El-Mektebu'th Thekafij, Kairo-Egjipt, vëll. I, f. 451.(3)Buhariu në Sahihun e tij, nr. 25; Muslimi në Sahihun e tij, nr. 22.(4) Buhariu në Sahihun e tij, nr. 7; Muslimi në Sahihun e tij, nr. 21; Tirmidhiu në Sunenin e tij, nr. 2534. Hadithi është autentik. (5)Tuhmaz, Abdulhamid Mahmud, Fikhu Hanefi, Sira Prishtinë, 2008, f. 425.(6)Zuhejli, Vehebeh, El-Fikh'ul Islamij ve edil-letuhu, vëll. III, f. 154-155.(7)F. 17-18.(8)Kardavi, Jusuf, Atharu'z Zekati fi'l Efradi ve'l Muxhtemiat. Ebhath Mu'temeru'z Zekat, el-Mexhmuatu'th Thanijetu, bejtu'z zekat, Kuvejt,1984, f. 115.



# Të drejtat dhe obligimet financiare

**Dr. Islam Hasani**

**Të drejtat në Islam nuk janë absolute, veçse ato duhet të ushtrohen në atë mënyrë që të mos dëmtojnë të drejtën e askujt.**

Fjala Hakk, prej së cilës rrjedh termi "e drejta", gjuhësisht do të thotë: e drejtë, e vërtetë, autentike, valide, e konfirmuar si e vërtetë, detyrim dhe obligim. Sipas juristëve, kuptimi i saj është përshkrim i pranuar sipas Sheriatit, i cili i jep dikujt të drejtë dhe obligon me një obligim a detyrë. Dhe nuk ekziston ndonjë e drejte a obligim pa pasur argument për të në bazat e Sheriatit.

Ekzistojnë të drejta dhe obligime të ndryshme për secilin njeri. Njeriu është nën detyrime për t'i përmbushur obligimet ndaj Allahut të Madhërishëm, ndaj vetes së tij, ndaj shoqërisë dhe ndaj natyrës fizike dhe mjedisit. Ai duhet t'i përmbushë obligimet e caktuara nga Zoti dhe, në të njëjtën kohë, atij i janë dhënë disa të drejta. Shoqëria si tërësi është e obliguar që t'i respektojë të drejtat e secilit individ pa i cenuar të askujt. Njeriut i është dhënë e drejta për t'i shfrytëzuar pasuritë e tokës për të mirën e tij, po në të njëjtën kohë ai është i obliguar të kujdeset për to pa i dëmtuar. Ai duhet t'i përdorë ato në mënyrën më të mirë, pa dallim nëse ato janë gjallesa apo minerale. Bazuar në të drejtën biznesore, sipas ekonomisë islame ekzistojnë rregulla dhe kushte në kontratë për t'i eliminuar mundësitë e cenimit të së drejtës të njërës palë ndaj tjetrës. Gjithashtu është ndaluar çdo lloj tregtie në të cilën të lihet anash e drejta e njërës palë.

Të drejtat në Islam nuk janë absolute, veçse ato duhet të ushtrohen në atë mënyrë që të mos dëmtojnë të drejtën e askujt. Tema është shumë e gjerë, po përqendrimi në këtë pjesë do të jetë rreth së drejtës dhe obligimeve financiare.[1]

**Të drejtat financiare dhe jofinanciare**

Të drejtat e njerëzve mund të ndahen në të drejta financiare dhe jofinanciare. Të drejtat financiare kanë të bëjnë me pasurinë dhe shërbimet që dalin nga ajo pasuri, apo të drejtat që dalin nga transaksionet komerciale. Për shembull, banuesi ka të drejtë të qëndrojë në shtëpinë për të cilën e ka paguar qiranë, por në të njëjtën kohë ka obligim që të kujdeset për të. Të drejtat jofinanciare janë ato të drejta që nuk kanë të bëjnë me pasurinë: e drejta e shprehjes, e drejta e jetës së lirë, e drejta e prindërve si prindër, etj..

**E drejta ekonomike mbi personat dhe mbi pasurinë**

Të drejtat dhe obligimet ekonomike që kanë njerëzit, përfshin edhe të drejtat mbi apo për persona të tjerë dhe të drejtat mbi pasurinë. Të drejtat që kanë mbi persona të tjerë janë ato të drejta, të cilat Sheriati i ka caktuar për një person mbi tjetrin. Këto të drejta mund të ushtrohen kur kanë të bëjnë me disa aktivitete ekonomike. Për shembull, palët në një kontratë të shitjes, janë të obliguar për shkëmbim të një produkti të shitur e të çmimit, dhe në kontratën e qiradhënies (lizingut) apo punësimit - punëtori është i obliguar t'i ofrojë shërbimet e kërkuara, kurse punëdhënësi obligohet ta paguajë punëtorin. Po ashtu, kredimarrësi është i obliguar të paguajë borxhin e tij, për të cilin ka deklaruar në fillim të kontraktimit. E drejta mbi persona të tjerë mund të ushtrohet edhe duke shmangur disa aktivitete, për shembull, marrësi i depozitave (një person juridik a fizik) është i obliguar të mos



keqpërdorë pasurinë e depozituar tek ai. E drejta dhe obligimet mbi pasurinë, kanë të bëjnë vetëm me pasurinë. Kjo është e lidhur drejtpërdrejt me pronarin e asaj të drejte dhe me vetë pasurinë. E drejta e pronësimit i lejon personit që ta përdorë pasurinë, dhe e drejta e garantuesit është që të garantojë me pasurinë dhe ta bllokojë atë derisa të përfundojë borxhi.

**Karakteristikat e së drejtës ekonomike mbi personat dhe mbi pasurinë**

E drejta mbi pasurinë është e shoqëruar vetëm me pasurinë dhe nuk është ndonjë obligim mbi diçka tjetër, aty ku gjendet ajo pasuri, aty është edhe e drejta dhe obligimi mbi atë pasuri. Për shembull, pronari të cilit i është uzurpuar apo vjedhur një pasuri, ka të drejtë ta kërkojë atë pasuri si të tijën, edhe nëse uzurpatori ia ka shitur atë një pale të tretë. Përkundrazi, e drejta për personin ka të bëjë vetëm me personin i cili është i obliguar, dhe nuk mund të kërkohet nga dikush tjetër. Për shembull, kredidhënësi mund të kërkojë borxhin e tij nga kredimarrësi, por jo edhe nga persona të tjerë, edhe nëse ata janë të afërm të kredimarrësit. Por kredimarrësi mund ta kërkojë borxhin nga garantuesit a personat tek të cilët është transferuar borxhi.[2] Të drejtat dhe obligimet që kanë të bëjnë me pasurinë, pushojnë kur pasuritë shkatërrohen ose harxhohen. Për shembull, nëse një produkt i shitur shkatërrohet në duart e shitësit, para se ai të kalojë në pronësinë e blerësit, kontrata bëhet e pavlerë dhe nuk mund të kërkohet asgjë nga ajo kontratë. Nëse një shtëpi, e marrë me qira, digjet, e drejta e qiramarrësit për të qëndruar në atë shtëpi përfundon.

Të drejtat dhe obligimet që kanë të bëjnë me persona, kanë tjetër trajtim. Obligimet e personave nuk kushtëzohen nga ekzistimi i produktit në fjalë. Për shembull, e drejta e huadhënësit mbi huanë e dhënë nuk përfundon nëse paratë e dhënë hua humbin ose shkatërrohen në dorën e huamarrësit. Kjo për shkak se e drejta dhe obligimet e palëve kanë të bëjnë me persona e jo me pasuri.

**Ndarja e të drejtave dhe obligimeve të njerëzve**

Të drejtat dhe obligimet e njeriut ndahen në dy grupe: 1. të drejtat që mund të eliminohen në krahasim me ato që nuk mund të eliminohen dhe 2. të drejtat e trashëguara dhe jo të trashëguara.

1. Të drejtat dhe obligimet që mund të eliminohen në krahasim me ato që nuk mund të eliminohen

Të gjitha të drejtat e njeriut ose të drejtat private të tij mund të eliminohen, përveç në disa raste. Të drejtat dhe obligimet që kanë të bëjnë me të ardhmen, nuk mund të eliminohen, sepse ato nuk kanë ardhur nuk ekzistojnë ende. Të drejtat dhe obligimet që kanë të bëjnë me personin si një individ, nuk mund të eliminohen. P.sh., e drejtat dhe obligimi i babait për pakujdesje ndaj fëmijëve, nuk mund të eliminohet. Të drejtat dhe obligimet, të cilat, nëse do të eliminoheshin, do të afektonin të tjerët, në këto raste nuk lejohet të eliminohen këto obligime. P.sh., e drejta e personave për të mbajtur pasurinë e tyre në pronësi në mënyrë që pasuria të ketë zotërinë e vet, i cili është përgjegjës për çdo gjë që del nga ajo pasuri.

2. Të drejtat e trashëguara dhe jo të trashëguara

Dijetarët pajtohen se të drejtat dhe obligimet që kanë për qëllim garantimin, janë të trashëguara. P.sh., një produkt i shitur mund të mbahet nga trashëgimtarët e shitësit derisa ta bëjë blerësi pagesën, sipas marrëveshjes, dhe garantuesit mund të mbahen përgjegjës nëse pagesa nuk bëhet ashtu siç është paraparë në marrëveshje. Të drejtat dhe obligimet kur bëhet fjalë jo për produkte dhe shitjen e tyre, por për shërbime të cilat dalin nga produktet e caktuara, - nuk janë të trashëgueshme dhe përfundojnë me vdekjen e personit, trashëgimtarët mund të vazhdojnë me të njëjtat kushte, por për këtë kërkohet marrëveshje e re dhe pajtueshmëri nga të dyja palët.

(1) Muhammad Yusuf Salim, A handbook on Fiqh for Economist, Kuala Lumpur: IIUM, 2005, f. 75 (2)Razali Hj Nawawi, Islamic Law on Commercial Transactions, Kuala Lumpur: CT Publications, 1999, f. 35.




# KATARI

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Katari, si një shtet i mbështetur në sistemin e monarkisë, është gadishull (siujdhesë) në mes të bregut perëndimor të Gjirit Persik, që përmes kufijve tokësorë lidhet me Arabinë Saudite, si dhe prej shteteve fqinje të tij llogariten Emiratet e Bashkuara Arabe, Bahrejni dhe Irani. Shtetin e Katarit e përbëjnë disa ishuj, nga të cilët më të rëndësishmit janë: Halul, Shira'awah dhe Eshat. Terreni i vendit ka një sipërfaqe të hapur shkëmbore, të mbështjellë me disa kodra e kodrina në zonën e El Duhanit- në perëndim dhe prej zonës së malit Fuwairit - në veri. Ky terren karakterizohet nga pellgje, gjire dhe zona të ulëta, që vendësit i quajnë Rijad – kopshte, të cilat janë të vendosura në pjesët veriore dhe qendrore, që konsiderohen prej zonave më pjellore, të pasura me bimë natyrore. Kuptimi i fjalës Katar lidhet me të foljes 'Katare', që do të thotë 'pikon', 'rrjedh', 'kullon'. Pra, ky vend është quajtur kështu, sepse në të kaluarën ka qenë i njohur për dendësi të madhe të të reshurave atmosferike[2]. Sipërfaqja e tërësishme e vendit arrin afërsisht deri në 11.437 $km^2$ dhe e tëra i takon zonës tokësore. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin deri në 60 km. Shteti i Katarit kufizohet vetëm me një shtet fqinj, që është Arabia Saudite, nga jugu, me një gjatësi prej 60 km, ndërsa vija bregdetare e vendit, që është Gjiri Persik, ka një gjatësi prej 563 km. Pika më e ulët në shtetin e Katarit është në nivelin të detit, që janë brigjet bregdetare të Gjirit Persik – Arabik, kurse ajo më e larta ndodhet në majat e malit Kurejn Ebul Bavil, që arrin lartësinë deri në 103 metra mbi nivelin e detit. Bazuar në të dhënat e vitit 2007, shteti i Katarit ka gjithsej 5 aeroporte, 3 prej tyre janë të asfaltuara, kurse 2 të paasfaltuara. Përderisa Katari ka dalje në Gjirin Persik, aty ka edhe dy porte të njohura, si porti Doha dhe porti Re'su Lafan[3]. Shteti i Katarit ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve dhe kolegjeve më të njohura në vend, janë: Universiteti i Katarit, Kolegji Katar i Atlantikut të Veriut, Universiteti Katar i Stendenit, Universiteti Veriperëndimor në Katar, Akademia për Përsosmëri të Sportit dhe Universiteti i Arsimit Profesional në Katar, etj.[4]

**Të dhëna statistikore[1]:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Qatar.
- Emri zyrtar: Shteti i Katarit.
- Sistemi i qeverisjes: Imaret trashëgues kushtetues (monarki absolute).
- Sipërfaqja: 11,437 $km^2$.
- Numri i banorëve: 1.699.435 (2010).
- Dendësia: 76 (banorë në 1 $km^2$).
- Feja: Myslimanë 98%, të krishterë dhe besime të tjera 2%.
- Kryeqyteti: Doha (konsiderohet qyteti më i madh në vend).
- Qytete të tjera: El Duhan, Umu Seid, El Hur, El Rej-jan, El Guvejrije etj..
- Grupet etnike*: Arabë 40%, pakistanezë 18%, indianë 18%, iranianë 10% dhe të tjerë 14%.
- Gjuhët kryesore: Arabe ( gjuhë zyrtare) dhe gjuha angleze.
- Njësia monetare: (1.00 QAR = 0.19 EUR).
- Data e pavarësisë: 3 shtator 1971 (nga Britania e Madhe).
- Festë kombëtare: 3 shtator 1971 (dita e pavarësisë).

DOHA: Si kryeqytet i shtetit të Katarit ka një popullsi 400.051 (2005). Ky qytet bie në mes të bregut lindor të gadishullit të Katarit në bregun e Gjirit Persik. Qyteti Doha është themeluar në vitin 1686. Qyteti Doha është i njohur edhe nga një numër i konsiderueshëm i xhamive dhe ndërtesave moderne. Gjithashtu, kanali i njohur arab televiziv "Al Jazeera" selinë e ka në Doha. Katari zë vendin e dytë a të tretë në botë si eksportuesi më i madh i gazit natyror, me burimet në fushën e gazit në veri, që është një nga fushat më të rëndësishme të gazit në botë[5].

**Historia e Katarit**

Zbulimet arkeologjike, gërmimet, mbishkrimet dhe koleksionet e rralla nga copat e qeramikës të punuara me dorë, që janë gjetur në pjesë të ndryshme të vendit, tregojnë se trualli i Katarit ishte i populluar qysh në mijëvjeçarin e katërt



(para erës sonë). Katari ishte përmendur nga historiani grek Herodoti, në shekullin V p.e.s.. Gjithashtu gjeografi i njohur, Ptolemeu, këtë vend e kishte futur brenda hartës së tij të quajtur "Harta e Botës Arabe", Dhe e kishte quajtur "Kitar" apo "Katar", që besohet të jetë një vend në Katar që sot quhet "Zubara", të cilin e themeloi Al ibn Ali El Utub dhe në atë kohë ky vend pati fituar famë si një nga portet më të rëndësishme tregtare në Gjirin Persik. Katari ka luajtur një rol të rëndësishëm në qytetërimin islam, atëherë kur banorët e tij patën marrë pjesë në formimin e flotës së parë detare, e cila ishte mobilizuar për të transportuar ushtritë islame gjatë luftërave çlirimtare islame. Qyteti Zubara, që shtrihet në veriperëndim të gadishullit të Katarit, asokohe ishte nga qytetet kryesore. Në shekullin XVI, shumica e rajoneve të Gadishullit Arabik ,duke përfshirë edhe Katarin, iu nënshtruan sundimit të Perandorisë Osmane, që zgjati për rreth katër shekuj. Në fillim qenë vendosur në Zubara, në veri të gadishullit të Katarit, pastaj u transferuan në Doha të zonës El Bed'u, të udhëhequr nga Shejh Muhammed ibn Thani, i cili bashkoi fiset nën udhëheqjen e një prijësi. Më pastaj, nga mesi i shekullit XIX, Katarin e sundoi familja Al Thani, e cila mori emrin e familjes nga gjyshi i tyre Thani ibn Muhamed, që ishte babai i Shejh Muhammed ibn Thanit, i cili qe princi i parë që ushtroi qeverisje efektive në gadishullin e Katarit gjatë mesit të shekullit XIX[6]. Në vitin 1916, në bazë të Traktatit, të cilin e nënshkroi Shejh Abdullah Al Thani me Britaninë, Katari hyri nën protektoratin e saj. Mandej, në vitin 1960 Shejh Ahmed Al Thani mori udhëheqjen e Katarit. Në vitin 1970 u miratua kushtetuta e vendit, e cila konfirmoi se shteti i Katarit është Mbretëri Absolute. Më 3 shtator 1971 Katari arriti pavarësinë nga Britania[7].

**Historia e përhapjes së islamit në Katar**

Fillimi i periudhës islame në Katar ishte atëherë kur përhapja e Fesë Islame në shekullin VII përfshiu të gjitha rajonet e Gadishullit Arabik, ndër to edhe zonat e Katarit të sotëm. Në atë kohë, me përhapjen e Islamit në rajon, Muhamedi a.s., afërsisht në vitin 628 m, kishte dërguar delegatin e tij të parë, El Ala ibn El Hadramin, tek guvernatori i Bahrejnit të atëhershëm (që asokohe shtrihej në brigjet e Gjirit Persik, nga Basra e duke përfshirë Kuvajtin, El Ihsau – krahinë në Arabinë Saudite –, vetë Bahrejnin e sotëm, Katarin dhe Emiratet e Bashkuara Arabe e deri tek Umani), Mundhir ibn Sava Et-temimi dhe kishte ftuar atë dhe popullin e Bahrejnit, në Islam. Guvernatori ibn Sava, duke përqafuar Islamin, iu përgjigj kësaj ftese, dhe rrugën e tij e ndoqën të gjithë arabët që jetonin në Bahrejn dhe disa nga persianët e popullatës së tij. Me këtë veprim filloi periudha islame në Katar. Më pastaj, Muhamedi a.s. kishte emëruar El Ala ibn El Hadrami'un mëkëmbës në Bahrejn, si dhe kishte caktuar xhizjen për ata që nuk kishin hyrë në Islam. Gjatë asaj periudhe të hershme të epokës islame, Katari ishte i njohur për lloje të ndryshme tekstili, të cilat eksportoheshin në rajone të ndryshme. Thuhet se Muhamedi a.s. dhe gruaja e tij, nëna e myslimanëve, Ajsha r.a. kishin nga një burdë,



të prodhuara në Katar. Gjithashtu, Umeri r.a. kishte një mantel të mbuluar me pupla, që ishte i prodhuar po në Katar[8].

**Klima**

Klima në Katar karakterizohet nga vapa e madhe, thatësira dhe lagështi e theksuar. Vapa e madhe është kryesisht nga muaji maj deri në muajin shtator, me temperatura që arrijnë deri në 50 gradë Celsius, kurse temperaturat mesatare gjatë vitit mbretërojnë nga muaji nëntor deri në muajin maj. Pavarësisht nga kjo klimë e vendit, temperaturat në dimër mund të bien deri në 5 gradë Celsius. Të reshurat atmosferike janë shumë të rralla, të kufizuara vetëm në muajt e dimrit, e në disa raste ato janë shira me stuhi, që ndonjëherë shkaktojnë dëme të mëdha. Vetëm një pjesë e vogël e vendit ka kushte të mira për bujqësi[9].

**Gjendja ekonomike**

Shtyllë e ekonomisë së Katarit është shfrytëzimi i burimeve të naftës. Në zhvillimin ekonomik të vendit ka pasur një përparim të dukshëm nga mesi i viteve tetëdhjetë, kur u zbulua fusha më e madhe në det të hapur, e njohur në botën e gazit, që është në zonën veriore bregdetare të shtetit të Katarit. Katari mburret gjithashtu edhe për sektorë të tjerë dhe të ndryshëm industrialë, dhe kjo ka ndikuar që vendi të jetë në rritje të qëndrueshme me mbështetjen tek industria e rëndë, e mesme dhe e lehtë. Katari është i përqendruar në tri zona industriale të vendit: zona industriale e qytetit Mesi'id, industria e re në qytetin Re's Laffan dhe zona industriale në kryeqytetin e vendit, Doha.

* Përqindja e përkatësisë etnike në Katar ka shumë dallime nga një burim tek tjetri.

(1) Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 110. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 14, 15. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 453. Mektebetul Adab, 2007 Kajro. (2) www.marefa.org (3) www.moqatel.com (4) www.indiaeduforum.com(5) ar.wikipedia.org (6) forum.jsoftj.com (7) Muhammed Atris; f. 454. (8) http://lalipost.almountadaalarabi.com (9) wikipedia.org/wiki. (10) forum.jsoftj.com

# Palestina dhe UNESCO

**Mr. Qemajl Morina**

**Nuk ka dyshim e anëtarësimi i Palestinës në Organizatën e Kombeve të Bashkuara për Edukim, Shkencë dhe Kulturë (UNESCO) do t'i stimulojë palestinezët të mbështeten edhe më tepër në politikë dhe në diplomaci.**

Në pritje të anëtarësimit të plotë në Organizatën e Kombeve të Bashkuara, Palestina korri një fitore të parë në fundin e këtij tetori, duke u bërë anëtare e UNESCO-s. UNESCO - organizata për Edukim, Shkencë dhe Kulturë e Kombeve të Bashkuara me seli në Paris, votoi për pranimin e Palestinës për anëtarësim të plotë në këtë organizatë. Këshilli ekzekutiv i UNESCO-s në mbledhjen që realizoi muajin e kaluar, kishte vendosur që anëtarësimin e Palestinës ta vendos në konferencën e përgjithshme. Në mesin e personaliteteve që lobuan për anëtarësimin e Palestinës në UNESCO ishte edhe Sekretari i Përgjithshëm i Organizatës së Bashkëpunimit Islamik, Ekmeluddin Ihsanogllu, i cili në Evropë qëndroi për disa ditë, ku zhvilloi diplomaci ecejake për votimin e Palestinës. Ai ka pasur një numër të madh takimesh me përfaqësues të lartë. Ihsanogllu në Konferencën e Përgjithshme, mori fjalën i fundit, përpara votimit duke insistuar për anëtarësim të plotë të Palestinës në UNESCO. Rezoluta pro Palestinës në UNESCO u votua në Paris, në Konferencën e Përgjithshme të Agjencisë, me 107 vota për, 52 abstenime dhe 14 vota kundër. Zgjedhjen e Palestinës si anëtare mes 173 vendeve, që ngërthejnë agjencinë e UNESCO-s e mbështeti edhe Franca, ndërkohë që Shtetet e Bashkuara të Amerikës në kundërshtim me këtë zgjedhje, paralajmëruan ndërprerjen e 60 milionë dollarëve financime, që do t'i jepeshin organizatës, pasi sipas tyre kjo shkon ndesh me legjislacionin amerikan. Pas votimit, për media u prononcua edhe ministri i Punëve të Jashtme të Autoritetit Palestinez, Riajd el-Maliki, i cili tha: "Eshtë me të vërtetë një moment historik, që i rikthen Palestinës disa nga të drejtat e saj". "Palestina është djepi i feve dhe i qytetërimeve", tha el-Maliki, pasi siguroi se palestinezët kanë nevojë për mbështetjen e UNESCO-së në mbrojtjen e trashëgimisë historike dhe kulturore të rajonit. Sipas tij, kjo pikë ishte hap i parë drejt përpjekjes diplomatike të Palestinës, për t'u njohur si shtet anëtar i OKB-së.





**Klimë optimiste**

Anëtarësimi i Palestinës në kuadër të UNESCO-së, sipas shumë analistëve arabë është njohje ndërkombëtar për identitetin e popullit palestinez si dhe mbrojtje e kulturës palestineze nga shkatërrimi dhe humbja. Anëtarësimi do të kontribuojë në kundërvënien e planit izraelit për të manipuluar me trashëgiminë arkitektonike të qytetit të Jerusalemit dhe përpjekjet e tij të vazhdueshme për shkatërrimin e saj. Në anën tjetër anëtarësimi i Palestinës në organizatën e UNESCO-së do t'i hapë mundësi për njohje tjera ndërkombëtare.

Fitimi politik nga kjo rezolutë historike nuk është më pak i rëndësishëm se ai kulturor. Kjo paraqet një përkrahje të fuqishme për pozitën e popullit palestinez në shoqërinë ndërkombëtare. I bënë palestinezët t'i përkushtohen punës diplomatike, dialogut dhe metodave civilizuese për t'i arritur të drejtat e tyre legjitime. Po ashtu për ta shpalosur para botës paqëndrueshmërinë e propagandës izraelite para botës kinse populli palestinez po përkrah dhunën. Vet procesi i votimit, në selinë e UNESCO-së në Paris, tregoi dëshirën e shumicës së vendeve të botës se ato qëndrojnë pas të drejtës palestineze për njohjen e shtetit palestinez. Poashtu vet ndryshimi i qëndrimeve brenda vet vendeve të Bashkimit Evropian lidhur me procesin e votimit dhe animi i Francës për njohjen e të drejtës të palestinezëve për të qëndruar ulur nën kupolën e UNESCO-së, ka krijuar një klimë optimiste për evoluimin e qëndrimit të vendeve tjera evropiane lidhur me çështjen e njohjes së shtetit palestinez.

Nuk ka dyshim se humbësi më i madh me rastin e anëtarësimit të Palestinës në UNESCO do të jetë SHBA-ja. Qëndrimi i saj refuzues, në vazhdimësi ndaj çështjes palestineze do të japë një imazh të keq tek opinioni i gjerë në botën arabe dhe atë islame. Sepse qëndrimi saj është në kundërshtim të plotë me vet parimet amerikane. Po ashtu refuzimi i administratës amerikane në njohjen e identitetit, trashëgimisë, kulturës dhe civilizimit palestinez, bënë të dyshosh në premtimet e saja për domosdoshmërinë e formimit të shtetit palestinez. Në anën tjetër ky qëndrim i administratës amerikane do ta bëjë atë të tërhiqet nga organizata e UNESCO-së, ashtu siç kishte vepruar në vitin 1984. Mosprezenca e Uashingtonit në UNESCO nuk paraqet ndonjë rrezik të madh, thonë analistët arabë. Ai kishte munguar për 19 vjet më parë, pastaj ishte rikthyer në vitin 2003 dhe kjo organizatë nuk ishte dëmtuar nga kjo mos prezencë.

Nuk ka dyshim se anëtarësimi i Palestinës në Organizatën e Kombeve të Bashkuara për Edukim, Shkencë dhe Kulturë (UNESCO) do t'i stimulojë palestinezët të mbështeten edhe më tepër në politikë dhe në diplomaci. Ndoshta do t'i bëjë palestinezët që ta rishqyrtojnë vendimin e tyre të më hershëm që të mos kthehen në bisedime të drejtpërdrejta me palën izraelite. Rezoluta tregoi se Izraeli nuk është në gjendje të kuptojë ndryshimin që ka ndodhur në natyrën e konfliktit palestinezo-izraelit.

# Brodosana - një qytezë shembullore me traditë islame

**Kasam Muhameti**

**Më 1908 muderriz Rexhep Ismaili (1871-1956) nga Brodosana, i cili ishte shkolluar për afro njëzet vjet në Prizren, ku kishte marrë edhe diplomën e lartë – Ixhazetin, u kthye në vendlindje dhe themeloi medresenë e Brodosanës, e cila, nën udhëheqjen e tij, funksionoi më se dyzet vjet, pra deri në vitin 1948, që ishte një periudhë ndryshimesh të mëdha dhe luftërash.**

Brodosana është një nga fshatrat më të lashta të trevës së Opojës në komunën e Dragashit, me një traditë po ashtu të lashtë të ruajtjes dhe kultivimit të vlerave kombëtare dhe fetare. Është e shtrirë në pjesën më jugore të Republikës së Kosovës, rrëzë kodrave e bjeshkëve të Sharrit, me burime të pashtershme të ujit. Ka lumin Zinova, i cili kalon përmes fshatit, dhe një natyrë pitoreske e me ajër të pastër. I gjithë fshati numëron afro pesë mijë banorë dhe afro pesëqind shtëpi. Të gjithë janë shqiptarë dhe i përkasin Fesë Islame, sikurse edhe fshatrat e tjera të trevës së Opojës. Pozita gjeografike i ka mundësuar këtij fshati të jetë qendër e fshatrave të tjera të Opojës, dhe kjo, me kuptimin e plotë të fjalës, na bën të konstatojmë se Brodosana sot i ngjan një qyteze të vërtetë, sepse i plotëson të gjitha kushtet për ta quajtur qytezë. Ka shkollën fillore, ku mësojnë nxënës nga fshatrat Brodosana, Kuklibegu dhe Buzezi. Ka zyrën e vendit që u shërben shumicës së fshatrave të Opojës. Ka ambulancën, shtëpinë e kulturës, postën, zyrën për shërbime të KEK-ut, rrjetin e telefonit fiks, internetin, rrjetin kabllor të televizionit, shumë dyqane mallrash të llojllojshme, tregu të shtunave etj..

### Xhamia e vjetër

Jo vetëm kaq, Brodosana në të kaluarën ishte vend i përshtatshëm edhe për zhvillimin e kulturës islame, dhe ajo quhej Kasaba Zinova. Kjo sidomos në kohën kur veproi i autorizuari i Perandorisë Osmane nga Turqia, Mehmed Hajrudini-Kuklibeu (vdiq në vitin 1555). Që nga ajo periudhë kohore Brodosana trashëgoi xhami dhe mejtep, hamame e banja publike, gjurmët e të cilave i gjejmë edhe sot. Trashëgoi edhe namazxhahin që u shërbente edhe fshatrave të tjera, por ky tashmë pothuaj është shkatërruar për shkak të pakujdesisë për ta rinovuar.

### Medreseja e Brodosanës

Brodosana ishte dhe është një vatër që prodhoi njerëz të mirë, të mençur e të ditur, të cilët i falën emër të mirë vetë Brodosanës, Opojës, po edhe shumë vendeve të Kosovës.

Në vitin 1908 muderriz Rexhep Ismaili (1871-1956) nga Brodosana, i cili ishte shkolluar për afro njëzet vjet në Prizren, ku kishte marrë edhe diplomën e lartë – Ixhazetin, u kthye në vendlindje dhe themeloi medresenë e Brodosanës, e cila, nën udhëheqjen e tij, funksionoi më se dyzet vjet, pra deri në vitin 1948, që ishte një periudhë ndryshimesh të mëdha dhe luftërash. P.sh., pesë vjet pas themelimit të kësaj vatre të dijes, pra në vitin 1913, forcat e atëhershme çetnike të Serbisë patën djegur shumë shtëpi të fshatit Brodosanë, dhe po ashtu patën zgjedhur disa burra me ndikim nga fshati, të cilët i masakruan dhe i varrosën në një varr të përbashkët, pra në një varr masiv, te vendi i quajtur "Livadhi i Kasës". Në mesin e tyre kishte edhe hoxhallarë. Në epitafin me shkronja të alfabetit arab-osman, figurojnë emrat e gjashtëmbëdhjetë prej tyre, po kjo shifër nuk është e saktë, sepse eshtrat kanë mbetur të paidentifikuara e të paverifikuara, kurse ka të dhëna se në atë vit qenë mbytur edhe disa të tjerë të cilëve nuk u dihen gjurmët dhe mendohet se mund të jenë varrosur aty. Me vendosjen



e pushtetit sllavo-komunist në Jugosllavinë e atëhershme, sikurse shumë shkolla të tjera fetare, edhe për atë pushtet medreseja e haxhi Rexhepit ishte halë në sy, prandaj, si shumë medrese të Kosovës, kishte urdhëruar të mbyllej përfundimisht në vitin 1948. Përveç kësaj, në listën e atyre që planifikohej të likuidoheshin në fazën e parë nga ky regjim i egër, të përpiluar në vitin 1951, do të gjendej edhe emri i muderrizit të nderuar haxhi Rexhepi, por deshi Allahu që ai megjithatë të mbetej gjallë edhe për pesë vjet, sepse në vitin 1956, në moshën 85-vjeçare, hoxha i dashur, me caktimin e Allahut, do të ndërronte jetë në mënyrë të natyrshme në shtratin e tij. Për dyzet vjet në medresenë e tij haxhi Rexhepi mësoi shumë nxënës, për t'u dhënë diploma – ixhazetin vetëm katër vetave, dy nga të cilët ishin djemtë e tij – njëri h. Salim Rexhepi, e tjetri, edhe hafëz i Kur'anit – h. Adnan Rexhepi. Pas vitit 1948 Brodosana mbeti vetëm me mejtepin, i cili edhe sot e kësaj dite ndodhet në oborrin e xhamisë së vjetër. Në këtë mejtep ishte dhe është edhe tash traditë që nxënësit t'i mësojë imami i kësaj xhamie. Në vitin 1968 imam i xhamisë së vjetër u emërua h. Salim Rexhepi - biri i myderriz Rexhep Ismailit, i cili më parë kishte punuar për pesëmbëdhjetë vjet imam në Grejkoc të Suharekës. Haxhi Salimi, gjatë detyrës së tij si imam, në mejtep i mësonte intensivisht nxënësit filloristë, njëri nga të cilët pata fatin të isha unë. Na mësonte ilmihalin, leximin e Kur'anit dhe rregullat e texhvidit, e në disa raste edhe gramatikë të gjuhës arabe. Këtë punë haxhi Salimi do ta bënte pa u lodhur për tridhjetë e tre vjet me radhë, deri në vitin 2001, pra kur e kaploi pleqëria e thellë. Haxhi Salimi, ndonëse i shtyrë në moshë (tash është 91 vjeç), mbeti një pishtar modest dhe ende mundohet të japë kontributin e tij me ligjërata nga ato që i kanë mbetur në kujtesë.

**Xhamia e re**

Pas vitit 1990 filloi të shtohej xhemati në xhaminë e vjetër, prandaj për mungesë hapësire të mjaftueshme për xhematin e shumtë, u aktivizuan disa hoxhallarë të tjerë e medresant për të falur teravitë gjatë ramazanit në disa lagje dhe nëpër shtëpi. Në vitin 1994 lindi ideja që namazi i xhumasë të falej në xhami në dy grupe, e po kështu të veprohej edhe për teravi e për bajrame, ngase ishte bërë e pamundshme që i tërë xhemati të falej përnjëherë. Ndërkohë këshilli i xhematit më datën 23 maj 1995, në një mbledhje mori vendimin që në vendin e quajtur "Frashër" të ndërtohej një xhami e re dhe ajo të bëhej Qendër Islame e Opojës, me kapacitet për 1000 veta, aty ku ndodhet sot. Xhamia e vjetër nxinte vetëm 300 veta, sa kohë që mblidhej regullisht një xhemat mbi 500 vetash. Kjo bëri që të aktivizoheshin edhe një imam e muezin për faljen e namazeve të dyta. Kjo vazhdoi deri në vitin 1996. Insistimi për të ndërtuar edhe një xhami u shtua shumë, por nuk u arrit të mblidheshin forca për t'ia filluar kësaj pune, mbase edhe për shkak se ishte kohë trazirash, kur pas pak do të shpërthente edhe lufta në Kosovë dhe në vitin 1999 do të dëbohej me dhunë nga okupatori serb popullata e të gjitha fshatrave të Opojës. Pas luftës, pra pas rikthimit në vatrat tona, u organizuan disa mbledhje derisa më 2001 u mor vendimi nga udhëheqësit e fshatit dhe xhemati që të mobilizoheshin për të nisur ndërtimin e xhamisë së re aty ku ishte paraparë më 1995. Më 2002, përkatësisht më 25 gusht 2002 ndodhi "mrekullia" dhe Brodosana mblodhi forcat për t'i vënë gurthemelin xhamisë së re, natyrisht pasi ishin siguruar mjete materiale nga vetë xhemati. Me kontributin e xhematit u ndërtuan: baza e bodrumit të xhamisë me dimensione 25x30 metra, e ndarë me mure në tetë dhoma, si dhe pllaka bazë e xhamisë. Muret dhe kubetë e xhamisë mbetën pa u ngritur për një kohë të gjatë për shkak të mungesës së mjeteve. Më 2006 Kryesia e BIK-së siguroi një fond për muret dhe kubetë e xhamisë së re, por ato nuk u punuan në bazë të projektit që kishte përpiluar inxhinieri Iftiman Lutfiu nga ky fshat, sepse projekti kërkonte investim më

të madh. Ky fond ishte i pamjaftueshëm për t'u vënë në funksion xhamia, sepse kishte mbetur pa dyer e dritare, muret ishin të palyera brenda dhe jashtë, nuk kishte rrjet elektrik dhe as qilima në dysheme. Megjithatë, nga 2007 xhemati filloi të falte xhumanë, teravitë dhe bajramet, ndonëse në kushte të përshtatshme, edhe në xhaminë e re. Nga 20.9. 2009 u organizuan një grup për të punuar dhe për investime në xhaminë e re. Kjo iniciativë u mbështet dhe u përkrah fuqishëm nga xhemati, saqë disa prej tyre shitën tokë për të kontribuar në xhami, disa nga xhemati dhanë kontribut edhe në vlera: 5000, 10000, 15000, 20000 eurosh, po pati edhe të tillë që kontribuuan edhe në vlerë prej 30000 eurosh. Më 20.11. 2009 u hap solemnisht xhamia e re me brendinë e xhamisë të gatshme për t'u falur xhemati, u vu gurthemeli i dy minareve dhe ato u ngritën dhjetë metra. Megjithëkëtë, për shkak se bëheshin punime edhe në oborr të xhamisë – në xhami faleshin vetëm xhumatë.

**Në prill të vitit 2010 u vu gurthemeli i dy minareve të tjera.**

Më 26.6. 2010 filluan të faleshin të pesë kohët e namazit edhe në xhaminë e re, kurse në fund të korrikut përfundoi ndërtimi i dy minareve të para, kurse në nëntor u krye edhe minarja e tretë si dhe në bodrum u bënë funksionale: banjat, hapësira e shatërvanit për abdes, dhoma e mësimit për fëmijë, dhoma e këshillit dhe imamit, dhoma për ta shfrytëzuar femrat, si dhe hapësira për larjen e xhenazeve. Xhamia posedon edhe automjetin për transportimin e kufomave. Më 31 korrik 2011 u përgatit ballkoni për t'i falur teravitë edhe femrat. Xhamia e re në vijë ajrore ndodhet në mes xhamisë së vjetër dhe namazxhahut. Kjo xhami me respekt mban emrin e mësuesit tonë të nderuar myderriz Rexhep Ismaili, dhe është xhamia më e veçantë në trojet shqiptare, sepse është më e madhja dhe e vetmja deri tash me katër minare. Pra, kësodore fshati Brodosanë në bjeshkë të Sharrit po bëhet një shembull i organizimit, kultivimit dhe ruajtjes së vlerave islame. Gjithashtu nuk duhet harruar as mbështetja e kuvendit komunal, i cili gjithmonë na ka përkrahur, që nga fillimi i ndërtimit të xhamisë, kurse tash në fund ky ka hapur një rrugë të re, e cila nga rruga kryesore në hyrje të fshatit të çon shumë lehtë në xhaminë e re.Në të ardhmen shpresojmë që kjo xhami të bëhet vërtet një qendër fetare, arsimore dhe kulturore për të vegjlit dhe të rriturit e trevës së Opojës. Të përgatitet këtu një terren i përshtatshëm për takime, mësim e studim në lëmë të ndryshme, sikur janë: kurse të mësimit të Kur'anit dhe shkencave të tjera islame, kurse të gjuhëve të huaja, kurse të kompjuterëve, bibliotekë e pasur me tituj librash, sallë leximi, aktivitete të ndryshme etj., një veprimtari për të cilën presim mbështetje



edhe nga institucionet relevante, sidomos të Bashkësisë Islame. Këto ditë është në përfundim e sipër edhe minarja e katërt e xhamisë dhe kështu fshati Brodosanë po nis një epokë të re në historinë e vet, pra po bëhet një fshat me dy xhami, xhemat i të cilave janë fshatrat Brodosanë dhe Kuklibeg. Një xhemat vërtet i shkëlqyeshëm dhe gjithmonë aktiv, dordhënës e i palodhur, që për shumë vite tradicionalisht jep kontribut të madh me veprimtari si: mbledhja e sadekatul-fitrit, zekatit, kurbaneve, sadakave të rëndomta për nevoja të BI-së dhe shkuarja në Haxh e një numri të madh besimtarësh etj..Aktualisht këtu veprojnë dy imamë dhe dy muezinë. Imam në xhaminë e vjetër është Xhevat Fetahi, e muezin Rexhep Elmazi, kurse në xhaminë e re imam është autori i këtij shkrimi, e muezin Visar Ahmeti. Është traditë e vendit që nxënësit filloristë mësimet islame t'i vijojnë në mejtep, sepse kjo nëpër shkolla ende është e pamundur. Vlen të theksohet se nga ai mejtep nxënësit vazhduan mësimin nëpër medrese, e disa prej tyre janë bërë edhe teologë e teologe, madje disa ndjekin edhe studimet pasuniversitare në vende të ndryshme të botës. Në të dy xhamitë aktualisht mësimet islame i vijojnë më shumë se treqind nxënës filloristë e të rritur.

# Na ndante vetëm gjumi

**Refik Murati**

**Muhamedi ishte një djalë i dashur për të gjithë ne, i shoqëruar me të gjithë, i hareshëm, optimist, me një karakter të fortë dhe, mbi të gjitha, i vendosur dhe trim. Shumë nga ne ia kishim lakmi për këto cilësi që posedonte.**

U njohëm në shtatorin e vitit 1986, muaj në të cilin kishim filluar mësimet në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës. Ishim njomakë dhe sapo kishim filluar të lëshonim shtat. Unë akoma nuk i kisha mbushur 14 vjeç, kurse Muhamedi ishte në të pesëmbëdhjetat. Sapo ishim ndarë nga familjet tona dhe po fillonim një jetë të re, jetën shkollore që për ne do të ishin ditët më të hareshme dhe më të lumtura. U shoqëruam që nga ditët e para shkollore. Të qenët nga një komunë e bënte më të lehtë shoqërimin tonë, megjithëse më vonë do të shoqëroheshim me shokë nga vise të tjera të Kosovës dhe më gjerë. Ditët në medrese kalonin dhe ne njihnim edhe më mirë njëri-tjetërin. Sistemi i mësimit dhe i banimit në medrese ishte i tillë që shumicën e kohës ishim bashkë, me përjashtim të fundjavës, kur vizitonim familjet tona. Jeta në medrese na kishte familjarizuar shumë. Gjatë gjithë kohës ishim bashkë - në dhomë, në klasë, në bankë, në namaz, në studim, në ushqim, në lojë dhe në çdo gjë tjetër e nganjëherë edhe në çapkënllëqe të adoleshencës. Me një fjalë, jeta na kishte bërë të pandashëm. Na ndante vetëm gjumi. Ditët kalonin e ne me mësimet që po mernim në medrese, po formonim personalitetet tona dhe po merrnim edukimin e duhur. Gjatë jetës sonë shkolllore si edhe të gjithë moshatarët tanë po përjetonim përbuzjen, urrejtjen nacionale dhe shkeljen e të drejtave tona. Në vitet 1988\89 Kosova karakterizohej nga protesta të shumta në mbrojtje të të drejtave tona elementare. Edhe ne në medrese po përjetonim shpirtërisht këto lëvizje, edhe ne mundoheshim që sadopak të jepnim kontributin tonë. Muhamedi ishte një djalë i dashur për të gjithë ne, i shoqëruar me të gjithë, i hareshëm, optimist, me një karakter të fortë dhe, mbi të gjitha, i vendosur dhe trim. Shumë nga ne ia kishim lakmi për këto cilësi që posedonte.

**Përfundimi i Medresesë**

Vitet po kalonin dhe po vinte koha e përfundimit të medresesë. Sa shpejt kishin kaluar katër vjet, thuajse pa i vërejtur fare. Kishim shkuar njomakë dhe po dilnim të burrëruar. Qershori i vitit 1990 ishte muaji kur përfunduam medresenë. Ndaheshim nga shokët e gjeneratës me lot në sy. Ishim shoqëruar, familjarizuar, vëllazëruar aq shumë midis nesh, saqë ndarja na dukej shumë e dhimbshme. Nuk e dinim se çfarë na priste në të ardhmen dhe as që na shkonte mendja se me disa nuk do të takoheshim më kurrë. Pas maturës para nesh shtroheshin dilema edhe më të mëdha: Ç'do të bënim më tutje? Ku do të vazhdonim studimet? Çfarë na priste në muajt dhe vitet në vijim? Koha e kaluar në medrese, edukimi që kishim marrë gjatë shkollimit aty, këshillat e profesorëve tanë që për katër vjet ishin bërë prindër të dytë për ne, na bënin optimistë se na prisnin ditë të mira, edhe pse rrethanat shoqërore në Kosovë ato vite nuk linin vend për optimizëm. Përfundimi i medresesë nuk na ndau përgjithmonë. Me shokët:Muhamed Gashi, Shasivar Krasniqi, Abdylmexhid Ramizi, Fadil Sahiti, Adem Osmani - kishim krijuar një shoqëri të mrekullueshme dhe të pandashme. Takoheshim edhe pas përfundimit të medresesë,

megjithëse tani takimet ishin më të rralla . Sa herë që takoheshim, çmalleshim me njëri-tjetrin dhe kalonim ditë net duke kujtuar ditët e kaluara në bankat shkollore. Në këto biseda shumë shpesh zinte vend e ardhmja jonë. Çfarë do të bënim më tutje? Ku do të studionim? Do të punësoheshim apo çfarë do të ndodhte me ne. Dëshirat tona ishin të studionim në ndonjë vend të Botës Islame. Në këtë drejtim kishim pengesa të shumta e vendimtare që nga mungesa e pasaportave. Nga masat diskriminuese ndaj shqiptarëve, sidomos ndaj të rinjve, nuk na jepnin pasaporta pa kryer shërbimin ushtarak në të ashtuquajturën "Armatë Popullore e Jugosllavisë".Pas bisedave të shumta, bashkë me Muhamedin vendosëm që, në çastin e parë që të na thërrisnin për këtë armatë, t'i përgjigjeshim ftesës, në mënyrë që pastaj ta kishim më të lehtë çdo nismë tonën. Shokët na sugjeruan që të mos i përgjigjeshim thirrjes për ushtri për shkak të rrethanave të krijuara, sidomos sepse atij shteti i kishte ardhur fundi dhe aq më tepër nga ajo ushtri e quajtur "popullore" shumë bij tanë ktheheshin të vdekur. Të bindur thellë në caktimin e Zotit të Madhërishëm se do të ndodhte vetëm ajo që Ai kishte caktuar për ne, vendosëm të shkonim në këtë ushtri. Në majin e vitit 1991 na erdhën thirrjet – Muhamedi do të shkonte në Dugo selo të Kroacisë, kurse unë në Çupri të Serbisë. Udhëtimi do të bëhej më 15 qershor 1991. Kjo do të thoshte se për një vit do të komunikonim vetëm me anë të letrave, pa më shkuar mendja se fillimqershori i atij viti do të shënonte ndarjen tonë të përhershme në këtë botë. Para se të niseshim, shokët tanë të shkollës kishin ardhur për të na përcjellë. Kaluam edhe dy net së bashku, natën e parë qëndruam në Hogosht te Muhamedi. Kaluam një natë në shtëpinë e tij, tërë natën duke biseduar, duke u çmallur dhe duke shpresuar se një vit do të kalonte shpejt dhe ne përsëri do të ishim bashkë. Asnjërit nuk na shkonte në mend se, kur të vinim më vonë në shtëpinë e tij, në vend që të na priste Muhamedi, do të na priste vetëm fotoja e tij e varur në mur, me atë pamjen serioze të tij në foton e maturës. Natën e dytë e kaluam tek unë, në Lajçiq me shokët, duke biseduar dhe duke u argëtuar në forma të ndryshme. Megjithëse ato dy net i kaluam mjaft mirë, edhe tek unë edhe tek Muhamedi vërehej një dozë frike, druajtjeje dhe shqetësimi, po mundoheshim që kjo të mos reflektohej te shokët tanë.

**Ndarja e fundit**

Të nesërmen aty nga mesdita u ndamë, i përcolla deri te stacioni i autobusit për Gjilan, u përshëndetëm, u përqafuam me të gjithë, veçanërisht me Muhamedin. Sikur ta ndienim se kjo do të ishte ndarja e fundit me të, se nuk do të shiheshim më, se ai do të binte shehid, se ai shtrëngim duarsh, ai përqafim - do të ishin të fundit në këtë botë, se Muhamedi i dashur, fisnik , i sinqertë, bujar dhe i hareshëm, nuk do të jetë më në mesin tonë. Ai do të shkojë në amshim, në rrugën e përjetësisë, në jetën tjetër, në Xhenet dhe në shkallën më të lartë të tij, ku Ai i shpërblen shehidët. Dy netët e atij fillimqershori të vitit 1991, të kaluara së bashku, njëra në Hogosht te Muhamedi, kurse tjetra në Lajçiq tek unë me shokët: Adem Osmani, Shasivar Krasniqi, Abdylmexhid Ramizi, Fadil Sahiti, (Muhamed Gashi nuk kishte ardhur për shkak se kishte refuzuar ftesën për të shkuar në ushtri dhe kërkohej nga policia), ishin netët e fundit që



kaluam bashkërisht, sepse sfidat e jetës do të na ballafaqonin me vështirësi nga më të ndryshmet. Muhamedi do të vritej nga dora kriminale në atë ushtri, unë pas dezertimit nga ajo ushtri do të qëndroja një kohë në ilegalitet e më pastaj të largohesha nga Kosova, ndërsa të tjerët, për shkak të përndjekjeve, do të largoheshin në vende të ndryshme. U ndamë të përmalluar duke pritur datën 15 qershor, që të niseshim në atë ”Armatë Popullore të Jugosllavisë”.Erdhi dita e nisjes. Pasi u përshëndeta me familjen, udhëtova në drejtim të Çuprisë, i ndruajtur, i mërzitur dhe i shqetësuar për shkak se nuk dinim çfarë na priste atje, në ushtrinë ku shqiptarët diskriminoheshin, torturoheshin apo prej andej ktheheshin të vdekur. Këtë të fundit ndoshta as që e mendonim, sepse si besimtarë, ishim thellësisht të bindur në caktimin e Allahut dhe e dinim se exhelet janë të caktuara. Shpresonim se shpejt do të kalonte një vit dhe do të ktheheshim shëndosh e mirë në shtëpitë tona. Edhe Muhameti besoj të kishte pasur të njëjtat ndjenja kur po merrte rrugën për atë të shkretë armatë! Dhe Muhamedi do të kthehej shumë shpejt pas një muaji e gjysmë, por do të kthehej në arkivol, kthehej shehid dhe në banesën e fundit tokësore do të përcillej nga më se 70 mijë qytetarë të Kosovës e më gjerë. Deri në Çupri udhëtova me autobusin e linjës Gjilan-Beograd, një udhëtim që m’u duk shumë i gjatë. Në orët e mbrëmjes duhej të paraqiteshim në kazermë, ku u akomoduam dhe prisnim të fillonim një jetë të re, na duhej të ishim shumë të kujdesshëm, sepse ndiheshim të diskriminuar dhe mund të na ndodhte gjithçka. Ditët kalonin shumë ngadalë. Situata politike ato ditë ishte shumë e rëndë. Dy republikat e ish-Jugosllavisë, Sllovenia dhe Kroacia, në fund të qershorit shpallën pavarësinë. Nga ushtria kërkohej të mbronte shtetin që kishte filluar të shpërbëhej. Na mobilizuan për të na dërguar në luftë, fillimisht në Slloveni e më pastaj në Kroaci. Pjesa më e madhe e ushtarëve ishim të rinj, sidomos ne që kishim shkuar në qershor, sapo kishim marrë armët dhe nuk dinim t’i përdornim ende. Në mesnatën e 30 qershorit na futën në kamionë dhe na nisën për Slloveni, mirëpo rrugët ishin të bllokuara dhe ndaluam në një fshat afër Svetozarevës, ku qëndruam 45 ditë në pritje të zhbllokimit të rrugëve. Ato 45 ditë ishin ditët më të vështira që kam përjetuar gjatë qëndrimit prej 132 ditësh në këtë ushtri. Nga të gjitha anët na kanosej rreziku, nga eprorët që në vazhdimësi na përcillnin, nga frika e dërgimit në frontet ku luftohej dhe sidomos për shkak se ishim bashkë me rezervistët që ishin thirrur e ata të gjithë ishin shovinistë serbë.

**Vrasja e Muhamedit**

Në Kosovë situata ishte shumë e vështirë. Mundoheshim të merrnim ndonjë informacion se ç’ndodhte atje nëpërmes mjeteve të informimit, sepse në letra dhe biseda telefoni nuk guxonim të flisnim. Tinëzisht dëgjonim radio-Kroacinë, e cila diku rreth orës 23 transmetonte një emision lajmesh në gjuhën shqipe. Ky ishte i vetmi burim informacionesh për ne. Me Muhamedin nuk kishim arritur të komunikonim pas shkuarjes në ushtri. I pata dërguar një letër, por nuk kisha marrë përgjigje, sepse sipas të gjitha gjasave nuk i kishte shkuar atij, ngaqë dora kriminale e kishte vrarë. Gjatë qëndrimit tonë 45 ditësh të mobilizuar për në frontet e luftës, mora lajmin më të hidhur deri tash në jetën time, lajmin për vdekjen e shokut tim të pandashëm Muhamed Biçku. Ishte rreth mesnatës kur takova Muhamed Selimin nga Kumanova, me të cilin ishim njohur gjatë shkollimit dhe ishim shokë gjenerate. Ne biseduam gjatë me të, madje prekëm edhe situatën në Kosovë.

- Kur ke folë në telefon në shtëpi Refik?- më pyeti Muhamedi.

-Para disa ditësh, - i thashë. Më bëri edhe pyetje të tjera, me të cilat dukej sikur donte të më përgatiste për lajmin e hidhur.... Pastaj filloi të më fliste ngadalë dhe me zë të ulët (kishim frikë se mos na dëgjonte dikush).”Kam dëgjuar në lajme se në ushtri e kanë vra Muhamed Biçkun”, - më tha me zë të përvajshëm dhe me sy të përlotur. U shtanga,më humbën fjalët, nuk doja t’u besoja veshëve të mi se po dëgjoja një lajm të tillë. E shikoja i habitur Muhamedin, ndërsa po më rridhnin lotët faqeve. Qëndruam bashkë krejt edhe pak minuta, pimë nga një cigare dhe u ndamë sepse ishim në shërbim.

Nga dhembja e madhe, të vetmen shpresë e kisha mbështetjen në Zotin e Madhëruar. E lusja Atë që ta mëshironte dhe ta pranonte në mesin e shehidëve. Pas disa ditësh telefonova në shtëpi dhe u binda për lajmin e trishtë. E vetmja dëshirë tani ishte dëshira të isha në mesin e asaj turme të madhe njerëzish, që t’i jepja lamtumirën e fundit. Ta përshëndesja ashtu në arkivol, ta shihja për herë të fundit kryelartë dhe dinjitoz, shehidin tonë Muhamed Biçku. Muhamed, tani në Kosovën e lirë, në lirinë që ti e deshe aq shumë, po shkruaj këto kujtime për ty. Sot ne ndihemi vërtet krenarë që u shoqëruam me ty. Tash, kur takohemi me shokët në ndenjjet tona, gjithmonë një vend rri i zbrazët për ty... Po për ty qenka zgjedhur një vend më i mirë,një vend në Xhenet, me se Allahu i shpërblen shehidët. Ne e kuptojmë se ti vdiqe për t’u bërë i pavdekshëm, e dimë se ti je i gjallë, po gjallërinë tënde nuk e kuptojmë.“E për ata që u vranë në rrugën e Zotit, mos thoni:”Janë të vdekur”, jo, ata janë të gjallë, po ju nuk kuptoni (gjallërinë e tyre)”. (E-Bekare, 154). Duke ditur se Allahu i ka mundësuar shehidit që të jetë ndërmjetësues në Ditën e Gjykimit për të afërmit e tij, ne lusim Allahun që ai të jetë shefatçi për ne atë Ditë, kur ne shpresojmë të takohemi me të dhe t’i shijojmë begatitë e Allahut në Xhenet.

# Islami ndalon vrasjen e njerëzve të pafajshëm

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

**Asnjë fe nuk mund ta lejojë vrasjen, madje, juristët islamë janë unanim se Sheriati islam u vu në mbrojtjen e pesë domosdoshmërive, pa të cilat nuk ka jetë, e ato janë: feja, shpirti, mendja, origjina dhe pasuria.**

**Pse të vritet njeriu?**

Për çfarë arsyeje vret njeriu tjetrin? Disa thonë se shkaqet kryesore janë: kriza ekonomike, dukuritë shoqërore, shkaqet psikike etj.. Unë them se këto nuk janë shkaqet kryesore, veçse shkaku kryesor është motivi mendor, sepse pas kësaj ekzistojnë mendime të çrregulluara, mendje që e kanë kuptuar Islamin gabimisht, Kur'an lexojnë me gjuhët e tyre, por mendjet e tyre nuk e kuptojnë, i thërrasin idhujtarët, e i vrasin myslimanët. Prandaj, është obligim i dijetarëve dhe thirrësve myslimanë që atyre t'ua mësojnë Islamin e vërtetë, t'i kthejnë në rrugën e drejtë të Zotit, t'i këshillojnë me urtësi dhe butësi.

**Ndalohet frikësimi i njerëzve**

Në një hadith tregohet se njëherë disa ashabë, bashkë me Pejgamberin a.s., ishin duke udhëtuar, dhe njërin prej tyre e kishte kotur gjumi mbi devenë e tij. Këtë e vunë re disa nga ashabët dhe ia morën një shigjetë nga çanta e tij, në mënyrë që, pasi të zgjohej, ta kërkonte shigjetën, dhe, kur të mos e gjente, të frikësohej. Kur u zgjua ashabi, u frikësua, dhe atë e kishte vënë re Pejgamberi a.s., e paska thënë: "Nuk lejohet që myslimani ta frikësojë myslimanin". (Ebu Davudi dhe Taberaniu nga Nu'man ibn Beshiri r.a.). Madje, qoftë edhe për shaka dhe tallje.Gjithashtu tregohet se një njeriu i kishin humbur këpucët e tij, (ato ia kishte fshehur një shok i tij), dhe ai, i frikësuar, filloi t'i kërkonte, e Pejgamberi a.s., kur e pa në atë gjendje, tha: "Mos e frikësoni myslimanin, sepse frikësimi i myslimanit është padrejtësi e madhe". (Bezzari dhe Taberaniu nga Amir ibn Rebiah).Madje, Muhamedi a.s. e qorton myslimanin i cili nxjerr nga këllëfi shpatën e tij kundër tjetrit, duke thënë: "Ai që heq nga këllëfi shpatën e tij kundër nesh (na shpall luftë), nuk është prej nesh". (Ahmedi dhe Muslimi nga Selemeh ibn El-Ekveë). Gjithashtu ai thotë: "Të mos marrë në shënjestër ndonjëri prej jush me armë drejt vëllait të tij, sepse ai nuk e di, ndoshta shejtani do t'ia tërheqë dorën e tij (do të shtjerë me armë), e të bjerë në ndonjë gropë të zjarrit". (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.). Ndërsa, në një transmetim tjetër thuhet: "Atë që merr në shënjestër vëllain e tij me ndonjë gjë prej hekuri, engjëjt do ta mallkojnë atë derisa të përfundojë, madje edhe nëse vëllai i tij është prej babe ose prej nëne". (Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.).Muhamedi a.s. ka thënë: "Mos u ktheni në mosbesim pas meje (vdekjes sime), duke vrarë njëri-tjetrin". (Buhariu, Muslimi, Ahmedi, Nesaiu dhe Ibn Maxhe nga Xheriri r.a.). Gjithashtu tha: "Sharja e myslimanit konsiderohet paturpësi, ndërsa mbytja e tij mosbesim". (Buhariu, Muslimi, Ahmedi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxhe nga Ibn Mes'udi r.a.).

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ka mundësi që Allahu të falë çdo mëkat, përveç njeriut që vdes si idhujtar, ose njeriut që mbyt besimtarin qëllimisht". (Ebu Davudi dhe Ibn Hibbani nga Ebu Ed-Derda r.a.). Ndërsa Allahu xh.sh. thotë(Shih:En-Nisa, 93).Asnjë fe nuk mund ta lejojë vrasjen, madje, juristët islamë janë unanim se Sheriati islam u vu në mbrojtjen e pesë domosdoshmërive, pa të cilat nuk ka jetë, e ato janë: feja, shpirti, mendja, origjina dhe pasuria.

E para është feja, e pastaj shpirti. Allahu xh.sh. thotë: (Shih:El-Isra, 33).

**Ndalohet marrja peng e njerëzve të pafajshëm**

Islami ndaloi marrjen peng të njerëzve të pafajshëm si siguri, derisa të pranohet dhe të plotësohet kushti i tyre. Njeriu nuk duhet të mbahet peng për shkak të fajit të tjetrit. Ndërsa ata që i rrëmbejnë avionët ose anijet dhe i kërcënojnë të tjerët me fjalët: Nëse nuk na plotësoni këto kushte, ose nëse nuk na jepni kaq para, - do t'i vrasim të gjithë ata që janë brenda! Çfarë faji kanë të rrëmbyerit? Sipas Islamit, kjo nuk lejohet. Nuk lejohet të kërcënohet njeriu i pafajshëm për shkak të fajit të tjetrit. Allahu xh.sh. thotë: (Shih:El-En'am, 164). Kjo çështje ka qenë e vendosur edhe në mesazhet hyjnore të mëparshme: (Shih:En-Nexhm, 36-38). Tregohet se në kohën e Haxhaxh ibn Jusuf Eth-Thekafiut, i cili njihej për tirani dhe ashpërsi, ishte arrestuar një njeri, të cilin e sollën para këshillit gjykues. Haxhaxhi pyeti se cili ishte faji i tij. Ai iu përgjigj: Njëri nga familjarët e mi bëri një krim, e kërkuan atë dhe, pasi nuk e gjetën, në vend të tij më arrestuan mua. Haxhaxhi i recitoi disa vargje të një poeti që thoshte se, nëse nuk arrestohet fajtori, atëherë të arrestohet ndonjëri nga familjarët e tij. Ndërkohë i arrestuari i tha: O udhëheqës, nëse poeti thotë kështu, unë e kam dëgjuar Allahun duke thënë ndryshe. Haxhaxhi i thotë: Më trego se ç'thotë Allahu? Ai i tha: Allahu xh.sh. përmend rastin e vëllezërve të Jusufit a.s., që i kishin thënë atij: "O zotëri, ai e ka babanë shumë plak, andaj merr ndonjërin prej nesh në vend të tij! Ne po shohim se ti je prej atyre që bëjnë mirë. Ai (Jusufi) tha: Allahu na ruajttë, si të marrim atë tjetrin në vend të atij te i cili e kemi gjetur sendin tonë! Atëherë, ne, me të vërtetë, do të ishim të padrejtë!". (Jusuf, 78-79). Kur i dëgjoi këto fjalë, Haxhaxhi tha: "E ka thënë të vërtetën Allahu, ndërsa ka gënjyer poeti"! Më pas urdhëroi për lirimin e tij.

**Shenjtëria e jetës**

Jeta e njeriut tek Allahu xh.sh. është gjëja më madhështore se çdo gjë tjetër. Muhamedi a.s. thotë: "Zhdukja e kësaj bote është më e lehtë për Allahun sesa mbytja e besimtarit pa të drejtë" (Nesaiu dhe Tirmidhiu), sepse Allahu është Ai që e krijoi këtë njeri, prandaj asnjë krijesë nuk mund ta shkatërrojë atë, askush nuk mund t'ia marrë shpirtin përveç Atij që ia ka dhuruar, në kohën që ia ka caktuar atij.Në kohën tonë, vërejmë ngjarje të ndryshme vrasjesh, dëgjojmë sesi prindi mbyt fëmijët e vet, burri mbyt gruan e tij, gruaja mbyt burrin e vet, vëllai mbyt vëllain e vet, mbyt hallën, tezen, etj.! Të gjitha këto ndodhin për shkak të kësaj bote për të cilën luftojnë njerëzit, saqë njeriu të vrasë edhe më të afërmin e tij. Në ditët e sotme vërejmë se ekzistojnë të atillë që mbysin vajza a djem të



vegjël, mbysin njerëz ose i presin me thikë derisa të vdesin, për shkak të arit ose pasurisë që ata posedojnë në shtëpitë e tyre. Njeriut të sotëm nuk i vjen keq për derdhjen e gjakut të tjetrit ose për mbytjen e tij. Kjo dëshmon se shoqëria jonë po pëson rënie të madhe, madje njeriu është bërë edhe më i keq se egërsira, sepse egërsira nuk e mbyt tjetrën përveç nëse është e uritur. Pra, egërsirat janë më të mëshirshme se disa njerëz të sotëm.

**Vrasja e turistëve të huaj**

Në kohën tonë, gjithashtu vërejmë dukurinë e vrasjes së të huajve që vijnë për t'i vizituar vendet tona myslimane si turistë ose tregtarë, sado që, edhe pse janë jomyslimanë, atyre u takon siguria dhe besëdhënia nga shteti islam për moscenimin e jetës apo pasurisë së tyre. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush mbyt një muahed (jomysliman që bën marrëveshje dhe merr besë prej shtetit islam), ai nuk do ta nuhasë erën e Xhennetit, edhe pse era e tij ndihet në largësi prej dyzet vjetësh". (Buhariu nga Abdullah ibën Amri r.a.). Ata e kanë besën,



ndërsa ne jemi të urdhëruar ta zbatojmë besën e dhënë. Ç'faj kanë civilët të cilët nuk na kanë luftuar, që t'i luftojmë?

**Etika islame në luftë**

Islami është i matur në vrasje, qoftë edhe në luftërat zyrtare kundër tij dhe armiqve të tij. Për këtë arsye, edhe këshillat e Muhamedit a.s. dhe të shokëve të tij, kur i nisnin ushtarët për ndonjë betejë, ishin: Mos vrisni të moshuar, as fëmijë e as gra, mos shkatërroni shtëpi, mos pritni pemë, mos digjni asgjë përgjatë rrugës suaj, përveç atyre gjërave që i kërkon lufta domosdo. Prandaj, myslimanët janë përshkruar si më të mëshirshmit gjatë luftërave. Madje, Gustaf Luboni kishte thënë: "Historia nuk njeh çlirimtarë më të drejtë e më të mëshirshëm se arabët-myslimanët"."Në kohën e Ebu Bekrit r.a., një komandant i ushtrisë së myslimanëve, nëpërmjet përfaqësuesit të tij, kishte dërguar kokën e prerë të një komandanti armik në një pako tek Ebu Bekri r.a.. Kur e hapi pakon Ebu Bekri r.a., pa kokën e prerë të njeriut të mbytur. Tha: Allahu na ruajttë, ç'është kjo? I thanë: O Halife i të Dërguarit të Allahut, ata me ne veprojnë njësoj. Kur të vritet ndonjëri prej komandantëve tanë, persianët dhe romakët ia presin kokën e tij dhe ua dërgojnë mbretërve ose perandorëve të tyre, për t'i përgëzuar me këtë, prandaj edhe ne i kemi trajtuar njëlloj. Ebu Bekri r.a. tha: A të marrim shembull nga persianët dhe romakët? Për Zotin, sot e tutje, të mos më sjellë ndonjëri prej jush kokën e dikujt". (Abdurrezaku në Musannef dhe Bejhekiu në Sunen El-Kubra). Si mund t'i afrohet Allahut një njeri duke i vrarë civilët, duke i eksploduar veturat nëpër rrugë?

Gjithashtu, Islami nuk i përkrah grupet e armatosura, që thonë se janë myslimanë e i vrasin pa të drejtë njerëzit e pafajshëm, mbysin civilët e paarmatosur. Islami e refuzon këtë, sepse gjaku është i mbrojtur, jeta respektohet, ndërsa Kur'ani e vërteton atë që është thënë në fetë e mëparshme, - se vrasja e njeriut pa të drejtë konsiderohet krim i madh: (Shih:El-Maide, 32). Nuk duhet të sulmohen e të vriten ata që nuk e meritojnë vrasjen, por duhet të luftohen ata që na luftojnë, siç ka thënë Allahu xh.sh.: (Shih:El-Bekare, 190). "Transmeton Ibn Xherri Et-Taberiu nga Ibn Abbasi r.a., se ai e komentoi fjalën e Allahut "por mos e kaloni kufirin": Mos i mbytni gratë, të moshuarit dhe fëmijët". Islami e ndalon vrasjen e njerëzve qëllimisht jashtë luftës, që nuk kanë bërë çrregullime në Tokë, nuk kanë bërë asgjë që të lejohej vrasja e tyre.Madje Pejgamberi a.s., edhe gjatë luftërave, ndalonte mbytjen e njerëzve që nuk merrnin pjesë në luftë. Në një betejë, Muhamedi a.s. pa një grua të mbytur, dhe e kundërshtoi një veprim të tillë duke thënë: "Kjo nuk është prej atyre që të ketë luftuar". (Ebu Davudi dhe Ibn Maxhe), pastaj, Pejgamberi a.s. ndaloi mbytjen e grave dhe fëmijëve. Ndërsa Ebu Bekri r.a. ndaloi mbytjen e murgjve, duke u thënë ushtarëve të tij: "Do të gjeni njerëz që i kanë mbyllur vetjet e tyre në qelitë e manastireve, lini e mos i mbytni ata".

Omeri r.a. kishte ndaluar vrasjen e bujqve, një gjë që e miratuan edhe shumë juristë myslimanë. Ashabët, kur i çlironin vendet në Irak, Sham e Egjipt, bujqit i linin të lirë; nuk kishte ndodhur që ndonjë bujk të ishte vrarë në arën e vet. Jurisprudenca islame (fikh'u) ndaloi mbytjen e atyre që nuk luftojnë, si: murgjit, të sëmurët kronikë, invalidët, të verbrit dhe personat me aftësi të kufizuara. Asnjëri prej këtyre grupeve nuk duhet të vriten, përveç nëse marrin pjesë në luftë në mënyrë indirekte, si p.sh. japin mendime ose ndihmojnë ushtrinë. Gjithashtu, edhe i moshuari që merr pjesë në luftë në mënyrë indirekte, me mendimet dhe shkathtësinë e tij, me ndihmën për ushtrinë (kundërshtare), konsiderohet luftëtar dhe lejohet vrasja e tij.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, vëll. III dhe VI).



# FUZULI

*Hille / Irak 1480 ose 1483 - 1556*

Si poeti më i madh lirik i letërsisë së Divanit, emri i vërtetë i Fuzuliut është Mehmed, kurse emri i të atit, i cili, siç thuhet, ka qenë myfti i Hilles, është Sulejman. Fuzuliu i përket tribusë Bajat të turkmenëve Akkojunllu dhe thotë vetë se është turk i kulluar dhe se gjuhë të nënës ka turqishten.
I quajtur edhe Fuzuli Bagdati, poeti Fuzuli i mori mësimet e para nga i ati, mësoi arabishten dhe persishten, u formua, krahas tasavvufit, mistikës islame, me dituritë islame të tefsirit, hadithit dhe kelamit dhe njohu me kompetencë gjeometrinë, astronominë, filozofinë, kiminë dhe mjekësinë. U njoh me poetët e njohur të kohës, Hajali Bej dhe Tashllëxhallë Jahja Bej.
Fuzuliu vlerësohet si poeti më i madh, më i sinqertë dhe më liriku. Shprehja entuziaste, delikatesat kuptimore, asociacionet mjeshtërore dhe thjeshtësia e paarritshme janë veçori dalluese të poezisë së tij. Fuzuliu pati shfrytëzuar edhe elementët mistikë dhe, kështu, në poezitë e tij të shkruara me kujdes të madh dhe ndjeshmëri të lartë artistike, ku, në dukje, flet për dashurinë njerëzore, shpreh të fshehtat më të imta të pasionit hyjnor të formuar gradualisht në shpirt dhe të çliruar nga lënda me shfaqje nga më të ndryshmet.
Fuzuliu ndikoi pothuaj te të gjithë poetët e Divanit e të Teqes të kohës së vet e të mëvonshëm; me mënyrën origjinale të shprehjes, u bë i dashur e i përvetësuar nga masat e gjera popullore dhe një nga poetët më të njohur në botë.
Përveç Divanit të shkruar me turqishten azere, ka mesnevinë “Lejlaja dhe Mexhnuni” që është modeli më i suksesshëm i llojit të vet në letërsinë turke, si dhe vepra të tjera me titujt “Beng ü Bâde”, “Hadîs-i Erb‘aîn”, “Hadîkatü’s-Sü‘edâ”, “Mektuplar”, “Farsça Dîvân”, Heft-i Câm”, “Enîsü’l-Kalb”, “Risâle-i Mu‘ammeyât”, “Rind ü Zâhid”, “Sıhhat ü Maraz”, “Arapça Dîvân” dhe “Matla‘u’l-İ‘tikâd fî Ma‘rifeti’l-Mebde’ ve Me‘âd”.



*Vërtetë o Zot i madh, Ti je i Vërtetë,*
*Dhe je një krijues i gjithë kësaj jete,*
*Ti Imam Hysejnit ja dhe mirësitë,*
*Ti atë të dashur e nxore në dritë.*

*Njeri i paditur që s'di mirësinë,*
*Bije pas kësaj bote e shkon në greminë.*
*S'mejtoj atë botë që është e vërtetë,*
*Me gjakun e dëshmorëve stolis këtë jetë.*

*Se po atë ngjarje kush që ta kujtojë.*
*Edhe sytë me lot ai ti ngarkojë.*
*Kopshtin me trëndafil përsërit ngaher,*
*Mjafton lot i syve, si shi në pranverë.*

*Çdo njeri dënohet si që të veprojë,*
*Mirësi do gjejë dhe do të fitojë,*
*Nga gjembi, trëndafil si bëhet në jetë?*
*Ashtu trëndafil gjemb bëhet i shkretë.*

*Nga Hadikatus Sueda, përzgjodhi E.A.*

# Ndarjet në botën tonë nuk janë rezultat i religjioneve

**INTERVISTË ME KAREM ARMSTRONG**
**INTERVISTOI ANDREA BISTRICH**

**Karem Armstrong ishte klerike katolike para se të largohej nga rendi i saj dhe të shkonte në Oksford. Sot është njëra prej teologeve më autoritative, autore e shumë shkrimeve mbi religjionet botërore dhe themeluesit e tyre. Është njëra prej 80 anëtarëve udhëheqës të iniciativës Unioni i civilizimeve (Alliance of Civilizations), të cilën e ka emërua ish- sekretari i KB Kofi Anan, qëllimi i të cilit ishte lufta kundër ekstremizmit dhe forcimi i dialogut në mes të Perëndimit dhe Botës Islame.**

*A.BISTRICH: Njëmbëdhjetë Shtatori u bë simboli kryesor në armiqësinë e papajtueshme në mes të Islamit dhe Perëndimit. Pas sulmit në Kullat binjake, shumë amerikanë pyesnin: "Pse na urrejnë?" Edhe ekspertët në tryezat e shumta të rrumbullakëta debatuan mbi temën nëse është Islami fe e dhunës. A është kjo kështu?*
K. ARMSTRONG: Me siguri nuk është kështu. Shumë më shumë dhunë ka në Bibël sesa në Kuran. Ideja se Islami është imponuar me shpatë, është mendim i fiksuar në kohën e luftërave kishtare, kur të krishterët perëndimorë bënë një luftë brutale, që e quajtën të shenjtë, kundër Islamit. Kur'ani ndalon luftën agresive dhe lejon luftën në vetëmbrojtje: në momentin kur armiku lutet për armëpushim, Kur'ani insiston në obligimin e myslimanëve që t'i lënë armët dhe t'i pranojnë, çfarëdo qofshin, kushtet e ofruara, bile edhe aso kushtesh të cilat nuk u përshtaten. Pastaj, ligji islam ua ndalon myslimanëve që t'i sulmojnë vendet në të cilat u lejohet praktikimi i lirë i fesë e gjithashtu u ndalohet vrasja e civilëve si dhe shkatërrimi i pasurisë private dhe përdorimin e zjarrit në luftime.

*A. BISTRICH: Ndjenja e polarizimit është ashpërsuar me kontraversat e paradokohshme si –karikatura daneze e Pejgamberit Muhamed, disa fjalime të Papës kundër Islamit, deri tek çështja e pengimit të mbulimit të fytyrës për mërgatën myslimane. Të gjitha këto i kanë sjellë në skajshmëri marrëdhëniet në mes Islamit dhe Perëndimit. A ka sot shumë mosmarrëveshje fundamentale të këtilla në mes Perëndimit të krishterë dhe Botës Myslimane ?*
K. ARMSTRONG: Ndarjet-fërkimet në botën tonë nuk janë rezultat i religjioneve ose kulturave. Ato janë politike. Në botën e sotme ekziston fuqia dominuese. Të pafuqishmit tentojnë t'i kundërvihen hemogjenizmit të fuqive të mëdha, duke shpallur pavarësinë e tyre nga ato, dhe për këtë qëllim shfrytëzojnë shpesh fjalorin religjioz. Shumica e asaj që ne quajmë fundamentalizëm, shpesh mund të komentohet si një formë e nacionalizmit, për të treguar identitetin e vet. Ideali i vjetër evropian i shekullit nëntëmbëdhjetë, i cili gjithmonë ishte i huaj për Lindjen e Mesme, tashmë ka humbur shkëlqimin e vet. Në Botën Myslimane njerëzit që nga fillimi definohen ndaj fesë së tyre në orvatje për t'iu kthyer rrënjëve të tyre pas ndërprerjes së kolonializmit të madh.

*A. BISTRICH: Çka ndikon që sot fundamentalizmi të bëhet kaq tërheqës?*
K. ARMSTRONG: Devotshmëria militante, të cilën sot e quajmë fundamentalizëm, në secilin religjion ka lulëzuar gjatë shekullit njëzet. Ekziston fundamentalizmi budist, krishterë, hindus dhe konfuçian, siç ekziston edhe fundamentalizmi islam. Nga tri religjione monoteiste, Judaizmi, Krishterimi dhe Islami, fundamentalizmi islam u përhap më vonë, gjatë viteve gjashtëdhjetë të shekullit njëzet. Fundamentalizmi paraqet revoltën kundër shoqërive shekullare moderne, në të cilat ndahet religjioni nga politika. Kudo që vendoset pushteti shekullar perëndimor, krahas me këtë shfaqen protesta fetare kontra-kulturore, po edhe lëvizje, në shenjë të refuzimit të vetëdijshëm.

Fundamentalistët dëshirojnë ta vënë religjionin në qendër të vëmendjes, nga e cila ishte larguar në kulturën moderne. Secili fundamentalizëm i



ka rrënjët në frikën e madhe se mos po zhduket. Fundamentalizmi hebre, krishterë ose mysliman, që të tre kanë bindjen se shoqëria shekullare liberale do t'i zhdukë. Kjo nuk është paranojë: fundamentalizmi hebre kishte dy rreziqe – njëri ishte pas holokaustit nazist, e i dyti pas luftës Yom Kipper të vitit 1973. Në disa pjesë të Lindjes së Mesme shekullarizmi ishte përforcuar aq shpejt, saqë u konsiderua si një sulm vdekjeprurës.

*A.BISTRICH: Ish-Kryetari i Amerikës, Xhimi (Jimmi) Karter qe i pari politikan që theksoi faktin e rëndësishëm se fundamentalizmi mund të gjendet edhe në politikë, kur shfaqi brengën e tij për kundërthëniet e religjionit dhe shtetit në administratën e Bushit, me elemente të fundamentalizmit në Shtëpinë e Bardhë. Karter konsideroi se këto shenja të fundamentalizmit fetar më së shumti shihen tek neokonservativët. Siç duket, ekziston shembulli i bazuar në mes linjës së fortë të konservativëve, në një anë, dhe fuqive progresive, në anën tjetër. A është ky një fenomen tipik i shoqërisë së sotme?*

K. ARMSTRONG: Nuk janë të vetmet ShBA-të në këtë drejtim. Jo-toleranca dhe agresiviteti janë të pranishme edhe në Evropë e edhe në vendet myslimane në Lindjen e Afërme. Në kulturë ka pasur gjithmonë kundërthënie. Gjithmonë ka njerëz që kanë pasqyrë tjetër mbi vendin e tyre dhe janë të gatshëm që të luftojnë. Fundamentalizmi krishterë amerikan nuk e miraton demokracinë dhe është e vërtetë se shumë neokonservativë kanë disa qëndrime të ngurta. Këto janë kohë të vështira dhe të komplikuara, e kur njerëzit frikësohen, ata tërhiqen në getot e tyre ideologjike dhe ngrenë barriera të reja kundër ideologjive të tjera. Demokracia është me të vërtetë ajo që e quajnë njerëzit religjiozë, shtet i mëshirës. Ajo është ideal që arrihet rrallë dhe kërkon përkrahje të përhershme për të mos humbur. Vetë ne amerikanët dhe evropianët kemi dështuar në këtë drejtim në kohën e ashtuquajtur të luftës kundër terrorit.

*A. BISTRICH: A mund të na numëroni shkaqet politike që i njihni ju si shkaktarë kryesorë që kanë ndikuar në fërkimet dhe ndarjet në mes të Botës Islame dhe shoqërive të Perëndimit?*

K. ARMSTRONG: Modernizimi i Lindjes së Mesme është ngadalësuar për shkak të luftës arabo-izraelite, e cila u bë simbol për fundamentalistët krishterë, hebrej e myslimanë, dhe ky është problemi kryesor. Nëse nuk gjendet një zgjidhje e drejtë politike, e cila do të kënaqte të dy anët, nuk do të ketë paqe. Këtu është edhe çështja e naftës, e cila disa prej këtyre vendeve i ka bërë simbol të lakmisë perëndimore. Për të ruajtur pozita strategjike dhe furnizimi i lirë me naftë, Perëndimi ka përkrahur gjithmonë pushtetmbajtësit dhe shahët e Iranit, sunduesit sauditë dhe në fillim Sadam Huseinin, të cilët përfaqësonin regjimet diktatoriale dhe pengonin çdo opozitë normale. Xhamia kishte mbetur vendi i fundit ku njerëzit ndiheshin të lirë dhe shprehnin mendimet e tyre. Bota moderne ishte shumë brutale. Në mes të viteve 1941 – 1945, për shkak të luftës, në Evropë humbën jetën më shume se 7 milionë njerëz. Nuk duhet të çuditemi pse edhe religjioni modern u bë brutal: ai shpesh imiton politikën shekullare, e cila propagandon brutalitetin. Pjesa më e madhe e terrorit që na brengos në Botën Myslimane, u paraqit në regjimet ku ka luftëra, ku dëbime të popullatës kanë marrë karakter kronik, siç është në Lindjen e Afërme, në Palestinë, Afganistan, Pakistan, Kashmir etj..

*A.BRISTRICH: Në kontekstin e konfliktit arabo - izraelit, keni thënë se ky konflikt është bërë simbol i paaftësisë së tyre në botën moderne. Ç'do të thotë kjo?*

K. ARMSTRONG: Konflikti arabo–izraelit në të dy anët ka filluar si konflikt shekullar, konflikt rreth territorit. Sionizmi ka filluar si rebelim kundër judaizmit religjioz, kështu që në fillim shumë rabinë ortodoksë sionizmin e patën gjykuar si blasfemi të shekullarizimit të tokës së Izraelit, njëri prej simboleve më të shenjta të judaizmit. Gjithashtu Lëvizja për çlirimin e Palestinës ishte shekullare – shumë palestinezë janë të krishterë. Por, për fat të keq, u lejua që konflikti të helmohej: në të dy anët konflikti ka marrë karakter të shenjtë dhe tash është shumë zor të dilet nga

ky konflikt. Në lëvizjet fundamentaliste, disa gjëra marrin vlerë simbolike dhe fillon të shfaqet tërë ajo që nuk pajtohet me modernitetin. Në judaizëm shteti shekullar, Izraeli, inspiron çdo lëvizje fundamentale, sepse ai paraqet futjen e etosit shekullar në jetën religjioze hebraike. Disa fundamentalistë hebrenj janë të flaktë për shtetin e Izraelit, të cilin e shohin si të shenjtë dhe të paprekshëm; përfshirë këtu edhe politikën izraelite si akt shenjtërie – tirkun, përtrirje e botës; ndërtimi i vendbanimeve në viset e okupuara, është gjithashtu tirkun dhe disa besojnë se kjo e shpejton ardhjen e Mesisë. Kurse, hebrenjtë ultraortodoksë janë kundër shtetit të Izraelit: disa Izraelin e shohin si vepër turpi (hebrenjtë do të duhej ta prisnin Mojsiun për ta përtëritur shtetin e tyre religjioz në tokën e shenjtë), kurse disa të tjerë janë neutralë. Disa hebrenj Izraelin e përjetojnë sikurse fëniksin e ringjallur në hirin e Aushvicit.

Gjendja e shumë myslimanëve paraqitet si një gjendje e vështirë e palestinezëve, dhe kjo paraqet krejt atë që është e keqe në botën moderne. Fakti se në vitin 1948 750.000 palestinezë i humbën shtëpitë e tyre, me miratimin e hapur të botës, simbolizon pafuqinë e Islamit në botën moderne, gjegjësisht në botën e Perëndimit. Kur'ani mëson se, nëse myslimani jeton me ndershmëri dhe drejtësi, shoqëritë e tyre do të përparojnë, sepse do të jenë në harmoni me bazat e ligjeve universale. Islami gjithmonë ishte fe e sukseseve, nga një fitore në fitoren tjetër, po myslimanët nuk janë në gjendje të bëjnë asnjë hap kundër Perëndimit shekullar, e këtë situatë e ngarkon edhe situata e keqe palestineze. Jerusalemi është gjithashtu vendi i tretë i shenjtë mysliman dhe, kur e shohin myslimanët Mesxhidi Aksanë të rrethuar me ndërtesa të larta e postblloqe izraelite, dhe, kur e shohin se çdo ditë po u del nga duart, - kjo simbolizon identitetin e tyre të okupuar. Me gjithë këto, është me rëndësi se palestinezët përqafuan ideologjinë e artikuluar të kufizuar më vonë – se u forcua fundamentalizmi islam si ne Egjipt ose Pakistan. Lëvizja e tyre e rezistencës ishte shekullare deri në Intifadën e vitit 1987. Dhe është më rëndësi të theksohet se, p.sh., Hamasi në shumë gjëra dallon nga lëvizjet si e Al-kaidës, që kanë ambicie globale. Hamasi është lëvizje e rezistencës , ai nuk i sulmon amerikanët ose britanikët, po përqendrohet në luftën kundër forcave okupuese. Ky është prapë një shembull tjetër i fundamentalizmit. Konflikti arabo-izraelit u bë si qendër e rëndësishme edhe për fundamentalistët e krishterë në ShBA. Ata besojnë se, nëse hebrenjtë nuk do të jenë në tokën e tyre, për të plotësuar profetësitë e vjetra, Krishti nuk do të mund të kthehet me lavdin e tij. Kështu që edhe ata janë sionistë të apasionuar, po edhe kjo ideologji është gjithashtu antisemite, sepse ata besojnë që, nëse nuk e pranojnë Krishterimin, në ditët e fundit Antikrishti do t'i masakrojë hebrenjtë në tokën e shenjtë.

*A. BISTRICH: A mendoni se Perëndimi mban përgjegjësi të caktuar për atë që po ndodh në Palestinë?*

K. AMSTRONG: Bota perëndimore ka përgjegjësi ndaj çdokujt që vuan në botë. Ne jemi vendet më të fuqishme dhe më të pasura të botës, dhe nuk duhet të qëndrojmë anash, as moralisht e as fetarisht, dhe të dëshmojmë varfërinë, padrejtësinë që ndodh në Palestinë, Kashmir, Çeqeni ose në Afrikë. Por Perëndimi ka një përgjegjësi të posaçme për situatën arabo–izraelite. Në deklaratën e Blauforit të vitit 1917, Britania pati pranuar atdheun e hebrenjve në Palestinë dhe pati injoruar aspiratat e palestinezëve si dhe grabitjen e pasurisë së tyre. Edhe sot ShBA përkrahi Izraelin politikisht dhe ekonomikisht, gjithashtu duke injoruar Palestinën. Kjo është e rrezikshme, sepse palestinezet nuk do të shkojnë dhe, derisa të mos gjendet zgjidhja që u garanton siguri izraelitëve dhe derisa të mos u jepet pavarësia politike dhe ekonomike palestinezëve, nuk ka shpresë për paqe.

*A. BISTRICH: Theksuat rëndësinë e vizionit të trefishtë – aftësisë që konflikti të shikohet nga perspektiva islame, hebreje dhe krishtere. A mund të na sqaroni qëndrimin tuaj?*

K. ARMSTRONG: Tri religjionet e Abrahamit (Ibrahimit) - Judaizmi, Krishterimi dhe Islami – mund dhe duhet të kuptohen si një religjion tradicional, që është orientuar në tri drejtime të ndryshme. Gjithmonë jam munduar t'i shpjegoj kështu. Asnjëri nuk është superior ndaj tjetrit, secili prej tyre ka karakterin e vet personal. Hebrenjtë, të krishterët dhe myslimanët adhurojnë një Zot dhe kanë vlera të përbashkëta morale. Në librin "Historia e Zotit", jam munduar të argumentoj se gjatë historisë së tyre hebrenjtë, të krishterët dhe myslimanët kanë parashtruar pyetje të njëjta mbi Zotin – dhe kanë ardhur në përgjigje të ngjashme – kështu që tek hebrenjtë dhe myslimanët ekzistojnë botëkuptime të ngjashme mbi ringjalljen. Në luftën për Zotin, jam orvatur të argumentoj se si janë të ngjashme të tri fetë në lëvizjet fundamentale. Hebrenjtë i pranojnë shumë vështirë fetë e mëvonshme, Krishtenimin dhe Islamin; Krishterimi gjithmonë kishte raport jo të mirë ndaj Judaizmit, si fe e mëhershme, kurse Islamin e quante blasfemi me imitimin e Shpalljes. Kur'ani, përkundrazi, ka qëndrim pozitiv ndaj Judaizmit dhe ndaj Krishterimit dhe cek se Muhamedi nuk ka ardhur për t'i anuluar shpalljet e mëparshme të popujve të Librave; nuk mund të jeni mysliman nëse nuk i respektoni edhe të dërguarit e mëhershëm, si Abrahami/Ibrahimi, Davidi/Davudi, Noi/Nuhu, Mojsiu/Musai dhe Jezui/Isai, të cilët myslimanët i konsiderojnë si të dërguar të tyre, siç përmendet edhe në shumë vepra të Dhiatës së re. Ungjilli i Llukës Jezuin, prej fillimit deri në fund, e quan të dërguar: Ideja se Jezui ka natyrë Hyjnore është zhvilluar më vonë dhe, në parim, është kuptuar gabim nga ana e të krishterëve.

Për fat të keq, njerëzit religjiozë dëshirojnë ta konsiderojnë veten se vetëm ata i takojnë njërës prej së vërtetës fe të vetme. POR kjo ËSHTË EGOIZËM dhe kjo nuk ka kurrfarë lidhjeje me besimin e vërtetë, i cili nënkuptonte harrimin e egos.

*A. BISTRICH: Shpeshherë na duket se njerëzit e devotshëm nuk janë aq sa duhet më dashamirës, më tolerantë, më paqësorë se njerëzit e tjerë. Amerika, p.sh. është një vend shumë religjioz, e në të njëjtën kohë në të ka edhe shumë dallime të mëdha ekonomike, shoqërore në mes njerëzve. Ç'do të thotë kjo për nevojën dhe qëllimin e religjionit?*

K. ARMSTRONG: Të gjitha religjionet botërore konsistojnë në faktin që provimi i vetëm i cilitdo religjion qoftë, është patjetër mëshira në jetën praktike. Gati të gjitha kanë zhvilluar një rregullore të artë: "Mos i bëj tjetrit atë që nuk ia bën vetes" . Kjo kërkon prej nesh që t'i shikojmë zemrat tona dhe të zbulojmë se ç'është ajo që na shkakton dhembje e ta eliminojmë për të mos u shkaktuar dhembje të tjerëve. Mëshira kërkon ta ndiejmë dhembjen e të tjerëve, ta largojmë veten nga qendra e botës sonë dhe në të ta vendosim tjetrin. Kjo është porosia themelore e Kur'anit dhe Dhiatës së re ("Unë mund të kem besim-fe, e cila i luan shkëmbinjtë" - thotë Shën Pali, "por, nëse më mungon mëshira, besimi-feja ime nuk më ndihmon"). Çdo gjë tjetër është "komentim". I njëjtë është edhe mësimi i konfuçizmit, taoizmit, hinduizmit dhe budizmit. Këtë gjë jamë orvatur ta paraqes në librin tim TRANSFORMIMI I MADH.

Të gjitha traditat çojnë në faktin se nuk mjafton të shprehësh mëshirë vetëm në rrethin tënd. Por patjetër duhet ta posedoni atë që kinezët e quajnë jian ai, kujdesi ndaj gjithkujt. Ose siç është në ligjin hebre:"Respektoje plakun". "Duaj armiqtë e tu", ka thënë Jezui; nëse i do vetëm ata rreth vetes, atëherë është vetëm për interesin tënd dhe një pasqyrë e egoizmit tënd brutal.

Atëherë, pse nuk janë të mëshirshëm njerëzit religjiozë? Ç'do të thotë kjo për ta? Mëshira nuk është virtyt i përhapur. Shumë njerëz religjiozë më me dëshirë do të ishin të drejtë sesa të mëshirshëm. Nuk dëshirojnë të heqin dorë nga egoja e tyre. Ata dëshirojnë një religjion i cili t'u jepte një ushqim shpirtëror të lehtë një herë në javë, që të mund t'u ktheheshin traditave të tyre vetjake, me kërkesat e palënduara të traditës së tyre. Religjioni është punë e mundimshme: pak njerëz e bëjnë këtë punë në mënyrë të duhur. Por, a janë shekullaristët më të mirë? Shumë shekullaristë do ta përqafonin mëshirën si ideal, por do të jenë njësoj egoistë sikurse edhe njerëzit religjiozë. Mossuksesi i njerëzve religjiozë që të jenë të mëshirshëm, nuk na flet asgjë për religjionin, vetëmse na tregon natyrën njerëzore. Religjioni është metodë: patjetër duhet ta vini në praktikë, nëse dëshironi ta zbuloni vërtetësinë e saj. Por, për fat të keq, këtë e bëjnë pak njerëz.

**Islami dhe Perëndimi**

*A.BISTRICH: Duke debatuar mbi argumentet e drejtësisë dhe të demokracisë së Perëndimit në Lindjen e Afërme, korrespondenti britanik i "The Indepedent", Robert Fisk thotë: "Gjithnjë po e përsërisim se si arabët... do të dëshironin ta kishin demokracinë tonë të brishtë, për të dëshiruar që të lirohen nga policia sekrete dhe diktatura, të cilën ne e kemi vendosur atje në masë të madhe. Por ata do të donin të çliroheshin edhe nga ne. Dhe e dëshmojmë drejtësinë që është shumë më e rëndësishme se demokracia". A duhet ta kuptojë Perëndimi se myslimanët mund ta qeverisin shtetin modern, po njëkohësisht të mos bëhet fjalë për tipin e demokracisë që do ta dëshironim ne?*

K. AMSTRONG: Siç e kanë sqaruar intelektualët islamë, Islami është kompatibil me demokracinë, por demokracia, për fat të keq, ka zë të keq në vendet myslimane. Siç duket, Perëndimi ka përsëritur pa ndërprerë: Ne besojmë në liri dhe demokraci, por ju duhet t'ju sundojnë diktatorët sikur Sadam Huseini ose Shahu. Duket se ekziston standardi i dyfishtë. Ka të drejtë Robert Fisk. Kur isha tash shpejt në Pakistan dhe citova zotëri Bushin: "Ata e urrejnë lirinë tonë!", qeshën të gjithë pjesëmarrësit.

Demokracia nuk mund të imponohet me armë, tanke e dhunë. Shpirti modern përbëhet nga dy elemente themelore, e nëse këto mungojnë, pa marrë parasysh numrin e avionëve luftarakë, të kompjuterëve ose rrokaqiejve, shteti juaj nuk është me të vërtetë modern.

Më i pari kusht prej tyre është pavarësia. Modernizimi i Evropës prej shekullit 16 deri në shekullin 20, pasqyrohet me Deklaratën e pavarësisë nga të gjitha frontet: religjioze, intelektuale, politike, ekonomike. Njerëzit kërkonin lirinë e mendimit, invencionit dhe krijimit.

Elementi i dytë është inovacioni. Gjithmonë kemi krijuar diçka të re, në këtë proces kishte një dinamizëm, edhe pse kjo përvojë shpesh ishte traumatologjike. Por, në Botën Myslimane modernizmi nuk ka ardhur me pavarësinë, po me kolonializimin robërues. Myslimanët edhe me tutje nuk janë të lirë, sepse qeveritë perëndimore shpesh, prapa skenës, kontrollojnë politikën e tyre, që të mund t'i sigurojnë vetes furnizimin me naftë etj.. Në vend të pavarësisë, në shtetet myslimane sundojnë qeveri të sëmura dhe shkelëse të lirive. Derisa njerëzit të mos ndihen të lirë, çdo demokraci do të jetë artificiale dhe e padrejtë. Modernizimi i myslimanëve nuk ka ardhur as me inovacionet, sepse, meqë ishim aq shumë përpara, Bota Myslimane mundi të na kopjonte, kështu që, në vend të inovacionit, fjala është vetëm për emitim. Nga praktika e jetës sonë e dimë se është shumë vështirë, gati e pamundshme, të jesh kreativ, nëse ndihesh se je i sulmuar. Myslimanët ndihen shpesh defensivë,

gjë që ua vështirëson kreativitetin, modernizimin dhe demokracinë – posaçërisht kur janë të rrethuar nga fuqi ushtarake, tanke të forcave okupuese në rrugët e tyre.

*A. BISTRICH: A shihni ndonjë bazë të përbashkët në mes Botës Perëndimore dhe Islamit?*

K. AMSTRONG: Kjo do të bëhej e mundur vetëm nëse zgjidhen çështjet politike. Ekzistojnë baza të mëdha të përbashkëta në mes të idealit islam e idealit modern perëndimor modern dhe shumë myslimanë e kanë kuptuar këtë moti. Në fillim të shekullit 20 gati secili intelektual mysliman ishte i dashuruar në Perëndimin dhe kishte dëshirën që vendet e tyre të dukeshin si Britania ose Franca. Disa prej tyre madje kishin pohuar se Perëndimi është më islamist se vendet e pamodernizuara islame, sepse ata (Perëndimi) në ekonomitë e veta moderne kanë arritur t'u afrohen mësimeve kuranore, të cilat urdhërojnë drejtësi sociale dhe barabarësi. Në këtë kohë myslimanët e kuptuan Perëndimin modern demokratik, si të barabartë. Në vitin 1906 nëpunësit fetarë myslimanë udhëhiqnin së bashku me intelektualët shekullarë në Iran kompaninë për vendosjen e qeverive presidenciale dhe kushtetuese. Kur ia arritën qëllimit të tyre, ajatullahu suprem deklaroi se kushtetuta e re është gjëja më e mirë pas Mesies shiite, sepse kushtetuta do ta kufizojë tiraninë e shahut. Për fat të keq, britanikët më pastaj zbuluan naftën në Iran dhe asnjëherë nuk i lejuan këtij parlamenti lirinë e veprimit. Myslimanët u dëshpëruan nga Perëndimi për shkak të politikës së tij ndaj: Suezit, Izraelit dhe Palestinës, përkrahjes që u dha Perëndimi regjimeve të korruptuara etj..

*A.BISTRICH: Çfarë qëndrimi praktik duhet mbajtur për t'u kaluar lumi, nëse ju do t'i këshillonit sunduesit dhe politikanët tanë?*

K. ARMSTRONG: Ndërrimin e politikës së jashtme, zgjidhjen për Izraelin dhe Palestinën, një zgjidhje që do ta siguronte Izraelin dhe do t'u jepte drejtësi dhe autonomi palestinezëve. Mospërkrahje të regjimeve të korruptuara dhe diktatoriale. Zgjidhjen e drejtë për tmerrin e përgjithshëm në Irak, i cili ishte deri diku përkrahës i shkëlqyeshëm i grupeve si Al-Kaida. Mospërsëritjen e situatave si ajo në Ebu Garib ose në Guatanamë. Para për Afganistanin dhe Palestinën. Zgjidhje për Kashmirin. Largimi nga zgjidhjet afatshkurtra, të cilat sigurojnë naftë të lirë. Në Irak dhe Liban, verën e kaluar e pamë se ushtritë tona të mëdha më nuk janë të afta kundër guerilljes dhe sulmeve terroriste. Diplomacia është më e rëndësishmja. Por, dyshimi i Perëndimit sot është aq i rrënjosur, saqë, ndoshta është bërë vonë.

Intervista është marrë nga magazina Islamica, nr.20, 2007, islamicamagazine.com/Përktheu nga anglishtja: Fejsal Spahiu.

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME TË ISTOGUT**

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës- Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Dobrushë.**

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**

1.Të kenë kryer medresenë dhe FSI-në ose Fakultetin e studimeve islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2.T'i përmbahen Kushtetutës së BIK-së, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3.Të kenë aftësi komunikimi dhe organizimi për çështje fetare etj.;
4.Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre më përpara.
6. Të njohin mirë gjuhën boshnjake

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

Kërkesës për punësim i duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:
* Diploma e Fakultetit dhe Medresesë,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore,
* Certifikata se nuk është nën hetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë,
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
*CV – të dhënat personale, kualifikimet që ka ose dëshmi për aftësimin profesional.
(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale)

**VËREJTJE:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Istogut.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## NË GJITHË KOSOVËN U KREMTUA FESTA E KURBAN - BAJRAMIT

Më 6 nëntor 2011, në të gjitha xhamitë e Kosovës, si në tërë Botën ku jetojnë myslimanët, solemnisht u fal namazi i Kurban – Bajramit. Manifestimi qendror, për Kosovë u mbajt në Xhaminë "Sulltan Mehmet - Fatih" të Prishtinës, mirëpo falja e namazit të Kurban - Bajramit u organizua në të gjitha xhamitë e Kosovës .

Festimet që i takojnë kësaj dite shënojnë flijimin dhe sakrificën e njeriut në emër të besimit te Zoti dhe në emër të dashurisë për njeriun. Ajo përbën festën e madhe të mëshirës, të faljes, mirëkuptimit, mirësisë, vëllazërimit dhe paqes.

Porosia e Kurban Bajramit qëndron fuqishëm mbi parimet e fisnikërisë, bujarisë, flijimit dhe sakrificës, pasi përveç tjerash është edhe kurorëzim i Haxhit, kushtit të pestë të Islamit, në të cilin demonstrohet uniteti, barazia, solidariteti, devotshmëria.

Manifestimi filloi me faljen e namazit të sabahut, pas të cilit janë mbajtur dy ligjërata tematike kushtuar kësaj feste.

Për rëndësinë e Haxhit dhe të Kurbait foli Resul ef. Rexhepi, ndërsa profesori i medresesë Driton Arifaj foli për mirësjelljen, edukimin, moralin, si dhe kujdesin ndaj familjes e shoqërisë.

Faljes së namazit të Kurban - Bajramit i priu kryeimami Sabri ef. Bajgora, i cili mbajti edhe Hytben e Kurban - Bajramit.

Ai ka thënë se këtë festë e karakterizon vendosmëria e besimtarëve për kryerjen e obligimeve të Haxhit, ku miliona besimtarë lartësojnë emrin e Allahut Fuqiplotë dhe luten për paqe.

"Porosia e Kurban Bajramit qëndron fuqishëm mbi parimet e fisnikërisë, bujarisë, flijimit dhe sakrificës, sepse përveç tjerash është edhe kurorëzim i Haxhit, kushtit të pestë të Islamit, në të cilin demonstrohet uniteti, barazia, solidariteti, devotshmëria dhe madhështia e Muhamedit a.s.. Haxhi është një përkushtim i përbashkët ndaj Zotit fuqiplotë, duke reflektuar gatishmërinë për të sakrifikuar interesat shoqërore e materiale në shërbim të Allahut, dhe duke rikujtuar se Qabja është edhe drejtim shpirtëror i të gjithë myslimanëve", ka thënë kryeimami Bajgora.

Derisa festa e Kurban Bajramit ka si qëllim të saj frymëzimin e dashurisë, triumfit të së mirës ndaj së keqes, vetëpastrimin e shpirtit dhe mbetet një simbol i sakrificës, Bajgora ka ftuar qytetarët dhe shoqërinë në përgjithësi që të tregohen human dhe solidar.

"Le të jetë kjo festë e Kurban Bajramit demonstrim i fuqisë së besimit tonë, i dashurisë dhe tolerancës, si dhe forcim i zemrave tona drejt shkallëve të larta të devotshmërisë, për të na siguruar prosperitet në këtë botë dhe shpëtim në botën tjetër. Le të jetë festa e Kurban Bajramit moment i vetëdijesimit tonë kur ne do të dimë ta respektojmë dinjitetin njerëzor. Uroj që në zemrën dhe shpirtin tuaj të shndrisë besimi i sinqertë që me veprat tuaja të jeni mirëbërës, human e solidar që në sjelljet tuaja të dominojë respekti dhe mëshira, toleranca, dashuria dhe mirëkuptimi", ka thënë Bajgora.

Për më tepër, Bajgora ka ftuar qytetarët që të kontribuojnë për ndërtimin e një shoqërie me vlera të mirëfillta dhe fuqizimin e shtetit të Kosovës.

"Përfitoj nga rasti që nga ky vend i bekuar t'ju ftoj që të kontribuojmë edhe më shumë për ndërtimin dhe fuqizimin e mëtutjeshëm të atdheut tonë, Kosovës. E kemi amanet nga Krijuesi Ynë Fuqiplotë që si qytetarë të japim kontributin tonë që në këtë vend të mbretërojë rendi, ligji e rregulli, të ndërtojmë një shoqëri e cila do të respektojë vlerat qytetëruese të popullit të Kosovës, duke respektuar etninë gjuhën dhe besimin e çdo qytetari të saj", ka thënë ai.

Sot në gjithë botën besimtarët myslimanë kremtojnë festën e Kurban Bajramit.

Festa e Kurban Bajramit ka si qëllim të saj frymëzimin e dashurisë, triumfit të së mirës ndaj së keqes, vetëpastrimin e shpirtit dhe mbetet një simbol i sakrificës, prandaj me këtë rast qytetarët dhe shoqëria në përgjithësi solidarizohen dhe ndihmojnë familjet me gjendje të rëndë ekonomike. (R.Shkodra)















## PRITJE NGA KRYESIA E BIK ME RASTIN E KURBAN - BAJRAMIT

Me rastin e festës së Kurban –Bajramit Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës , nga ora 9-12, organizoi pritje urimi. Për t'i uruar krerët e BIK, të prirë nga zëvendëskryetari dr. Fahrush Rexhepi për festën e Bajramit, selinë e BIK-së e vizituan përfaqësues të Pushtetit e të Qeverisë, , të KFOR- it , dhe të partive të ndryshme e të institucioneve shkencore, fetare e kulturore publike dhe individë nga qendrat e Kosovës dhe nga Jashtë.

**Nga institucionet:**

Kryeministri i Kosovës – Hashim Thaçi, i shoqëruar zëvendëskryeministri– Hajredin Kuçi; Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës - Dodë Gjergji; Komandanti i KFOR-it - Gjeneral-majori Erhard Buehler, komandanti i FSK-së, Gjeneral-lejtnant -Sylejman Selimi. Rektori i UP-së – Mujë Rugova, etj.

**Nga partitë politike:**

Kryetari i AKR-së, Behgjet Pacolli, Një delegacion i Lëvizjes "Vetëvendosje" i prirë nga Shpend Ahmeti; një delegacion i AAK-së, i prirë nga Ahmet Isufi; Kryetari i PD-së – dr. Ferid Agani; dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës. (R.Shkodra)



**HYTBEJA E KURBAN-BAJRAMIT**
**Hytbeja e Kryeimamit të Kosovës Sabri ef. Bajgora me rastin e Kurban Bajramit – 2011**

**Të nderuar besimtarë, vëllezër e motra!**

I lartësuar qoftë Allahu në Madhërinë e Tij, të Cilit I nënshtrohet çdo gjë në këtë ekzistencë, kurse salavatet dhe përshëndetjet tona qofshin mbi krijesën më fisnike - Muhamedin a.s., i cili na udhëzoi drejt shtigjeve të dritës, i cili na mësoi se ç'është besimi, paqja dhe urtësia, na mësoi se ç'është sakrifica, ndihma dhe dashuria e ndërsjellë.

Çdo festë jona ka urtësinë dhe porosinë e vet, e porosia e Kurban-Bajramit qëndron fuqishëm mbi parimet e fisnikërisë, bujarisë, flijimit dhe sakrificës, sepse, përveç të tjerash, është edhe kurorëzim i Haxhit, kushtit të pestë të Islamit, në të cilin demonstrohet uniteti, barazia, solidariteti, devotshmëria dhe madhështia e Ymetit të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Haxhi është moment ekskluziv i eliminimit të të gjitha diferencave nacionale, racore, klasore etj. Është një demonstrim i universalitetit të kësaj feje dhe i vëllazërimit të përgjithshëm të myslimanëve ngado që të kenë ardhur. Është një përkushtim i përbashkët ndaj Zotit, duke reflektuar gatishmërinë për t'i sakrifikuar interesat shpirtërorë e materialë në shërbim të Allahut xh.sh. dhe duke rikujtuar se Qabeja është edhe drejtim shpirtëror i të gjithë myslimanëve. Lidhur me obligueshmërinë e Haxhit-kësaj dispozite të lartë islame, Allahu xh.sh. në Kur'an urdhëron e thotë: "Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta". – (El-Haxh-xh, 27) Feja islame e ka karakterizuar Kurban-Bajramin edhe me një vlerë tjetër nga vlerat sociale, që është: kurbani-sakrifica. I dërguari i Allahut thotë: "Dita e Fitër-Bajramit karakterizohet për namazin dhe Sadakatul-fitrin, kurse Dita e Kurban-Bajramit për namazin dhe flijimin". Kurbani është institucion fetar, i cili synim të vetin kryesor dhe objektiv parimor ka humanizimin e njeriut, pastrimin e tij shpirtëror, begatimin e tij me vlera dhe aspirata të larta, edukimin dhe kalitjen e tij. Prerja e Kurbanit ngërthen në vete edhe dimensionin social, ngase, në mënyrën më të mirë të mundshme, ata që kanë, shprehin solidaritetin në vepër me skamnorët, kurse në kohën e sotme, kjo fiton edhe më shumë në peshë, sepse sot, më shumë se kurrë, njerëzimi ka nevojë për ndihmë reciproke, për solidaritet dhe bamirësi.

Parimet universale të Islamit konsistojnë në formimin e një shoqërie të shëndoshë, dinjitoze e humane, me vlera të larta etike e të vlefshme, të një shoqërie të barabartë, përparimtare, të lirë, demokratike dhe bashkëkohore, të një shoqërie të njerëzishme, në të cilën të gjithë njerëzit, pa kurrfarë dallimesh, të gëzonin lumturinë e vërtetë shpirtërore dhe atë material, trupore. Roli i njeriut në këtë botë është që ai, së pari, ta njohë natyrën e ambientin që e rrethon, që në shpirtin e tij të zgjojë vetëdijen dhe ndërgjegjen e heshtur të humanitetit dhe të njerëzores, të cilat e shtyjnë dhe e motivojnë për realizimin e idealeve të larta. Nëse e kupton drejt këtë mision, njeriu do të bëhet pa dyshim një pjesëtar i vlefshëm në shoqëri, e shoqëria mburret me ata që zbukurohen e stolisen me këto virtyte të larta të moralit e të fisnikërisë.

**Të nderuar vëllezër e motra!**

Le të jetë kjo festë e Kurban - Bajramit demonstrim i fuqisë së besimit tonë, i dashurisë dhe i tolerancës si dhe forcim i zemrave tona drejt shkallëve të larta të devotshmërisë, për të na siguruar prosperitet në këtë botë dhe shpëtim në botën tjetër. Le të jetë festa e Kurban-Bajramit moment i vetëdijësimit tonë, që ne të dimë të respektojmë dinjitetin njerëzor. Uroj që në zemrat dhe shpirtin tuaj të shndrisë besimi i sinqertë, që me veprat tuaja të jeni mirëbërës, humanë e solidarë, që në sjelljet tuaja të dominojnë respekti e mëshira, toleranca, dashuria dhe mirëkuptimi. Sot, tek ne nuk duhet të ketë urrejtje e armiqësi, po vetëm fytyra të gëzuara, buzëqeshje dhe përqafime vëllazërore. Vetëm në këtë mënyrë do t'i japim festës sonë domethënien e vërtetë. Përfitoj nga rasti që nga ky vend i bekuar, t'ju ftoj që, të gjithë së bashku, të kontribuojmë edhe më shumë për ndërtimin dhe fuqizimin e mëtutjeshëm të atdheut tonë-Kosovës. E kemi amanet nga Krijuesi ynë Fuqiplotë që, si qytetarë, të japim kontributin tonë, që në këtë vend të mbretërojnë rendi, ligji e rregulli, të ndërtojmë një shoqëri e cila të respektojë vlerat qytetëruese të popujve të Kosovës, duke respektuar etninë, gjuhën dhe besimin e çdo qytetari të saj, dhe duke u angazhuar për afirmimin dhe kultivimin e vlerave pozitive të të gjithë popujve të Kosovës.

Në fund, më lejoni që, në emër të Kryesisë së BIK, nga thellësia e shpirtit dhe e zemrës, t'ju uroj festën e Kurban- Bajramit të gjithë besimtarëve të besimit Islam në Kosovë, brenda trojeve tona etnike shqiptare dhe në diasporë. Me fat ju qoftë festa e Kurban – Bajramit!

### MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION TË UNIONIT NDËR-PARLAMENTAR TË BRITANISË SË MADHE

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti një delegacion të përbërë nga deputetë të Unionit Ndër-Parlamentar të Britanisë së Madhe, të kryesuar nga Lord Bowness.Myftiu Tërnava, pasi ka falënderuar deputetët për vizitën në Bashkësinë Islame të Kosovës, tha se populli i Kosovës është mirënjohës për angazhimin dhe kontributin e Britanisë së Madhe për Kosovën. Myftiu, gjithashtu, i njohu parlamentarët e Britanisë edhe me historikun, arritjet dhe sfidat e BIK. Po ashtu,



Myftiu i njohu mysafirët me angazhimin dhe përkushtimin e BIK për kultivimin e tolerancës e mirëkuptimin ndërfetar. Në emër të delegacionit të deputetëve të Unionit Ndër-Parlamentar të Britanisë së Madhe, Lord Bowness, pas falënderimit që i bëri Myftiut për pritjen, vlerësoi lart angazhimin e myftiut dhe të Bashkësisë Islame për paqe, tolerancë e mirëkuptim në mes komuniteteve fetare të Kosovës.Po ashtu Lordi Bowness tha se edhe në të ardhmen Britania e Madhe do të mbështes Kosovën në rrugën e saj drejt integrimeve në organizmat ndërkombëtar. (R.Shkodra)

### ZËVENDËSMINISTRI SAUDIT PËR ÇËSHTJE FETARE AL-AMAR NË TAKIM ME MYFTIUN TËRNAVA

Me ftesë të Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, qëndroi për vizitë në Kosovë një delegacion i lartë i Ministrisë së Çështjeve të Fesë të Arabisë Saudite, prirë nga zëvendësministri Abdul Aziz Al- Amar. Myftiu Tërnava, në takimin që pati në selinë e Kryesisë së BIK-së, e falënderoi zv/ministrin saudit për kontributin dhe mbështetjen e Mbretërisë së Arabisë Saudit, për Kosovën. "Populli i Kosovës është mirënjohës për kontributin e Mbretërisë Suaj për Kosovën, si gjatë luftës ashtu edhe pas saj, gjithashtu ju falënderojmë për njohjen e Kosovës së pavarur



dhe për përkrahjen dhe mbështetjen për Kosovën në forumet dhe organizmat ndërkombëtarë"- tha Myftiu Tërnava. Ai më tutje e njohu zëvendësministrin Abdul Aziz Al Amar edhe me historikun, organizimin, arritjet dhe sfidat e BI-së dhe të institucioneve të saj. "Ne si bashkësi gjatë luftës kemi qenë të dëmtuar rëndë, diku rreth 50% të objekteve tona qenë shkatërruar, mirëpo pas luftës, falë organizimit të mirë të Bashkësisë Islame, xhematit dhe ndihmës së donatorëve nga vendet arabe, ku prin Mbretëria e Arabisë Saudite, kemi arritur t'i sanojmë dëmet e luftës"- tha, ndër të tjera, MyftiuTërnava. Në këtë takim Myftiu foli edhe për bashkëpunimin e BIK-së dhe Ministrisë së Çështjeve Fetare të Arabisë Saudite, për se potencoi përkrahjen që pret BIK nga Ministria Saudite e Çështjeve Fetare në krijimin e vakëfeve të reja. Zv/ministri Al- Amar tha se vendi i tij ndjek me vëmendje zhvillimet në Kosovë dhe për Kosovën. "Ne si shtet jemi të përkushtuar që të ndihmojmë e përkrahim Kosovën në forumet dhe organizmat ndërkombëtarë" - tha zv/ministri saudit. Ndërsa për bashkëpunimin me BI-në dhe shtetin e Kosovës, ai tha se do të shohin rrugët më të mira për të bashkëpunuar dhe për të investuar në krijimin e vakëfeve të reja, pa lënë anash edhe fushat e tjera. I shoqëruar nga Myftiu Tërnava, delegacioni i lartë saudit vizitoi edhe FSI-në e Prishtinës, ku u pritën nga dekani Prof. Dr. Qazim Qazimi, e pastaj vizituan Medresenë si dhe këshillin e BI-së të Prishtinës. Në të gjitha takimet dhe vizitat e delegacionit saudit qe i pranishëm edhe Ambasadori jorezident i Arabisë Saudite në Kosovë, Abdullah al - Abual – Kerim.

### MYFTIU TËRNAVA PRITI AMBASADORIN E MBRETËRISË SË BASHKUAR - IAN CAMERON CLIFF

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti më 19 tetor Ambasadorin e Mbretërisë së Bashkuar në Prishtinë – z. Ian Cameron Cliff.Myftiu Tërnava falënderoi Ambasadorin për vizitën në BIK dhe shprehu mirënjohjen dhe konsideratën e popullit të Kosovës për kontributin dhe mbështetjen

e Mbretërisë së Bashkuar për Kosovën para, gjatë dhe pas luftës. Myftiu po ashtu çmoi lart edhe kontributin dhe ndihmën e Mbretërisë së Bashkuar për Kosovën në proceset e shtetformit. Myftiu e njohu Ambasadorin gjithshtu me historikun dhe mënyrën e funksionimit të Bashkësisë Islame dhe institucioneve të saj. Myftiu Tërnava theksoi: "BIK është e vendosur të kontribuojë në forcimin e paqes, tolerancës dhe bashkëjetesës në mes komuniteteve dhe feve të ndryshme që jetojnë në Kosovë". Myftiu Tërnava, në bisedë me Ambasadorin e Mbretërisë së Bashkuar, potencoi se Mbretëria ka rregulluar në mënyrë të shkëlqyer aplikimin e lirisë së fesë dhe të Bashkësive fetare, dhe shfaqi shpresën që edhe Kosova do të ndjekë modelin dhe përvojën e tyre.



Ambasadori Ian Cameron Clif, pasi falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe miqësore, theksoi se shteti i tij është nga mbështetësit më të mëdhenj të Kosovës dhe se ai do të ndihmojë edhe më tutje në proceset për integrimin e Kosovës në organizmat e BE-së. Ambasadori Cliff çmoi lart angazhimin e BIK-së për frymën e tolerancës dhe theksoi se është i impresionuar nga puna që ka bërë dhe po bën BIK për paqen, harmoninë dhe tolerancën në Kosovë.

## MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA KRYETARI I FUSHË-KOSOVËS BURIM BERISHA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, u prit më 19 tetor nga kryetari i komunës së Fushë -Kosovës, Burim Berisha, me të cilin bashkëbiseduan për bashkëpunimin në mes dy institucioneve. Myftiu Tërnava, pasi falënderoi kryetarin Berisha për pritjen, e njohu atë me vendimin e forumeve të BIK-së, që nga viti i ardhshëm edhe Fushë-Kosova do ta ketë Këshillin e BI-së të pavarur, i cili do të organizojë dhe mbikëqyrë jetën fetare islame në territorin administrativ të komunës së Fushë-Kosovës.



Myftiu, në bisedë me kryetarin Berisha vuri në pah nevojën për ndërtimin e xhamisë në lagjen e re, si dhe nevojën për ndërtimin e selisë së këshillit të BI-së, për se kërkoi edhe përkrahjen e komunës për sigurimin e truallit. Myftiu Tërnava dhe kryetari Berisha biseduan edhe për kërkimin e mundësisë që komuna të marrë përsipër harxhimet e varrimit për qytetarët e komunës së Fushë-Kosovës. Kryetari Berisha tha se do të përkrahë dhe do të mbështesë çdo iniciativë që është në shërbim të qytetarëve dhe premtoi që do të shqyrtojë shpejt mundësinë e ndarjes së lokacioneve për ndërtimin e infrastrukturës për nevojat e Këshillit të BI-së. (R.Shkodra)

## BINJAKËZIMI SHKODËR – PRIZREN

Duke u bazuar në parimin islam për bëshkëpunim vëllazëror dhe duke pasur parasysh pozicionin kombëtar të Shqipërisë dhe Kosovës, më datë 15.10.2011, në qytetin e Shkodrës u nënshkrua akti i binjakëzimit vëllazëror në mes të Muftinisë Zona Shkodër – Republika e Shqipërisë; dhe Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit – Republika e Kosovës.Ceremonia e binjakëzimit u zhvillua në një ambient krejtësisht vëllazëror dhe u nënshkrua nga dy udhëheqësit e institucioneve, Muhamed Sytari - Mufti i Zonës Shkodër, në njërën anë, dhe Lutfi ef. Ballëk - Kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, në anën tjetër. Në aktin solemn morën pjesë anëtarët e Këshillit të Muftinisë Zona Shkodër dhe ata të Prizrenit, e me pjesëmarrje të gjerë nga imamë e efendilerë nga të dy palët.Me këtë rast, në fjalimet e tyre përshëndetëse, efendilerët Sytari dhe Ballëk u përqendruan kryesisht rreth bashkëpunimit vëllazëror në të gjitha sferat e veprimtarisë fetare islame, duke e quajtur këtë akt të binjakëzimit si një akt historik. Me nënshkrimin e aktit të binjakëzimit vëllazëror, drejtuesit e dy institucioneve u zotuan për një angazhim maksimal për rritjen e bashkëpunimit të ndërsjellë vëllazëror, përfshirë aspektin fetar – profesional, humanitar, të ndihmave për



ndërtimin a meremetimin e objekteve fetare islame, organizimin e tribunave dhe tryezave fetare islame me pjesëmarrës nga të dy qytetet, organizimin e trajnimeve të përbashkëta për imamët e dy institucioneve; botimin e librave dhe materialeve studimore, promovimin e veprave etj., - që të gjitha këto duke u bazuar në mundësitë reale ekzistuese. (O. Bislimaj)

## MBAHET KONFERENCA NDËRKOMBËTARE NË TEMËN "TRAJNIMI I IMAMËVE DHE MËSUESVE PËR EDUKATËN ISLAME NË EVROPËN JUGLINDORE

Në Hotelin "Victory" në Prishtinë, nga 21-23 tetor 2011 u mbajt Konferenca Ndërkombëtare në temën "Trajnimi i Imamëve dhe Mësuesve për Edukatën Islame në Evropën Juglindore" e organizuar nga Fakulteti i Filozofisë dhe Edukimit, Edukimi Fetar Islam (Universiteti i Vjenës), ku me kumtesa u paraqitën 31 referues nga 24 shtete të ndryshme të botës. Një nga qëllimet primare të organizimit të kësaj konference ishte shqyrtimi i modeleve të ndryshme teologjike dhe i metodave më efikase për trajnimin e imamëve dhe mësuesve të Edukatës islame në Evropë. Hapjen e punimeve të kësaj konference, në emër të Kryesisë së BIK-së, e bëri Dr. Fahrush Rexhepi, i cili, në emër të Kryesisë së BI-së dhe në emër të Myftiut Mr. Naim Tërnava, i përshëndeti të pranishmit për pjesëmarrje në këtë Konferencë. "Islami është sistem jete i përsosur, me vlera universale. Islami është traditë e gjallë fetare me vlerë dhe me vazhdimësi historike; Islami nuk është traditë fetare amorfe dhe anakronike. Mendojmë se predikuesit dhe intelektualët myslimanë që veprojnë në ditët e sotme të botës moderne, duhet ta orientojnë angazhimin e tyre drejt botës moderne, duke prezantuar argumentet dhe vlerat e vërteta të brendisë islame, të cilat shoqëria,dhe veçmas rinia myslimane, herë-herë i ka lënë pas dore", - tha Dr. Fahrush Rexhepi. Në hapje të kësaj konference prezantoi edhe Ambasadori i Austrisë në Kosovë, z. Johann Brieger, i cili përshëndeti të pranishmit dhe i përgëzoi organizatorët për organizimin e kësaj konference. Një fjalë përshëndetëse mbajti edhe Rektori i Universitetit të Prishtinë, z. Mujë Rugova. Në emër të organizatorit të pranishmit i përshëndeti dr. Ednan Aslan, i cili i informoi të pranishmit se kjo konferencë është e treta me radhë, pas atyre në Vjenë dhe Sarajevë.Krejt në fund, në emër të bashkorganizatorit dhe nikoqirit të kësaj konference, të pranishmit i përshëndeti dhe u uroi mirëseardhjen në Kosovë Prof. Dr. Qazim Qazimi, dekan i FSI-së të Prishtinës. Referues ishin:Prof. Dr. Qazim Qazimi, dekan i FSI-së të Prishtinës, Herol Tabak, nga Universiteti Bedër,Mr. Muhamed Ali, profesor në FSI-në e Shkupit,Prof. ass. Dr. Xhabir Hamiti, profesor në FSI të Prishtinës, Mustafa Hasan nga Universiteti i Sarajevës, Muamer Zukorliç, Bashkësia Islame në Serbi, Aziz Hasanoviç, BI në Kroaci,Omer Kajoshaj, BI e Malit të Zi, Sefer Hasanov, Instituti për Studime të Larta Islame në Sofje,Vahidin Behluli, Unioni i shqiptarëve muslimanë në Austri, Samim Akgonul, Universiteti i Strasburgut,Mohammed Ghaly, Universiteti i Leiden-it,Johan Meuleman, Universiteti Inholland, Rehan Neziri, Imam në Zvicër,Said Shagaviev, Universiteti Islamik i Rusisë, George Mircea Botescu, Universiteti i Bukureshtit,Rustam Gafuri, zavendësmyfti i Ukrainës,Ibrahim Sherif, Myfti i Komotinit,Seyma Arslan, Universiteti i Stambollit, Abdullah Sahin, Qendra për Mendim dhe Praktika Edukative Islame, Mbretëria e Bashkuar,Yacob Mahi, Universiteti i Strasburgu,Juan Ferreiro Galguera, Universiteti i A.Caruna Spanjë, Jorgen S. Nielsen, Universiteti i Kopenhagës, Kevser Muratoviç ("Raporti ndërmjet Imamëve dhe Adoleshentëve"), Ilire Halimi Ponuku, studente në Vjenë, Jeton Mehmeti, Instituti GAP,Besa Ismaili Ahmeti, profesoreshë në FSI të Prishtinës,Martin Rothgangel, Universiteti i Vjenës, Eileen M. Daily, Universiteti Loyola Chikago,Muhammad Naeem Mohsin, Universiteti i Edukimit Lahore, dhe Ali Yurtsever, Niagara Educational Services, ShBA. (V. Shabani)






**PROMOVOHET FJALORI ARABISHT – SHQIP I AUTORIT DR. ISA MEMISHI**

Më 12 tetor, Kryesia e BIK-së, në amfiteatrin e Bibliotekës Kombëtare dhe Universitare të Kosovës, promovoi "Fjalorin arabisht-shqip" të Prof. Dr. Isa Memishit. Fjalori ka dy vëllime me dy mijë faqe, ku autori ka përfshirë 100 mijë fjalë dhe ky është botimi i parë në Kosovë në këtë format. Në fjalën e tij përshëndetëse, Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, pasi ka përgëzuar autorin për punën që ka bërë, tha: "Botimi i këtij fjalori, përpos që pasuron fushën e leksikografisë në gjuhën tonë me fjalorë dygjuhësor, s'ka dyshim se do të krijojë rrethana dhe kushte të reja për studiuesit, shkencëtarët e publicistët tanë, që në mënyrë meritore t'u qasen studimeve të albanologjisë, arabologjisë, islamologjisë, historisë e kulturës tek ne". Myftiu Tërnava botimin e fjalorit arabisht- shqip e ka cilësuar si një vepër kapitale që i shtohet leksikografisë dhe kulturës shqiptare nga kjo fushë. Për këtë Myftiu tha: "Botimi i këtij fjalori pason botimin e veprave kapitale të islamologjisë e orientalistikës, siç ishte në vitet '80 të shekulli të shkuar "Përkthimi i Kuranit në gjuhën shqipe", pastaj projekti për përkthimin e "Kompletit të Buhariut", shqipërimi i "Kamusul A'lamit" të Sami Frashërit, e shumë veprave të tjera të kësaj fushe që u bënë pronë e lexuesit shqiptar, ani pse mendoj që fjalori do të duhej të ishte para këtyre veprave që përmenda".Po ashtu Myftiu vuri në dukje edhe këtë: "Botimi i këtij fjalori vjen në një moment kur marrëdhëniet e Kosovës dhe shqiptarëve me Botën Arabe janë shpeshtuar në shumë fusha, kur masa e shqiptarëve që njohin arabishten, ose që janë të interesuar për përvetësimin e saj, është rritur ndjeshëm. Kosova tanimë ka vënë edhe kontaktet e para diplomatike me disa shtete të Botës Arabe dhe s'ka dyshim se botimi i këtij fjalori merr rëndësi edhe më të madhe dhe më të ndjeshme për zhvillimin e marrëdhënieve të shqiptarëve me Botën Arabe dhe anasjelltas".Ndërkaq, akad. Feti Mehdiu në referatin e tij vlerësues për botimin e "Fjalorit arabisht- shqip", ndër të tjera, tha:" Tanimë opinioni shqiptar ka në duar Fjalorin Arabisht – Shqip, fjalorin e një gjuhe botërore, që është gjuhë e një libri të shenjtë – Kur 'anit fisnik, i cili nuk ka kufi në botë dhe që tek shqiptarët është i pranishëm, sistematikisht, prej shekullit 14. Ka në duar fjalorin e njërës nga gjuhët më fleksibile në familjen e gjuhëve botërore. Kjo meritë i takon së pari autorit, por krenaria për këtë vepër nuk i mohohet Orientalistikës shqiptare dhe Universitetit të Prishtinës, ku është përgatitur e është rritur autori i fjalorit, Dr. Isa Memishi". Për Bardh Rugovën, shef i departamentit të Gjuhës Shqipe në Fakultetin e Filologjisë, fjalori është një ndërtim i fuqishëm që tregon seriozitetin e autorit. "Është një vepër ambicioze, e guximshme dhe e dobishme", ka thënë Rugova. E autori, Prof. Dr. Isa Memishi, pasi falënderoi të gjithë ata që kontribuuan për botimin e fjalorit, për vështirësitë që kishte hasur gjatë punës, tha: "Krejt kjo punë kishte nisur kur vetë ai, në kohë studimesh, qe përballur me telashe të shumta në mungesë të një fjalori të tillë. Ishte dashur më shumë se një dekadë që ai të përfundonte misionin që ia kishte vënë vetes". Më tutje autori i këtij fjalori theksoi edhe këtë: "Duke marrë parasysh literaturën klasike shumë të pasur, krahas leksikut bashkëkohor të gjuhës arabe, më është dashur që në këtë projekt të përfshij edhe mjaft shprehje të vjetra".
(R. Shkodra)

**HATME NË KOMOGLLAVË**

Në një organizim solemn në xhaminë e fshatit Komogllavë (Ferizaj) më 24.08.2011 u bë duaja e hatmes. Duaja u bë vetëm me nxënëse femra që kishin bërë leximin e tërësishëm të Kuranit me mualimen e tyre Sahide Sejdiu- Hoxha, e cila drejtoi këtë eveniment kaq të rëndësishëm. I pranishëm ishte edhe kryeimami i KBI-Ferizajt Sylejman ef. Roshaj, i cili me këtë rast përshëndeti organizimin me një fjale rasti dhe përgëzoi nxënëset e mualimen e tyre për një aktivitet kaq madhështor. Organizimi solemn u shënua edhe me këndim nga Kurani, këndim të ilahive dhe të duasë.Nxënëset që bënë hatmen , janë: Blerina Ismaili,Shukrije Ahmeti, Diorina Bekteshi,Nazlie Bekteshi, Manushe Abazi, Mirjeta Abazi, Shkurtesa Mehmeti, Xhevrije Ismaili, Dioleta Beqiri, Rejhane Zamiri. Me vullnet të tyre, katër nga nxënëset vendosën të vënë mbulesën (hixhabin). Këtë gjë e bëri edhe një vajzë tjetër, e pranishme në manifestim, 31 vjeçare. Kjo ishte një nga ngjarjet që gjallëruan jetën fetare në Komogllavë, gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit. (G. Jetishi)

## NË STAMBOLL U MBAJT TAKIMI PUNUES PËR ENCIKLOPEDINË E HAXHIT DHE DY XHAMIVE TË SHENJTA

**Kosova do të jetë pjesë e enciklopedisë së Haxhit**

Më 22 e 23 tetor, në Stamboll u mbajt një Konferencë shkencore me karakter konsultativ, kushtuar traditës së Haxhit në Turqi, Rusi, dhe vendet e Ballkanit. Konferenca u organizua nga zyra e Enciklopedisë së Haxhit dhe dy vendeve të shenjta (Qabesë në Mekë dhe Xhamisë së Pejgamberit në Medinë), që mbështetet nga Fondacioni Mbretëror, Melik Abdul Aziz.

Në këtë konferencë morën pjesë përfaqësuesit nga Turqia,Rusia, Shqipëria, Kosova, Bosnja e Hercegovina, Maqedonia, Tataristani e Greqia.

Konferenca u mbajt nën kujdesin e drejtorit të projektit, Prof. Dr. Abdullah b. Salih er-Rukajbe dhe koordinatorit të kësaj konference, prof. Dr. Mehmet Akush.

Në këtë konferencë qe i pranishëm edhe grupi punues për njësinë (zërin) enciklopedike për Kosovën i prirë nga Reshat Mexhiti - koordinator, Sabri Bajgora, Rexhep Luma e Ramadan Shkodra. Pjesë e këtij grupi është edhe Ahmet Sadriu, i cili për shkak se gjendej në haxh nuk qe në takim.

Në hapje të konferencës, drejtori i projektit prof. Dr. Abdulla b. Salih er-Rukajbe, pasi përshëndeti dhe falënderoi pjesëmarrësit, foli shkurtimisht për nismën, qëllimin, objektivat dhe pritjet e projektit.

"Ideja për projektin që të hartohet një Enciklopedi për Haxhin dhe dy Xhamitë e shenjta, është që nga viti 2001, ndërsa projekti ka filluar të realizohet më 2006. Deri tani janë përgatitur mbi 20 vëllime të Enciklopedisë kushtuar Haxhit, për vende të ndryshme të botës"- tha dr. Abduallahb b. Salih er-Rukajbe .

Më tutje ai potencoi: "Jemi tubuar këtu që të vëmë bazat e hartimit të Enciklopedisë për Haxhin në Turqi, Rusi dhe vendet e Ballkanit, nga ku pritet që të botohet një vëllim i posaçëm" - tha në fjalën e tij drejtori i projektit dr. Abduallahb b. Salih er-Rukajbe

Përfaqësuesit e Kosovës në këtë takim konsultativ, paraqitën projektin kornizë, për Haxhin në Kosovë, ku është përfshirë fillimisht një histori e shkurtë e Kosovës, pastaj një histori e shkurt e Bashkësisë Islame, për të vazhduar me fillet e Haxhit në Kosovë, traditën e Haxhit ndër ne, Haxhi gjatë Perandorisë Osmane, rrugët që kanë shfrytëzuar haxhilerët kosovarë. Pastaj organizimi i Haxhit në Kosovë gjatë sistemit monist, si dhe organizimi i Haxhit në Kosovën e lirë.

Në projektin kornizë është paraparë që të përfshihen edhe aspektet nga spektri shpirtërorë, kulturorë, social, historik e ekonomik dhe ndikimi i tij si tek vetë individi po ashtu edhe në shoqëri.

Po ashtu në projekt janë dhënë edhe statistika, foto e harta që kanë të bëjnë me Haxhin.



Në Stamboll udhëheqësit e projektit të Enciklopedisë, pasi u njohën me punën e bërë nga përfaqësuesit e shteteve pjesëmarrëse dhanë sugjerimet e nevojshme për punën e mëtutjeshme.

**Objektivat kryesorë të projekti për Enciklopedinë e Haxhit:**

Objektiv kryesor i projektit është të publikohet një enciklopedi e Haxhit dhe dy vendeve të shenjta me një prezantim ku do të vihen në pah historiku, pastaj adresimi i aspekteve kulturore e qytetëruese në mënyrë akademike.

Objektivat kryesore përfshijnë:

- Argumentimi dhe dokumentimi i haxhit dhe dy xhamive të shenjta nga periudha para islame e deri në ditët e sotme dhe bërja e enciklopedisë si burim referues.
- Vërja në pah e ngritjes së cilësisë së shërbimeve të Haxhit dhe haxhilerëve gjatë historisë.
- Krijimi i një databaze për Haxhin dhe dy xhamitë e shenjta që mund të përdoren si burime akademike dhe hulumtime të tjera.
- Tubimi i sa më shumë të dhënave dhe dokumenteve për haxhilerët në të gjitha vendet e rajonet myslimane nga mbarë bota.

(R. Mexhiti, R. Shkodra)





## EGZON IBRAHIMI BILBILI I MEDRESESË NË KUR'AN NË GARAT EVROPIANE NË ZAGREB

Me zërin melodik, të bukur e të dhimshëm, Egzon Ibrahimi, nxënës i M.M. "Alauddin" të Prishtinës, ka arritur të zërë vendin e parë në garat e Kur'anit-në kategorinë tilavet- të mbajtura në Zagreb të Kroacisë. Këto gara u organizuan nga Bashkësia Islame e Kroacisë në bashkëpunim me Ministrin e Vakfit të Katarit edhe këtë vit - të 18-tat me radhë në nivel evropian, nga data 13-15 tetor 2011. Në këto gara morën pjesë më shumë se 20 shtete anekënd kontinentit evropian. Kosova, si shteti më i ri në kontinentin më të vjetër, mori pjesë në këto gara me dy nxënës nga medreseja e mesme "Alauddin" Egzon Ibrahimi në kategorinë tilavet dhe Jasir Krasniqi në kategorinë hifz (15 xhuze). Nxënësit së bashku me profesorin Jakup Çunaku morën rrugën drejt Zagrebit më datën 14 tetor. Dita e premte ishte dita e parë e fillimit të garave zyrtarisht. Garat e Kur'anit u zhvilluan në pesë nivele:Tilavet medresesh,Tialavet i lirë,Hifz 5 xhuze,Hifz 15 xhuze,Hifz komplet i Kur'anit. Komisioni ishte në përbërje prej gjashtë kurrave nga Kroacia, Bosnja, Maqedonia, Turqia, Franca dhe Arabia Saudite. Leximi i nxënësit Egzon Ibrahimi, përveçqë ngazëlleu të pranishmit, po ashtu edhe komisioni ngeli më se i kënaqur me cilësinë që shpërfaqi ky nxënës i medrsesë "Alauddin". Kësisoj , Egzon Ibrahmit iu dha unanimisht vendi i parë në tilavet medresesh, dhe ai mori mirënjohje dhe dhuratë. Gjithashtu edhe Jasir Krasniqi, megjithëse ishte hera e parë që merrte pjesë në gara kuranore, pati një paraqitja brilante dhe u nderua me mirënjohje për pjesëmarrje. Vlen të theksohet se medreseja "Alauddin" angazhohet vazhdimisht për të marrë pjesë në garat e Kur'anit me nxënësit e vet. Në vitin e kaluar kishte marrë pjesë edhe në garat e Kur'anit në Iran. Mbesim me shpresë që suksese të tilla të jenë të vazhdueshme për nxënësit, për shkollën tonë dhe për shtetin tonë. (M. Simnica)

## DEPARTAMENTI I GRUAS I BIK-SË PRITI FËMIJËT E ÇERDHES SË FSHATIT SOS

Në prag të festës së Kurban - Bajramit, Departamenti i Gruas i BIK ka pritur dy grupe fëmijësh të çerdhes së fshatit SOS të Prishtinës, që shoqëroheshin nga edukatoret e tyre. Pas pritjes që u bëri DG- ja, zyrtarja e DG-së, Hanife Jahiri, bashkëbisedoi për disa çaste me fëmijët, dhe njekohësisht i njoftoi ata për festën e Kurban-Bajramit e pastaj u dha dhurata modeste të përgatitura enkas për ta. Edukatoret, së bashku me fëmijët, pasi falënderuan DG-në për pritjen që u bëri, u nisen për të vizituar xhaminë "Alauddin"që gjendet pranë selisë së BIK-së. Aty u pritën nga profesore Azemine Kukaj, e cila i njohu fëmijët me ambientin e xhamisë. Më pastaj fëmijët vizituan edhe FSI-në, ku përshtypje mjaft të këndshme u la biblioteka e fakultetit me një numër mjaft të madh librash. (H. Jahiri)

## NJË GJERMANE PRANOI ISLAMIN NË KBI-NË E PRIZRENIT

Më datën 16.08.2011, në zyrat e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, është kryer akti i pranimit të fesë islame në mënyrë zyrtare nga Manuela Jürgen Berthold, e lindur më 23.08.1978 në Radebeul të Gjermanisë. Ajo me këtë rast deklaroi se, duke lexuar për Islamin dhe duke u njohur me të, që në vitin e kaluar kishte vendosur që jetën e saj në të ardhmen ta bënte në pajtim me rregullat fetare islame, të cilat, sikur thekson ajo – "për mendimin tim janë rregulli i vetëm i jetës së qetë dhe të lumtur", për të vazhduar: "Këtë dëshiroj ta bëj edhe zyrtarisht se me vetëdije të plotë dhe me vullnet të lirë e pranoj Islamin, e bindur fuqishëm se me këtë veprim do të arrij lumturinë dhe kënaqësinë në këtë dhe në botën tjetër". Zonja Manuela, e martuar me Agron Krasniqin nga Prizreni, gjithashtu mori emrin SARA dhe shprehu dëshirën që të bënte kurorëzim islam dhe në librin amzë të KBI-së të Prizrenit të shkruhej emri i saj mysliman. Çifti bashkëshortor ka 4 fëmijë dhe qëndrojnë me punë të përkohshme në Gjermani.Akti solemn i pranimit të Islamit është kryer në praninë e kryetarit të KBI-së të Prizrenit, z. Lutfi ef. Ballëk, dhe dëshmitarëve: Zaim Qafleshi (imam i lagjes) dhe Hymri Krasniqi (anëtar i këshillit të xhamisë, njëkohësisht xhaxhai i bashkëshortit të saj). (Z. Qafleshi)

*Merhum*

## NDËRROI JETË MULLA MIFTAR EF. MULAJ (1925-2011)

Derisa po kryente punën e tij si imam, policia serbe e kishte kapur për gjoksi dhe e kishin ofenduar mbi baza fetare dhe kombëtare, po Hoxha që shquhej për guximin e tij, kishte shpalosur gjoksin dhe u ishte drejtuar atyre: Shtini, gjuani nëse mundeni, e mos më ofendoni më! Miftar ef. Mulaj u lind më 15.05.1925 në fshatin Jashanicë, në një familje të respektuar

atdhetare dhe fetare. Qysh në fëmijëri tek ai u vërejtën shenjat e zgjuarsisë dhe etja për dituri në përgjithësi, e ato fetare në veçanti, dhe për këtë arsye në vitin 1950 u regjistrua në Medresenë e Madhe të Gjakovës tek mësuesi dhe myderrizi i njohur Fahri ef. Ilazi. Megjithëse, për shkak të masave të dhunshme nga okupatori i atëhershëm, qe mbyllur Medreseja e Madhe e Gjakovës, dashuria e madhe që ai kishte për Fenë Islame nuk pushoi kurrë, prandaj mësimet i vazhdoi te mulla Mehmeti në Gjurgjevikun e Madh e pastaj tek mulla Izeti në Pejë, për t'i vazhduar më vonë tek hoxha i nderuar, mulla Ragipi po në Pejë. Mulla Miftari gjatë muajit të Ramazanit ushtronte detyrën e Imamit në fshatrat Gllarevë, Poterç, Kërrnicë, Gjurgjeviku i Vogël, Shtupel, Jashanicë dhe në shumë vende të tjera. Më 1982 u emërua imam/ hatib/ mualim në xhaminë e fshatit të tij të lindjes, në Jashanicë, ku dha një kontribut të madhe të pashoq për ngritjen e vetëdijes fetare e kombëtare. Ishte organizator në meremetimin e xhamisë së vjetër dhe ngritjen e rrethojës së oborrit të xhamisë së vjetër, me mjete personale, dhe ishte përkrahës i madh e organizator i dalluar në ndërtimin e xhamisë së re të fshatit Jashanicë. Detyrën e imamit e deshi shumë dhe e kreu me përpikëri, sidomos shquhej për përkushtimin e tij ndaj Allahut dhe predikimin e Fjalës së Tij. Mulla Miftarin e karakterizuan dituria, guximi dhe, mbi të gjitha, modestia. Me modestinë që kishte, përfitonte zemrat e të gjithëve. Ishte komunikativ dhe gojëmbël në predikimin e fesë, i dashur dhe i respektuar, me të gjithë gjente gjuhë të përbashkët. I brumosur thellë me virtyte islame, ai nuk kishte pushuar së predikuari kurrë parimet islame dhe mësimet për gjeneratat e reja. Për vite me radhë ua mësoi mësimbesimin të rriturve e të vegjëlve, megjithëse për këtë pati pengesa nga sistemi sllavo-komunist. Ai ndërmjetësonte në çfarëdo ngatërrese në mes fshatrave e njerëzve dhe, falë autoritetit që gëzonte, modestisë, guximit dhe vendosmërisë që kishte, ai zgjidhte shumë probleme. Lufta e fundit e zuri në moshë të shtyrë, por të pathyer dhe durimtar. Në vitin 1998, në kohën e luftës, derisa po kthehej nga detyra e kryer punën si imam, siç dihet, te stacioni i trenit në Klinë, e kishin kapur për gjoksi policia serbe dhe e kishin ofenduar mbi baza fetare dhe kombëtare, po Hoxha që shquhej për guximin që kishte, kishte shpalosur gjoksin dhe u ishte drejtuar atyre: Shtini, gjuani nëse mundeni e mos më ofendoni më! Gjatë jetës se tij kishte kryer edhe obligimin e Haxhit, më 2001. Ai shërbeu në xhaminë e tij deri në moshën 83-vjeçare, kur doli në pension, më 2008 .Merhumi më 22.10.2011 në moshën 86 vjeç, kaloi në amshim dhe në varrimin e tij morën pjesë një numër i madh xhematlinjsh. Në varrim morën pjesë edhe përfaqësuesi nga Kryesia e BIK-së, njëkohësisht kryetari i KBI-së të Pejës - Nexhmedin ef. Hoxhaj me bashkëpunëtorët, anëtarë të Këshillit të BI-së të Klinës dhe shumë pjesëmarrës të tjerë.(F. Boja)

*Merhum*

## NDËRROI JETË HOXHË AJREDIN EF. MORINA

Ajredin ef. Morina u lind më 22.12.1955 në Mamushë të Prizrenit. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, medresenë e mesme "Alauddin" e kreu në Prishtinë më 1976. Një vit ndoqi studimet në Fakultetin e Filozofisë, drejtimi i Orientalistikës dhe, me hapjen e Fakultetit të Studimeve Islame të Sarajevës, më 1977, u regjistrua atje dhe ishte studenti i parë nga Kosova. Gjatë studimeve atje, ai pati nderin që, përveç nga të tjerët, të ndiqte ligjëratat e profesori Hysein ef. Xhozo, një dijetar (alim) boshnjak përmasash botërore. U diplomua në Fakultetin e Studimeve Islame më 5 janar 1982. Ai, gjatë shkollimit në medrese kishte qenë edhe nxënës i myderrizit (profesorit) të mirënjohur shqiptar Hasan ef. Nahut. Edhe gjatë kohës sa ishte talebe (nxënës), sidomos gjatë ramazaneve, kishte kryer praktikën e imamit në fshatrat përreth Mamushës, si në Medvec, Zojz, Serbicë e Epërme. Ndërkohë (më 1996/97) qe regjistruar si student me korrespondencë në Fakultetin e Filologjisë-dega e Gjuhës dhe Letërsisë Turke - të Prishtinës, të cilin e përfundoi me sukses në vitin 2001. Si imam i rregullt nisi të punonte në Prizren në vitin 1981, në xhaminë e Sinan Qatibit (Levishës), për të kaluar në detyrën e imamit në xhaminë e Terxhuman Iskenderit (Dragoman) gjer në fund të jetës së tij, në kalimin në Ahiret. Gjatë gjithë kohës sa ishte imam, rregullisht ka mbajtur mësimbesim për fëmijë për vite me radhë. Ka qenë i rregullt në punë dhe i disiplinuar në vaktet e namazeve. Krahas punës si imam, ka qenë edhe profesor me korrespodencë i lëndës së Gjuhës turke në Medresenë e Prizrenit, që nga hapja e tij e gjer më 2001. Gjatë një mandati ka qenë anëtar i KBI të Prizrenit. Më 2011, tamam kur do të mbushte 30 vjet pune si imam në shërbim të xhematit të vet në xhaminë e Dragomanit në Prizren, e kaploi një sëmundje e rëndë dhe e pashërueshme. Gjatë gjithë kohës bëri përpjekje të vazhdueshme për shërim, si në vend ashtu edhe jashtë vendit (Turqi), por nuk e përballoi dot dhe, me caktimin e Zotit, dha shpirt më 13.9. 2011 në shtëpinë e tij në Prizren. Lajmi mori dhenë dhe u përhap shpejt në tërë qytetin e Prizrenit, në Mamushë e në rrethinë e më gjerë. Pas përgatitjeve të duhura, të nesërmen, u përcoll me nderime gjer në xhaminë e Bajraklisë, në namazin e drekës, kur xhamia ishte mbushur plot e përplot me kolegë, imamë, hoxhallarë dhe xhematlinj nga Prizreni e më gjerë. Varrimi u bë në vendlindjen e tij në Mamushë,kurse namazin e xhenazes ia fali Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava. Lutjet e fundit për Mehrumin i bëri kryeimami i Prizrenit Ali ef. Vezaj. E lus Allahun e Madhëruar që hoxhën dhe imamin tonë të nderuar Ajredin ef. Morina, ta shpërblejë, inshaAllah, me xhenetin Firdevs. (E.Morina)

## ORGANIZIMI I KONFERENCËS SË DYTË NDËRKOMBËTARE PËR MEDIET ISLAMIKE NË XHAKARTË

Kjo konferencë ndërkombëtare do të zhvillohet në praninë e Susilu Bambang Juf'hu Junu-it, President i shtetit të Indonezisë. Abdullah ibn Abdulmuhsin Al-Turki, Sekretar i përgjithshëm i Organizatës Globale "Islami", në lidhje me këtë, ka thënë: "Kjo konferencë zhvillohet në këto rrethana kur Bota Islame po përjeton kërcënime dhe kriza të ndryshme". Ai ka shtuar: "Mediat islamike, veçanërisht në epokën bashkëkohore, në botë ka arritur rritjen dhe përparimin e shkencës dhe medias, kanë nevojë për marrëdhënie dhe koordinim më të madh me njëra-tjetrën, në mënyrë që të arrijnë t'i realizojnë synimet e veta". Al-Turki ka sqaruar: "Konferenca ndërkombëtare e medieve islamike organizohet për t'i realizuar disa synime të ndryshme, në mesin e të cilave më i rëndësishmi është prezantimi i mesazhit global të Islamit, përkryerja dhe forcimi i potencialit të tij për t'i zgjidhur problemet botërore. Feja e pastër islame përmban në vete një mesazh për të realizuar drejtësinë, sigurinë dhe paqen globale" dhe ka shtuar: "Prej qëllimeve të tjera të konferencës ndërkombëtare për mediet islamike, mund të veçohen shërbimi ndaj Islamit dhe myslimanëve, ruajtja dhe mbrojtja e identitetit kulturor, forcimi i bashkimit dhe unitetit në mesin e myslimanëve dhe eliminimi i elementeve që shkaktojnë përçarje në mes myslimanëve". Kjo konferencë zhvillohet në pesë tema kryesor: "Media në kohën e tanishme, elementet dhe ndikimi i saj", "Veprimtari mediale e përbashkët", "Diskursi medial islamik", "Media dhe dialogu me të tjerët" dhe "Strategjitë e punës për zhvillimin e medieve islamike".



## NJË DEPUTET I PARLAMENTIT TË MALAJZISË ALARMON PËR RRITJEN E AKTIVITETEVE TË GRUPEVE QË BËJNË THIRRJE PËR TË HYRË NË FENË E KRISHTERË

Ibrahim Ali, deputet i pavarur në Parlamentin e Malajzisë, në lidhje me këtë, ka thënë: "Ministria e Brendshme dhe institucionet fetare në nivel të qyteteve dhe në nivele të ndryshme të Malajzisë duhet të marrin masa serioze kundër grupeve propaganduese të krishtera që po i godasin myslimanët e këtij vendi. Qysh tash këto grupe janë duke bërë përpjekje për t'i bërë të krishterë myslimanët e Malajzisë". Ai ka kërkuar nga qeveria e këtij vendi që, duke përkrahur dhe mbështetur bindjet dhe mësimet islame përballë dilemave dhe dyshimeve të ndryshme që ekzistojnë në shoqëri, të luftojë këtë fenomen, i cili po kërcënon shëndetin e shoqërisë. Ai ka sqaruar: "Gjatë këtij viti janë organizuar programe të ndryshme nëpër disa kisha të Malajzisë, ku priftërinjtë kanë kërkuar nga të pranishmit që të propagandojnë fenë e krishterë deri në atë masë, saqë Krishterimi të bëhet fe zyrtare e Malajzisë". Ai në fund ka rikujtuar: "Policia e Malajzisë ka mbledhur fakte që, sipas tyre, prijësit e partive politike të krishtera të Malajzisë gjatë ceremonive fetare që organizohen nëpër kisha, janë zotuar që të bëjnë përpjekje që Kryeministri i ardhshëm i Malajzisë të jetë i krishterë"

## NË ZVICËR ORGANIZOHET FESTIVALI "LUFTA KUNDËR ISLAMOFOBISË DHE RACIZMIT

Ky festival organizohet me kontributin e Organizatës Islamike të Zvicrës në bashkëpunim me qendrat kulturore në kuadër të xhamive dhe institucioneve të tjera islame të këtij vendi. Qëllimi i organizimit të këtij festivali është cituar të jetë shpjegimi i konceptit të islamofobisë për qytetarët myslimanë dhe jomyslimanë, paraqitja e disa modeleve të veprimeve dhe iniciativave raciste kundër Islamit në Zvicër dhe në vendet e tjera të Evropës, inkurajimi i myslimanëve për të paraqitur ankesat e tyre në organet kompetente të gjykatës në lidhje me veprimet raciste, si dhe prezantimi i fesë islame për jomyslimanët. Organizatorët e këtij festivali janë shprehur optimistë se, pas përfundimit të kësaj ceremonie, përgjegjësit dhe zyrtarët politikë e kulturorë të Zvicrës, duke marrë parasysh shembujt e paraqitur në fushën e veprimeve raciste, do të marrin masa praktike për të ndaluar përsëritjen e veprimeve të tilla, kurse mediet dhe shtypi i këtij vendi, në vend që të përhapin më shumë islamofobinë, do t'i përkushtohen më tepër bashkëjetesës paqësore të qytetarëve. Zyrtarët presin

që qytetarët myslimanë të integrohen më shumë në shoqërinë zvicrane. Ky festival do të zhvillohet në sheshin "Federal" në qytetin Bernë, ku përveç ulemave, intelektualëve myslimanë, do të marrin pjesë edhe një numër i zyrtarëve shtetërorë të Zvicrës, që do të flasin në mbrojtje dhe përkrahje të myslimanëve. Qeveria e Zvicrës ka lejuar dhe ka dhënë leje për organizimin e këtij festivali, ndërsa pjesëtarët e forcave të sigurisë do të kujdesen për sigurinë e pjesëmarrësve në këtë festival.



## THEMELOHET DEGA EVROPIANE E FEDERATËS SË XHAMISË SË MADHE NË FRANCË

Anëtarët e Federatës Kombëtare të Xhamisë së Madhe të Parisit, gjatë një mbledhjeje të përgjithshme, kanë aprovuar projektin për themelimin e degës evropiane të këtij institucioni. Komisioni evropian i Xhamisë së Madhe të Parisit, i cili ka për detyrë mbikëqyrjen e aktiviteteve fetare dhe kulturore të këtij institucioni në zonën e Evropës, ka vendosur që të themelojë degën evropiane të Federatës Kombëtare të Xhamisë së Madhe të Parisit, me pjesëmarrjen e përfaqësuesve nga shtetet si: Gjermania, Italia, Belgjika, Zvicra, Spanja dhe Anglia. Qëllimi i themelimit të kësaj zyre përfaqësuese është cituar të jetë krijimi i një bashkimi dhe uniteti më të madh në mes myslimanëve të shteteve të Evropës, koordinimi i aktiviteteve fetare dhe kulturore në kuadër të Xhamisë së Madhe të Parisit, krijimi i një fushe të përbashkët për aktivitetet e institucioneve dhe organizatave islamike të Evropës si dhe për kryerjen e veprimtarisë së përbashkët. Kjo mbledhje është zhvilluar në praninë e anëtarëve të Federatës, e kryesuar nga Delil Bu Bekr, si dhe në praninë e një numri të përfaqësuesve të shteteve evropiane në Paris.

## NË FRANCË ZHVILLOHET EKSPOZITA "ANDALUZIA, TRASHËGIMIA E HARRUAR ISLAME"

Ekspozita "Andaluzia, trashëgimia e harruar islame" organizohet me kontributin e Grupit të Miqësisë së Islamit me Krishterimin" dhe zhvillohet në fund të nëntorit në Qendrën Kulturore të qytetit Shatune – Malberi të Francës. Organizata Bamirëse e qytetit Shatune – Malberi dhe komuna e këtij qyteti janë duke bashkëpunuar në organizimin e ekspozitës "Andaluzia, trashëgimi e harruar e islamit". Ekspozimi i fotografive të objekteve dhe veprave të trashëgimisë islame, të mbetura në Andaluzi, jetesa paqësore e besimtarëve të feve të ndryshme në këtë qytet, shfaqja e një filmi dokumentar në lidhje me historikun e hyrjes së fesë islame në Spanjë, zhvillimi i një konference dhe tryeze të rrumbullakët me temën "Islami dhe Krishterimi" si dhe disa klasë edukativo-arsimore, - janë prej programeve që do të zhvillohen gjatë kësaj ekspozite. Qëllimi i organizimit të kësaj ekspozite është dallimi i rolit të dialogut ndërfetar, prezantimi i librave të rinj në sferën e pikave të përbashkëta në mes Islamit dhe Krishterimit si dhe shpjegimi i rolit të bashkëjetesës paqësore në zhvillimin e shoqërisë.

## RRITJA E KONSIDERUESHME E TREGUT TË PRODHIMEVE HALLALL NË ITALI

Përderisa çmimi i prodhimeve hallall në botë po shënon rritje, edhe në Itali këto prodhime kanë arritur një rritje të konsiderueshme. Kompanitë e prodhimeve ushqimore të Italisë, kohët e fundit kanë shprehur interesim të madh për tregun e prodhimeve hallall.Vebreto Distefano, drejtor ekzekutiv i organizatës "Hallall Italia", në lidhje me këtë, ka thënë: "Potenciali i tregut të prodhimeve hallall në Itali është rreth 3 deri në 4 miliardë euro. Prej vitit të kaluar, kur prodhimet hallall u ofruan në treg me etiketën "hallall", mbi 30 kompani të mëdha e të vogla kanë paraqitur kërkesën dhe janë duke i plotësuar kushtet e nevojshme për të marrë këtë licencë". Distafano të qenët e më shumë se 1.5 milion myslimanëve në Itali e ka konsideruar shkakun kryesor për interesimin e madh të kompanive prodhuese për këtë treg. Ai gjithashtu ka thënë: "Licenca për ofrimin e prodhimeve hallall nuk kufizohet vetëm në artikujt ushqimorë, por ajo përfshin edhe artikuj dekori, higjiene dhe farmacinë".

*Mr. Rexhep Suma*

| AUTOR: AGIM GASHI | I VARFËR | LËVRIMI | NXITËS I NJË VEPRIMI | LLOJ GRUI I OXHAKUT | ULJE ÇMIMI | TUNISI | ... QAZIMI | VOZË DJATHI | INDUKSIONI | | I KLASIT | GAZETA E PARË SHQIPE NË KOSOVË | BESIMI I MUSLIMANIT | GJYMTYRA E TRUPIT |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| PJESË E BIK-ut | | | | | | | | | | VRASJE / AMERICAN MEAT INSTIT. FOUNDATION | | | | |
| ELEMENT KIMIK | | | | | | | | | VARIANT I HALIMIT / AMERICAN BOARD OF OPHTHAM. | | | | | |
| SHTET ARAB | | | | | | BANOR I NJË KRAHINE SHQIPTARE / 1001 ROMAK | | | | | | | | |
| SULMIM, MËSYMJE | | | | | | | ABISINASI / KALIUMI | | | | | | | |
| RELIANCE INDUSTRIES LIMITED | | | | PJESË E KAMERËNS / JO ABSOLUT | | | | | | | | | | |
| DEPUTETI, AHMETI (foto) | | | | |  | | | | | DHUROJ / ... FISTEKU | | | | |
| | INTERNATIONAL ZOO EDUCAT. / ÇAHET | | | | | | | | | | DHUROJ / ... FISTEKU | | | |
| FOSFORI | | SHQIPËRIA / NGOPJA ME AZOT | | | | | | | | AUTORITETI | | | | |
| LATIFI | | | | | | | | | | ITALIA | | ERBIUMI / DËMTIM | | |
| NITROGJEN | | | | | | | | | | E LARMJA | | | | |
| LLOJ BIME | | | | | | | | | | AFROJ | | | | |
| ASTATI | | | 5 ROMAK / QYTET SHQIPTAR | | | | | | | HEROI, BERISHA | | | | VEND KU SHFAQEN FILMA |
| CEREMONI | | | | KAMERAMANI, PAGARUSHA | QYTET NË JAPONI | QENGJ I BUTË | AKADEMIKU, STAVILECI (SHQ.) | TITANI | | AKADEMIA E SHKENCAVE | LUMË NË SLLOVENI / VËNIE MINASH | | | |
| KOPJIMET | | | | | | | | | LUTJA PAS USHQIMIT | | | | | |
| BANORI I KRYEQYTETIT SHQIPTAR | | | | | | | | | E RESHUR UJI / LLOJ GJARPRI | | | LUMË NË AUSTRI / ASSOCIATION OF ZOO AND AQUARIUMS | | |
| SPANJA | | MEJDANI / KAMPION | | | | | | BORI / R.N. | | OJNA / FRANCA | | | | |
| TASH | | | | | VYSHKJE / AMPERI | | | | | | | | | |
| | LLOJ LËNDE SHUMË E ËMBËL | | | | | | | | | NËNË,EËMË | | | | |

**ZGJIDHJA E KALUAR:** RAMAZANI, IMAMI, AMANETI, AGJERIM, MIRATIMET, RESA, ANALE, ELIMINIM, DIMI, ETIKA, AOA, A, AZ, E, NT, NA, A, LIA, BAT, AFRI, TEL, ST, V, ETER, TABE, RAMI, IRAN, ARIF, KIMI, VE, I, E, IT, I, ATAKIMET, IRU, TARIKATET, EMER, DOMATE, ENKAS, JEMENI, STRUKIM, SHTATI, ALLAH, UAA.

“Engjëjt që ua morën shpirtin e atyre që ishin mizorë të vetvetës
ju thanë: “Në çka ishit ju? - Ata thanë: “Ne ishim të paaftë në atë tokë!”
(engjëjt) ju thanë: “A nuk ishte e gjërë toka e All-llahut
e të migronit në të?” (e të praktikonit lirisht fenë e Zotit).
Vendi i tyre është xhehennemi dhe sa vend i keq është ai!
Përveç atyre që ishin të paaftë nga burrat, grat e fëmijët që nuk
kishin mundësi të gjenin, as mënyrë, as rrugë (për shpërngulje).
Atyre do t'iu falë All-llahu.
All-llahu është që shlyen e falë shumë (gabime).
Kush shpërngulet për hirë (të fesë së) All-llahut, ai gjen mundësi
të madhe dhe begati në tokë. E kush del prej shtëpisë si migrues te
All-llahu dhe i dërguari i Tij, dhe e zë vdekja (në rrugë), te All-llahu
është shpërblimi i tij. All-llahu është mëshirues, mbulon të metat.”

En-Nisa, 97-100

“Ata të cilët besuan, migruan dhe luftuan me pasurinë dhe veten e tyre
në rrugën e All-llahut, ata kanë pozitë më të lart te All-llahu
dhe vetëm ata janë fatlumë.”

Et-Tevbe, 20

“Po ata që besuan, migruan dhe luftuan për rrugën e All-llahut, dhe
ata që strehuan dhe ndihmuan, janë besimtarë të vërtetë. Atyre u
takon falje (e mëkateve) dhe furnizimi në mënyrë të ndershme.”

El-Enfal, 74

DITURIA
ISLAME



"Në mos e ndihmofshit
atë (Pejgamberin),
atë e ka ndihmuar All-llahu;
kur ata që nuk besuan
e nxorën atë vetë të dytin;
kur që të dy ishin në shpellë,
kur po i thoshte shokut të vet:
"Mos u pikëllo (friko),
All-llahu është me ne!"

E All-llahu zbriti qetësi
(në shpirtin e) atij,
e fuqizoi me një ushtri
që ju nuk e patë;
e fjalën e atyre që nuk besuan
e bëri më të ultën,
kurse fjala e All-llahut
(është) më e larta.
All-llahu është
më i fuqishmi, më i urti".

Et-Tevbe, 40